


**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Bahri Simnica**

**Redaksia**:
Agim Hyseni, Burhan Hoxha,
Hajrullah Hoxha, Isa Memishi,
Jakup Cunaku, Muharrem Tërnava,
Muhamed Hoxha, Nexhmi Maksuti,
Rexhep Suma dhe Sabri Bajgora.

**Lektor**
Isa Bajçinca
**Korrektor**
Skender Rashiti
**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku
**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Vellusha", nr. 84. 38000 Prishtinë,*
*Fah. post. 46,*
*Tel & Fax. 038/224-024*
***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €   Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

بسم الله الرحمن الرحيم

## *Njëzet (20) vjet që obligojnë*

*Lexues të nderuar!*

*Numri 20 në shikim të parë nuk duket i madh, por, nëse shikohet në shtegtimin e kësaj reviste, pra të "Diturisë Islame", tani po bëhen plot njëzet vjet angazhim, punë dhe peripeci nga më të ndryshmet, për të dalë dhe për të arritur deri tek lexuesit tanë shumë të respektuar dhe të dashur për ne dhe për vetë revistën tuaj dhe tonën.*

*Para plot njëzet vjetësh kjo revistë pati hedhur hapin, e më pastaj dhe të fluturonte, pse jo, deri tek lexuesit tanë me një shtegtim të pandalshëm deri në zemrat e lexuesve duke i pushtuar ato kudo në trevat shqiptare si dhe në Diasporë. Kjo qe dritarja jonë e vetme e komunikimit me botën dhe me lexuesit.*

*Ky është viti i njëzetë që kur filloi të dilte kjo revistë, prandaj sikur e ndiejmë të domosdoshme t'i bëjmë një analizë, le të jetë edhe e shkurtër, historikut të këtij shtegtimi në rrugën e shenjtë të saj për të përhapur virtytet e besimit dhe një edukim të shëndoshë shpirtëror të brezave.*

*Në fazën e parë, në vitet 1986-1990, që nga fillimi i botimit, do të ndeshej me rrethana mjaft të vështira pune, rrethana kur, përveç entuziazmit dhe vullnetit, pothuaj gjithçka mungonte. Në radhë të parë mungonin penat e reja, të cilat do ta freskonin revistën, ndërsa në anën tjetër, pushteti i atëhershëm mundohej të minonte çdo përpjekje të një rizgjimi islam të popullit të Kosovës. Megjithatë, u trasua rruga që gjeneratat e reja që po vinin nga Bota Islame, të kishin një dritare të hapur të aktivitetit, ku të shprehnin aftësitë e tyre intelektuale.*

*Në fazën e dytë, që kap periudhën 1991-1996, kemi të bëjmë me konsolidimin e revistës, sepse inkuadrohen kuadro dhe bashkëpunëtorë profesionalë. Ishte kjo kohë kur revista ishte në kërkim të identitetit të mirëfilltë të saj, të cilin arriti ta mbajë në kontinuitet edhe në fazën e tretë, që kap vitet 1996-2000.*

*Kjo fazë, e treta, karakterizohet për një stabilitet të revistës me bashkëpunëtorë të fushave të ndryshme, por edhe me vitet më të vështira të mbijetesës. Në këto vite ndodhën thyerjet e mëdha politike, kur morën rrugën pa kthim proceset që i paraprinë luftës së fundit dhe veprimeve gjenocidale nga ish-pushtuesi në Kosovë. Rrethanat e ndërlikuara politike e shkaktuan vështirësi materiale dhe pakësimin e bashkë punëtorëve, por revista megjithatë nuk u ndal, ajko ruajti stafin dhe bashkë punëtorët besnikë, mbijetoi luftën, dhe rifilloi punën e saj. Derisa faza e katërtë dhe e fundit fillon prej vitit 2000 e këtej, dhe karakterizohet me një profilizim profesional; në përmbajtjen e revistës. Në këto vite, për here të pare, Dituria Islame prezantohet edhe nëpërmjet faqeve të internetit, ku menjëherë përfiton zemrat e qindramijëra lexuesve. Kjo për ne do të thotë shumë, sepse është një përgjegjësi edhe më e madhe para Allahut dhe para dashamirëve të fjalës së shkruar. Gjatë gjithë këtyre viteve të rritës sonë, jemi munduar të mbajmë gjallë shpirtin islam, duke u përpjekur që këtë mesazh hyjnor ta përcjellim besnikërisht, pa anime, pa fanatizëm a ekstremizëm, dhe shpresojmë se të tillë do të mbesim edhe më tutje.*

*Lexues të nderuar!*

*Vlerësimi juaj për faktin sa kemi arritur të realizojmë objektivat tanë, megjithatë, është më meritori, kurse për sa na takon neve, nuk na mbetet tjetër përveçse kësaj reviste t'i urojmë jetë të gjatë dhe suksese në përpjekjet e saj për t'i njohur dhe informuar myslimanët me parimet e mirëfillta islame. Njëkohësisht t'i urojmë sukses dhe punë të mbarë në misionin e shenjtë- lartësimin e fjalës së shkruar islame. Përgëzime.*

## Në këtë numër pos të tjerash

# Me themelimin e "DITURISË ISLAME" synohej informimi i drejtë dhe objektiv i besimtarëve



*H. Jetish Bajrami**

Ne, në Kryesinë e Bashkësisë Islamë të Kosovës, gjatë viteve tetëdhjetë, ishim të preokupuar nga ideja për themelimin e një gazete periodike, e cila për nga koncepcioni dhe përmbajtja, do t'i përmbushtë kërkesat dhe nevojat e problematikës komplekse në territorin ku do ta ushtronte misionin e saj.

Që nga dita kur lindi ideja për themelimin e një publikimi të tillë e deri në realizimin përfundimtar të saj, u desh të kalonin disa vite përpjekjesh dhe pune të palodhshme. Marrëdhëniet në relacionin Bashkësia Islame - shteti komunist i atëhershëm, nuk ishin fare të mira. Andaj të gjitha kërkesat e BI-së për realizimin e nevojave dhe të drejtave të pjesëtarëve të saj, shteti i refuzonte duke na injoruar deri në skajshmëri. Kërkesa jonë për themelimin e kësaj reviste, na u vonua për vite të tëra, mirëpo, falë këmbënguljes sonë, pas disa vjetësh, Sekretariati i Arsimit, Shkencës dhe Kulturës, mori vendimin me të cilin u lejua nxjerrja e një reviste, edhe pse shpesh organet e caktuara të shtetit, pyetnin për qëllimin e themelimit të saj.

Komisioni, të cilin e pati emëruar Kryesia e BI-së në Prishtinë, mbajti mbledhjen e vet dhe, me propozimin tim, revistën tremujorë e emërtuam " DITURIA ISLAME" me nëntitull "revistë fetare, kulturore dhe shkencore.

Vlen të theksohet se Kryesia e Bashkësisë Islame deri në vitin 1986 nuk kishte periodik të vetin, me anë të të cilit do të informonte pjesëtarët e vet për nevojat e problemet, mbi punën, sukseset dhe dobësitë e veta. Përveç kësaj, Kryesia e BI-së synonte prezantimin e vlerave të kulturës islame dhe të mësimit dhe mendimit islam në përgjithësi. E kjo na bënte edhe më shumë kureshtarë për themelimin e kësaj riviste, sepse ditë e për ditë ndihej më shumë nevoja që Kurani, fjala e Allahut dhe Hadithi, tradita e shkëlqyer e Muhammedit a.s., të vazhdonin të transmetoheshin tek dashamirët e fjalës së shkruar, që myslimanët të njihen më nga afër me dispozitat e Islamit, me rregullat themelore të tij si edhe më historinë e qytetërimit islam, i cili historisë të njerëzimit i dha përmbajtje pa të cilën ajo do të ishte më e varfër dhe e zymtë.




Me themelimin e "DITURISË ISLAME" synohej informimi i drejtë dhe objektiv i besimtarëve, bartës themelorë të të gjitha manifestimeve fetare. Kjo ishte punë që Kryesia e BI-së i kishte vënë vetes obligim, që me korrektësi dhe më transparencë ta kryente, duke përcjellë punën e punonjësve fetarë nëpër xhamitë e gjetiu, aktivitetet e xhematit dhe të këshillave të bashkësisë islame, të medresesë së mesme "Alauddin" të Prishtinës e, më vonë, edhe në Novi-Pazar etj.

Mendoj se nuk ngarkohet përmbajtja e kësaj fjale nëse theksojmë se "DITURIA ISLAME", përveç misionit të saj si një informator fetar, në kohë të duhura ishte në funksion të informatorit me lajme ditore gjatë ditëve të rënda të viteve 1989 '90, sepse në atë kohë "RILINDJA" ishte ndaluar tërësisht, nga dhuna serbe dhe "DITURIA ISLAME", me sa më duket, ishte e vetmja revistë që dilte në gjuhën shqipe, për të cilën ndihej nevoja si për bukë.

Gjithashtu, mendoj se do t'u kisha mbetur borxh të gjithë bashkëpunëtorëve të atëhershëm të "DITURISË ISLAME" dhe veçanërisht këshillit redaktues të saj, sikur të mos theksoja ndihmën e tyre të pakursyer që kjo revistë e çmuar të fillonte krenare. E lus Allahun që të vdekurit t'i shpërblejë me Mëshirën e Vet, kurse të gjallët me shëndet dhe pleqëri të lehtë.

KRYEEDAKTORI I PARË I "DITURISË ISLAME", HAXHI JETISH BAJRAMI - GJILAN

E përshëndes Këshillin e tanishëm redaktues të "DITURISË ISLAME" dhe kryeredaktorit i uroj shëndet dhe suksese.

---

* Kryeredaktor i revistës "Dituria Islame", nr. 1-17.

# Vitet e thyerjeve të mëdha



*Mr. Qemajl Morina**

*Të nderuar lexues,*

Këtë vit revista juaj dhe jona - “Dituria Islame” mbushi 20 vjet të daljes së saj. Për një revistë, ky nuk është një përvjetor rekord, sepse në botë shumë revista kanë një jetë shumë më të gjatë. Mirëpo, për rrethanat tona shqiptare dhe kosovare, ky përvjetor është shumë domethënës.

“Dituria Islame” nisi të dilte në qershor të vitit 1986, kur Kosova, po edhe tërë Evropa Juglindore sundohej nga ish-regjimet komuniste. Andaj, vendimi i botimit të një reviste fetare në atë kohë, bartte me vete një sfidë dhe përgjegjësi të madhe. Thënë shkurt, ky ishte një hap i guximshëm si për botuesin, ashtu edhe për lexuesit.

Sistemi i atëhershëm, me aparaturën dhe mekanizmat e tij, donte që çdo gjë ta kishte nën kontroll. Në veçanti, kur shtrohej çështja e fjalës së shkruar dhe kur kjo fjalë e shkruar ishte fetare dhe islame. Në anën tjetër, të gjitha parimet islame ishin në kundërshtim të plotë me pikëpamjet mbi të cilat ishte sendërtuar ideologjia e regjimit komunist e asaj kohe. Andaj, në ato rrethana, për të siguruar daljen e “Diturisë Islame”, lypsej të ecej nëpër tehun e shpatës.

Problem tjetër ishte sigurimi i bashkëpunëtorëve, të cilët do të kontribuonin me shkrimet e tyre për mbarëvajtjen e revistës, që nuk ishte një punë aq e lehtë. Me gjithë peripecitë e shumta, “Dituria Islame” vazhdoi rrugëtimin e saj deri në ditët tona.

Deshi fati që unë ta drejtoja këtë revistë në periudhën tetor 1990-shtator 1996 (nr. 18-84), në periudhën e thyerjeve të mëdha që po bëheshin jo vetëm në Kosovë, por edhe në tërë rajonin. Në atë periudhë kohore, kur Kosova në rrafshin kombëtar dhe atë ndërkombëtar ishte në qendër të vëmendjes për përpjekjet e saj mbinjerëzore që po bënte për çlirimin e saj nga okupimi serb, dhe po trasonte rrugën drejtë pavarësisë së saj.

Po në atë periudhë kohore, deshi i Madhi Zot, që edhe në Shqipëri të shembej regjimi i egër komunist i Enver Hoxhës dhe ajo të fillonte proceset demokratike, të cilat ishin shumë të dhembshme, por që çuan drejt integrimit të saj në rrjedhat evropiane dhe ato ndërkombëtare. Tagrin e lartë të diktaturës e pagoi shumë shtrenjtë populli shqiptar. Lejimi i zbatimit të fesë në Shqipëri, pas një periudhe afër një gjysmë shekulli të ndalimit të saj, ishte një e arritur e madhe për Shqipërinë. Për fat të keq, çmimi i ndalimit të saj ishte tejet i shtrenjtë, për Shqipërinë dhe popullin e saj.

Në të njëjtën periudhë kohore edhe Bota Islame u ballafaqua me tragjedi të mëdha, të cilat “Dituria Islame”, brenda mundësive të saj, u përpoq t’i regjistronte dhe t’i komentonte, në mënyrë sa më autentike, që të bëheshin dëshmi dhe mësim për brezat e ardhshëm të myslimanëve. Prej tyre më të theksuarat ishin: tragjedia e myslimanëve të Bosnjë e Hercegovinës (1990-1994), agresioni rus në Çeçeni, problemi i pazgjidhur i Kashmirit, çështja e pazgjidhur e Palestinës, që po zgjat më shumë se gjysmë shekulli, si dhe shumë vatra të krizave të tjera anë e kënd Botës Islame.

Me lëkundjen e bazave të brishta të ish-Federatës Jugosllave, u bë edhe pavarësimi i Bashkësisë Islame të Kosovës, si një hap i guximshëm dhe sihariq se Kosova do të ecte drejt pavarësimit të saj. Mëvetësimi i Bashkësisë Islame të Kosovës i dha hapësirë veprimi asaj, që ta njihte opinionin ndërkombëtar me rrjedhat e proceseve më të reja në Kosovë, dhe me torturat dhe gjenocidin që regjimi i Millosheviçit, me mekanizmat e tij shtetërorë, po ushtronte ndaj popullatës së pambrojtur të Kosovës. Ato, si duket, ishin përpëlitjet e fundit të regjimit serb, që bënte ndaj popullit shqiptar të Kosovës, edhe pse ai vetë e dinte se okupimi i tij i kishte ditët të numëruara. Pikërisht prandaj ai për çdo ditë e më tepër shtonte agresivitetin e tij policor-ushtarak.




Na gëzon fakti që “Dituria islame” po trason rrugën e saj edhe në këtë periudhë të transicionit që po kalon shoqëria kosovare dhe Bashkësia Islame, duke u qëndruar konsekuente parimeve të saj. Askush tjetër sikur myslimanët, nuk është i ngarkuar që të mësojë nga e kaluara. Ky është imperativ i drejtpërdrejtë nga Kurani i madhërishëm, Libri i shenjtë i myslimanëve. Nëse është ashtu, atëherë ne duhet të kemi respekt ndaj fjalës së shkruar islame. Sepse jemi “civilizim i fjalëve”. Fjala e bukur ia hap derën Islamit, ndërsa fjala e shëmtuar ia mbyll. Fjala e bukur, në të njëjtën kohë, është e vërtetë dhe e moralshme. “Dituria islame” bën vazhdimisht përpjekje që të jetë e tillë. Ky zaten është edhe misioni i saj.

---

* Kryeredaktor i revistës “Dituria Islame”, nr. 18-84

# Përjetuese e ngjarjeve që bënë kthesë në histori



*Sabri Bajgora**

Se ç'rëndësi ka fjala e shkruar, këtë më së miri e ka përjetësuar Kurani famëlartë në ajetin 1 të kaptinës El-Kalem: "Nun, betohem në Lapsin dhe në atë që shkruhet", prandaj edhe nisma e botimit të revistës sonë prestigjioze dhe tashmë të njohur në përmasa kombëtare e ndërkombëtare, "Dituria Islame", ka qenë një përpjekje madhështore, që fatmirësisht, këtë vit po e kurorëzojmë me 20-vjetorin e daljes së saj.

Pa dyshim që nisma ishte e vështirë, sepse atëbotë mungonte kuadri profesional, shkrimet profesionale dhe kushtet e përgatitjes tekniko-teknologjike, por, falë vullnetit, elanit dhe shpresës se për fjalën islame në shqip, megjithatë do të vinin ditë më të mira, kjo revistë do të shihte dritën. Dhe, me gjithë pengesat nga pushteti komunist, rrita e saj kurrë nuk u ndal. Madje, kur Serbia pezulloi autonominë e Kosovës në fillim të viteve '90, ajo për një kohë ishte dritarja e vetme shqipe nga buronin edhe ato pak informacione.

Në vitet më të vështira të ekzistimit të saj, në vitet e thyerjeve të mëdha në Kosovë, 1996-2000, kisha fatin të isha kryeredaktori i tretë i "Diturisë Islame". Ndonëse të penguar në çdo situatë, qoftë në aspektin e radhitjes, të botimit dhe sidomos të distribuimit të saj nëpër Kosovë, kur shpeshherë i qemë ekspozuar dhunës dhe torturave psikike nga policia serbe, megjithatë me ndihmën e Allahut, ne kurrë nuk e ndalëm punën tonë fisnike. Ishte thjesht një amanet që e kishim marrë përsipër me të gjithë kolegët në Bashkësinë Islame, qoftë në nivel qendror, qoftë në atë lokal, dhe këtë amanet duhej ta përcillnim më tutje, pavarësisht nga trysnitë dhe sakrificat.

Në faqet e "Diturisë Islame" përjetësuam protestat studentore të tetorit 1997, pastaj masakrën e Prekazit, sollëm lajme dhe rrëfime autentike nga vetë protagonistët e kësaj epopeje, e cila në kujtesën e popullit shqiptar do të mbetet si një ndër episodet heroike dhe e cila do të shtynte procesin e Kosovës në udhëtimin e gjatë po përfundimtar të Kosovës. Po ashtu sollëm ngjarjet e tmerrshme e të dhimbshme nga masakra e Reçakut, lajmet me foto për shkatërrimin e xhamive, për torturat, maltretimet dhe vrasjen e imamëve-ulemasë si pjesë e pandashme e këtij populli liridashës. Dhe, deshi Allahu, falë gjakut të derdhur të dëshmorëve tanë dhe ndihmës së Nato-s, Kosova filloi të merrte frymë më lirshëm, kështu që, kushtet u bënë paksa më të mira për punë.

Pas fillimit të bombardimit të forcave serbe nga ana e Nato-s, represioni serb mbi popullatën u shtua tej mase, që pati për pasojë dëbimin e gati një milion kosovarëve nga trojet e tyre stërgjyshore. Kjo gjendje bëri të pamundur daljen e mëtutjeshme të revistës sonë. Ndonëse kjo nuk zgjati më shumë se tre muaj, edhe për atë kohë pati përpjekje që në Maqedoni të dilte një numër special, i cili pothuaj qe përgatitur në Shkup nga disa anëtarë të redaksisë, po kjo nuk ndodhi. Fatmirësisht, një pjesë të punimeve të këtij numri e bartëm menjëherë në Kosovë dhe e botuam me mund të madh pas 3 javësh në Prishtinë.

Meqë në Kosovë ishte shkatërruar çdo gjë, në muajt e parë të pasluftës e kishim të vështirë madje të siguronim edhe letër për shkrime dhe botim, sepse në Prishtinë ishin djegur edhe ato pak shtypshkronja private që ekzistonin para luftës. Por megjithatë, ne edhe atëherë nuk e ndalëm punën tonë, por vazhduam me përkushtim edhe më të madh dhe, me ndihmën e Allahut, ia dolëm mbanë.

Sot kur po festojmë 20-vjetorin e daljes së kësaj reviste, e ndiej veten tejet të privilegjuar që isha pjesë e historisë së saj. Ajo që më jep shpresë se kjo revistë do të mbijetojë edhe për shumë vite, është brezi i ri i teologëve, shkencëtarëve, profesorëve, akademikëve, të cilët me shkrimet e tyre objektive për realitetin islam, po mbushin faqet e kësaj reviste.

Sot, më gëzon fakti se revista jonë ka marrë një fizionomi të re, e udhëhequr profesionalisht nga një staf serioz, me një armatë të tërë pas, teologësh ambiciozë e të etshëm për të shpënë përpara Fjalën e Allahut, nga të cilët pritet që edhe më tutje ta mbajnë gjallë këtë frymë shpresëdhënëse, se megjithatë Islami në këto troje mbijetoi katrahurat e një të kaluare të errët.

Lexues të nderuar, lexojeni, ndihmojeni dhe përkraheni "Diturinë Islame", sepse vetëm në këtë mënyrë do të arrijmë suksese drejt jetësimit të idealeve tona. Kjo revistë aq sa është Jona, po aq dhe më shumë është Juaja.




* Kryeredaktor i revistës "Dituria Islame", nr. 85-124

# Vitet e para të pasluftës



**_Ahmet Sadriu*_**

*Të nderuar dhe shumë të respektuar lexues të revistës "Dituria Islame"*

Kam kënaqësinë që me rastin e 20-vjetorit të daljes së revistës sonë, t'ju drejtohem me një përshëndetje të shkurtër si një prej ish-kryeredaktorëve të kësaj reviste (i katërti me radhë) duke kujtuar ato ditë shumë të veçanta për mua. Vërtet ishte kënaqësi që isha për katër vjet në krye të revistës së vetme islame në vitet e para të pasluftës, por njëherësh ishte edhe përgjegjësi e madhe. Ishin ato katër vitet (2000-2004) pothuaj menjëherë pas luftës, nga e cila Kosova kishte dalë e shkatërruar në shumë aspekte, si në atë material ashtu edhe në atë shpirtëror. Ishte koha kur në Kosovë kishin vërshuar shoqata të ndryshme si nga Lindja ashtu edhe nga Perëndimi në shenjë solidariteti për popullin e Kosovës, por që në realitet shumë prej tyre bënin një propagandë të paskrupullt për konvertim, duke shfrytëzuar gjendjen e vështirë ekonomike dhe shpirtërore.

Duke i pasur parasysh të gjitha këto, dhe gjendjen në përgjithësi, pastaj duke ditur rëndësinë e fjalisë së shkruar, ne së bashku me shokët e redaksisë dhe bashkëpunëtorët tjerë, iu rrekëm punës me seriozitetin më të madh. Ishte koha kur revista e kishte krijuar emrin e vet tek lexuesit, falë atyre që e kishin udhëhequr më parë.

Ishte vërtet përgjegjësi e madhe, kërkohej kujdes i madh se ç'po u plasonim lexuesve tanë. Falë Allahut xh.sh. dhe angazhimit të palodhshëm të stafit të revistës si dhe mbështetjes së pakufishme të Kryesisë së BI të Kosovës, arritëm dhe ia dolëm.

Revista u profilizua në format e saj të vazhdueshme, me rubrika të rregullta, me tema të larmishme nga feja, kultura, historia dhe shkenca të tjera të ndryshme. Një prej të arriturave më të mëdha që vlen të theksohet gjatë kohës sa isha në krye të revistës, ishte plasimi i revistës sonë në rrjetin global të internetit. Ne hapëm një faqe të revistës, ku e derdhnim atë ashtu komplet, ta pacunguar, kështu që lexuesit, kudo që të ishin, kishin mundësi ta lexonin revistën në formën e plotë, në të gjitha skajet e botës. Besoj se me këtë ia arritëm edhe qëllimit, dhe vlen të theksohet se për çdo numër kemi pasur mbi 10.000 vizitues të rregullt të faqes së revistës "Dituria Islame" në internet.

Në fund, i përshëndes të gjithë lexuesit e Diturisë Islame, duke i porositur që këtë revistë ta lexojnë, ta mbështesin dhe ta ndihmojnë në forma të ndryshme, njëherësh i uroj sukses dhe punë të mbarë redaksisë aktuale, duke e lutur Allahun xh.sh. që t'i ndihmojë për të realizuar amanetin e marrë përsipër.

---

* Kryeredaktor i revistës "Dituria Islame", nr. 125-175



# Tani kur kemi trashëgimi, është më lehtë t`u qëndrojmë besnikë lexuesve tanë



*Bahri Simnica**

*Të nderuar dhe të respektuar lexues.*

Kam nderin dhe jam i privilegjuar që, me pak fjalë, t`ju drejtohem dhe t'ju përgëzoj për këtë revistë mujore, që tani po mbush të njëzet vjetët bashkë me shumë simotra, revista të tjera fetare dhe kombëtare.

I vetëdijshëm për përgjegjësinë që kemi në këtë fushë, që në fillim dua t'ju falënderoj dhe përgëzoj ju, lexues besnikë të kësaj reviste dhe njëherësh ju, bashkëpunëtorë, që për vite të tëra nuk iu ndatë punës në të shkruar, e cila pa dyshim është puna më e rëndë se çdo gjë tjetër, - të mund të kontribuosh për edukimin dhe informimin e njerëzve të interesuar. Gjithnjë duke u qëndruar besnik parimeve fetare e kombëtare në të gjitha kohët dhe në të gjitha situatat, të cilat vërtet që ishin shumë të pafavorshme për të gjithë ne, në veçanti për fjalën e lirë dhe formën lirë të të shprehurit për sa i takon fesë islame.

Një boshllëk i krijuar në këtë aspekt me ndalimin e fesë nga ana e pushtetit komunist, si dhe pjesërisht në ish-Jugosllavinë, bëri që të mbeteshin nën hije e dalëngadalë edhe të humbisnin e të zhdukeshin shumë prej vlerave shpirtërore. Një pjesë e madhe e kulturës sonë islame u zhduk, e tjetra, e pakta që mbeti, u injorua dhe u margjinalizua tërësisht. Në vetëdijen e popullatës shqiptare në vite të tëra u imponua doktrina ateiste, e cila kishte një qëllim të vetëm monstruoz-zhdukjen e ndjenjës fetare islame të pjesës më të madhe të kombit tonë.

Derisa Shqipëria ndrydhte tërësisht këtë ndjenjë fetare, këtu tek ne, në hapësira të ish-Jugosllavisë, megjithatë Ulemaja jonë mendjendritur arritën t`i bënin ballë deri diku sfidës ateiste, duke e ruajtur të gjallë ndjenjën fetare në zemrën e popullit për aq sa u lejuan kushtet dhe rrethanat. Medreseja "Alauddin" ishte një kështjellë në të cilën brumoseshin idealet e larta islame. Në vitin 1986, një vit që në analet e historisë së Bashkësisë Islame të Kosovës është shënuar me shkronja vërtetë të arta, Kryesia e Bashkësisë Islame nxori në dritë revistën "Dituria Islame", nëpërmjet së cilës arriti që mendimin islam ta plasonte edhe më larg në formë të fjalës së shkruar. "Dituria Islame" filloi misionin e saj fisnik dhe shtegtimin e gjatë nëpër kohë. E ardhmja e Islamit në këto troje, me një revistë të tillë, po bëhej më e sigurt.

Të pranosh gabimet, është virtyt, por të vazhdosh dhe të qëndrosh edhe më tutje në gabimet, - është absurditet, prandaj e ndiejmë për detyrë që të pohojmë se një pjesë e shtypit tonë po ecën drejt përsosjes profesionale. Megjithëkëtë një pjesë tjetër ende ka shterpësi fetare, në mungesë të vizioneve dhe invencioneve kreative, duke iu qasur në mënyrë joserioze shumë problemeve dhe preokupimeve tona të përditshme.

Sot, kur po festojmë 20-vjetorin e "Diturisë Islame", e ndiejmë vetën krenarë që kemi arritur të afirmojmë një revistë vërtet serioze, me qasje të mirëfillta ndaj Islamit. Nëse duam një themel të shëndoshë kombëtar, natyrisht se do të na duhet të ngremë edhe edukatën tonë morale e shpirtërore. Dhe, nëse i vëmë një gur këndor fesë, kemi ngritur një kështjellë të fortë mbi themelet e ngrehinës kombëtare. Nëse dëshirojmë që mosha e njomë të rritet edhe me moral të shëndoshë, duhet t`i ofrojmë asaj gjëra të mira të shkruara.

*Shumë të nderuar, të respektuar lexues!*




Mbesim me shpresën se edhe në të ardhmen do të provojmë që nëpërmjet revistës suaj e tonë, të shprehim besnikërisht shpirtin e Islamit burimor, të ngjallim ndër lexuesit ndjenjat e larta fetare, shoqërore, vëllazërore dhe atdhetare. Gjithnjë me ndihmën e Allahut, me përkrahjen pa rezervë të lexuesve dhe të bashkëpunëtorëve, ne edhe më tutje do të jemi ushtarë besnikë të çështjes fetare e kombëtare në këto troje, ende të trazuara, të Ballkanit. Allahu i Plotfuqishëm është i Vetmi Që na ka ndihmuar dhe na ndihmon kurdoherë, që amanetin tonë ta kryejmë me nder e përgjegjësi.

---

* Kryeredaktor aktual i revistës "Dituria Islame".

# Roli i Bashkësisë Islame në periudhën pas statusit të Kosovës*
## (sfida dhe përgjegjësi)

**Mr. Qemajl Morina**

*E nderuara kryesi e punës.*
*Të nderuar efendilerë,*

Tema për të cilën do të flas në këtë seminar, në shikim të parë, duket se dallon nga zhargoni i temave të seminareve të mëparshme. Në realitet, kjo temë imponohet vetvetiu, edhe për ne si institucion fetar, si rezultat i kushteve dhe rrethanave vendimtare nëpër të cilat po kalon Kosova. Sepse, po kalojmë një fazë vendimtare në të cilën vendoset për të tashmen dhe të ardhmen tonë si komb dhe për të ardhmen e fëmijëve tanë. Andaj, momentet e këtilla janë të rralla në histori. Për të ardhur një moment i këtillë, na është dashur të presim më shumë se një shekull.

Jemi dëshmitarë se kalimi nga shekulli njëzet në shekullin njëzet e një ishte një moment që shënoi ndryshime të mëdha në marrëdhaniet në mes Lindjes dhe Perëndimit. Për fat të keq, kjo tendencë e tensionimit të këtyre marrëdhënieve, me gjithë përpjekjet e vazhdueshme të njerëzve të vullnetit të mirë nga të dy anët , sa vjen e po keqësohet për ditë e më shumë. Kjo tendosje, nuk është në interes të askujt, e në veçanti të kësaj pjese të Ballkanit, ku bënë pjesë edhe atdheu ynë Kosova, në truallin e së cilës përplasen këta interesa, qofshin ata të Perëndimit apo të Lindjes.

Shekulli njëzet, të cilin ne shqiptarët do ta mbajmë në mend për peripecitë e shumta, u përmbyll me një shpresë se drejtësia mund të vonohet, por më në fund ajo do të arrijë. Të gjithë ne, secili në mënyrën e vet, kemi përjetuar edhe luftën e fundit, agresionin serb në Kosovë. Pasojat ishin të shumta në të gjitha aspektet: vrasje të njerëzve, dëbim me dhunë nga Kosova, shkatërrime të fshatrave e qyteteve. Për fat të mirë, kësaj radhe zëri i arsyes ishte mbi çdo interes tjetër. Fuqia e njerëzve të vullnetit të mirë ishte mbi forcën e agresionit dhe vullneti i tyre mposhti një herë e përgjithmonë ambiciet dhe hovin e agresorit serb. Për 78 ditë me radhë forcat e NATO-s, të udhëhequra nga ShBA-ja, bombarduan caqet ushtarake serbe të regjimit të Millosheviçit, derisa më në fund i detyruan të dorëzoheshin dhe të tërhiqeshin nga Kosova. Për herë të parë pas një shekulli, Kosova po merrte frymë lirshëm, pa praninë e policisë dhe ushtrisë serbe.

Ajo që po ndodhte ato ditë, po thyente shumë paragjykime në shumë aspekte. Forcat e NATO-s po bombardonin caqet e një shteti. që shtirej se ishte në mbrojtje të Krishterimit, për të shpëtuar nga gjenocidi një popull të pambrojtur, me përkatësi fetare kryesisht islame. Atëbotë, të kota ishin apelet dhe protestat e Kishës Ortodokse Serbe se bombat e NATO-s po hidheshin mbi vëllezërit e tyre të krishterë. Askujt nuk i bënin përshtypje thirrjet dhe klithjet e autorit të romanit "Bajoneta", Vuk Drashkoviç, ministër aktual i Punëve të Jashtme i Serbisë, drejtuar medieve të Perëndimit: "Ne jemi të krishterë, Evropa është e krishterë . E kuptoni kë po bombardoni. Po i bombardoni të krishterët e po i merrni në mbrojtje bijtë e Bin Ladenit?!"

Përgjigjja e merituar vinte nga ish-Presidenti amerikan Bill Klinton, i cili ishte në krye të forcës që mbante barrën më të madhe të bombardimit:"Ne morëm në mbrojtje një popull, i cili ishte viktimë e një agresioni të paskrupullt vetëm pse besonte Zotin në një mënyrë tjetër".

Të hutuar mbeten edhe ekstremistët e llojit tjetër, të cilët donin që lufta në Ko-





sovë të zgjate sa më tepër dhe Perëndimi të bënte sehir, për të pasur argument shtesë se kur bëhej fjalë për myslimanët, Perëndimi mban të njëjtin qëndrim. Me të do të vërtetohej se konflikti në mes civilizimeve është i paevitueshëm.

### Periudha e transicionit

Jemi dëshmitarë të periudhës të transicionit që po kalon Kosova, e cila nuk ishte aq e shkurtër. Kaluan më shumë se shtatë vjet të plotë, të cilët nuk ishin edhe aq të lehtë, në pritje të përcaktimit të statusit të Kosovës. Me gjithë peripecitë, populli ynë qëndroi stoik dhe dinjitoz. Diti ta ruajë durimin edhe në momentet më të vështira, gjithmonë duke shpresuar për ditë më të mira.

Gjendemi në një udhëkryq të madh. Sfidat dhe përgjegjësitë mbi supet e të gritha institucioneve të Kosovës janë të mëdha. Përcaktimi i statusit si hap i parë, është një përgjegjësi e përbashkët së bashku me ndërkombëtarët, por kjo në një masë të madhe varet edhe nga provimi i pjekurisë sonë, të cilin ne duhet ta kalpojmë para kësaj bashkësie, se jemi në gjendje të udhëheqim shtetin në të cilin do të sundojë ligji, ku të gjithë qytetarët, pa përjashtim, do të jenë të barabartë para ligjit pa dallim kombi, feje, gjuhe, gjinie etj. Andaj, në grupin e këtyre institucioneve, pa dyshim bën pjesë edhe Bashkësia Islame, e cila duhet të ballafaqohet me sfida dhe përgjegjësi, të cilat i takojnë asaj si institucion fetar i Kosovës, me numrin më të madh të besimtarëve. Na gëzon fakti se Bashkësia Islame në të kaluarën edhe në momentet më të vështira, ishte në nivel të përgjegjësisë dhe doli me suksese, si para besimtarëve edhe para institucioneve relevante të atyre vendore dhe ndërkombëtare. Besojmë se këtë do ta bëjë edhe në të ardhmen, në Kosovën pas statusit. Me këtë na obligojnë normat dhe principet e Islamit si fe universale, që i respekton të gjitha fetë e mëparshme, profetët, dhe librat e shenjtë të tyre. Islami është fe e mëshirës, dialogut dhe bashkëjetesës me të gjithë popujt dhe racat, pa marrë parasysh besimin, kombësinë e racën e tyre.

### Në mes Islamit tradicional dhe atij agresiv

Islami në këto hapësira ka një traditë gjashtë shekullore, e cila u tregua e suksesshme dhe bëri që ai jo vetëm të mbijetojë, por edhe të zhvillohet dhe të zgjerohet. Këtë e bëri fal vizionit të dijetarëve tanë, në të kaluarën, të cilët e kuptuan Islamin dhe misionin e tij dhe ishin në kontakte dhe dialog të vazhdueshëm me besimtarët e feve tjera në fqinjësi. Nuk është fshehtësi nëse themi se tash në skenë kemi individë që nuk pëputhen me Islamin tonë tradicional, ata më tepër i kushtojnë kujdes pamjes së jashtme, siç janë mjekra, pantallonat e shkurta, mohimi i traditave të mëparshme të Islamit, si mevludi, qelimeja etj., - ndërkohë që ne të gjithë e dimë se Islami gjykon atë se ç'mbajmë në brendi e jo pamjen e jashtme. Në të njëjtën kohë ne kemi prova se Islami tradicional, duke u mbështetur në parimet e tij për tolerancë dhe bashkëjetesë me popuj dhe besime tjera, pati sukses në misionin e tij, por ne nuk dimë se a do të mund të jetë i suksesshëm versioni i ri i Islamit që po propagandohet nga disa individë?!

Unë nuk kam ndërmend që t'ju flas për kodeksin e misionit islam, i cili na këshillon që njerëzve t'u drejtohemi me fjalë të buta:

“Dhe njerëzve t'u flisni fjalë të mira!” (el-Bekare, 83). Po ashtu ne jemi të urdhëruar që njerëzve t'u drejtohemi me këshilla të mira: ”Thirr në rrugën e Zotit tënd me urtësi dhe këshillë të mirë dhe polemizo me ata, me atë mënyrë që është më e mira!” (En-nahl, 125)

“Ai që urdhëron për ndonjë mirësi, le të jetë edhe vepra e tij e mirë!”

Kurani i madhërishëm na shpjegon se roli dhe misioni ynë është i kufizuar në komunikim dhe në përkujtim e jo edhe në udhëzim, sepse udhëzimi është kompetencë e Allahut të Gjithëfuqishëm: ”Ti ke për obligim vetëm komunikimin!” (Eshuara, 48). ”Ti këshillo se ti je vetëm këshillues. Ti nuk je mbi ta imponues!” (El-Gashije, 21-22) ”Ti nuk mund ta udhëzosh atë që do ti, po Allahu e udhëzon kë të dojë!” (El-Kisas, 56)

### Roli i Bashkësisë Islame në Kosovën e re

Në Kosovën pas statusit, apo në Kosovën e re, të gjithë na presin sfida dhe përgjegjësi të mëdha. Secili duhet të përballet me sfidat dhe përgjegjësitë e veta. Partitë politike do të kenë përgjegjësitë e veta, por edhe ne si Bashkësi Islame do të kemi pjesën e përgjegjësive tona. Në veçanti kur fati ka dashur që numerikisht jemi bashkësia fetare më e madhe e Kosovës, andaj edhe përgjegjësitë janë më të mëdha se të bashkësive të tjera. Për këtë arsye lypset që së pari të jemi një organizatë monolite që ta shtrijmë ndikimin tonë në tërë territorin e Kosovës, sepse vetëm në këtë mënyrë, duke qenë të bashkuar dhe në shërbim të besimtarëve, do ta fitojmë besimin e tyre dhe të institucioneve të tjera të Kosovës.

Ne si organizatë fetare, mjete të vetme për ndikimi në mesin e besimtarëve tanë, kemi këshillën e mirë, fjalën e urtë, të cilën mund ta përcjellim në të gjitha xhamitë e Kosovës nëpërmes imamëve tanë. Edukimi i besimtarëve tanë në pajtim me parimet e Islamit për një bashkëjetesë me të gjithë bashkëqytetarët e tjerë të Kosovës, pa dallim feje, etnie dhe gjuhe, - do të jetë sfida dhe përgjegjësia jonë më madhe, por në të njëjtën kohë edhe kontributi ynë më i madh që mund ta japim në Kosovën pas statusit.

Ne nuk duhet as ta mbivlerësojmë vetveten, por edhe as t'i nënçmojmë mundësitë dhe potencialin tonë njerëzor, shpirtëror e material. Luftimi i dukurive të këqija dhe të dëmshme, duhet të jetë fushë e angazhimit tonë.

Lajtmotivi ynë do të jetë për një shoqëri tolerante,demokratike, të qytetarëve të barabartë, në një shtet ku do të sundojë ligji.

Sfidat që na presin, janë të mëdha. Amaneti që kemi mbi supet tona, nuk është i lehtë. Mirëpo, me një punë sistematike, me koordinim dhe bashkërenditje të forcave tona të përbashkëta, do ta fitojmë edhe këtë betejë, me ndihmën e të Madhit Zot.

Allahu xh.sh. në Kuranin famëlartë thotë:

“Dhe thuaj: ”Punoni, sepse Allahu do të shohë punën tuaj, Pejgamberi i Tij dhe besimtarët”

---

* Kumtesë e lexuar në Seminarin e njëmbëdhjetë të imamëve të Kosovës, mbajtur më 9 shtator 2006, në lokalet e Medresesë së mesme “Alauddin” të Prishtinës, organizuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës.

# Kurbani, simbol i paqes dhe humanitetit

Xhafer Fejziu

Lexoju (Muhamed) atyre (jehudinjve e të tjerëve) ngjarjen e vërtetë të dy djemve të Ademit, kur të dy flijuan kurbanë, nga të cilët njërit iu pranua, ndërsa tjetrit nuk iu pranua. Ai (që nuk iu pranua) tha:" Unë do të të mbys ty" (Kabili i tha Habilit). E ai (që iu pranua) tha:"Allahu pranon vetëm prej të sinqertëve". (El Maide, 27).

Jo rastësisht për argument zgjodhëm këtë ajet, i cili bënë fjalë për kurbanin. Çdo njeri i mençur, nga fjalët e këtij ajeti nënkupton se institucioni i kurbanit është me rëndësi të madhe, si dhe ka të bëjë me ngjarjen midis Ademit a.s. dhe djemve të tij.

Nga ajeti kuranor shihet qartë se prej kujt pranon sakrificën Allahu xh.sh.. Do të thotë, në Islam nuk është i mjaftueshëm vetëm ofrimi i sakrificës, por ajo doemos duhet të jetë e shoqëruar edhe me besim dhe devotshmëri.

Prerja e kurbanit apo ofrimi i sakrificës në një formë a në një tjetër, është aplikuar nga të gjithë popujt. Mirëpo ky institucion në Islam dhe mësimet e tij kanë domethënie dhe rëndësi të thellë si të gjitha parimet e tjera islame. Prerja e kurbanit është një akt i jashtëm, i cili në Islam ka domethënie krejtësisht tjetër.

Sipas botëkuptimit islam, prerja e kurbanit, si akt i jashtëm, duhet të tregojë se njeriu për triumfin e së vërtetës, është i gatshëm të sakrifikoj të gjitha të mirat dhe dëshirat e tij.

Myslimani, duke sakrifikuar kurbanin që është pronë e tij, tregon se është i gatshëm për të sakrifikuar edhe jetën e tij për Allahun, i Cili e ka krijuar dhe i ka dhënë jetën. Prandaj institucioni i kurbanit na mëson se si duhet të mburremi ndaj çdo vështirësie, dhe ndaj çdo fatkeqësie duhet të tregojmë durim.

Në fakt, kurbani ëshë sakrificë që bëhet vetëm në emër të Allahut xh.sh. Si çdo dispozitë apo parim islam, edhe prerja e kurbanit ka qëllimin dhe rëndësinë në jetën e çdo besimtari. Aktualiteti i tij është i përhershëm, pa marrë parasysh kohën dhe vendin.

Kryerja e obligimit të prerjes së kurbanit, do të thotë nënshtrim i plotë ndaj urdhrave dhe dëshirës së Allahut xh.sh., që e ndihmon njeriun të kuptojë qëllimin e ardhjes së tij në këtë botë.

Nënshtrimi ndaj ligjeve të Allahut xh.sh. është nevojë e çdo individi, për arsye se vetëm në këtë mënyrë mund të jetohet një jetë e qetë dhe e lumtur. Dhe e kundërta, mospërfillja e ligjeve të Allahut xh.sh. të çon t'u nënshtrohesh interesave të ndryshëm, pasioneve, punëve negative e destruktive. Pra, porosia kryesore e therjes së kurbanit është që jeta dhe aktiviteti i njeriut të jetë në përputhje të plotë me Ligjet e Allahut xh.sh. edhe atëherë kur shtrohet jo vetëm çështja e pasurisë, po edhe e jetës së vetë njeriut. Me anë të kësaj arrihet humanizimi shpirtëror i njeriut, që është qëllimi i parë i prerjes së kurbanit, pra ai të sakrifikohet vetëm në emër të Allahut xh.sh. Allahu xh. sh. thotë: " Tek Allahu nuk arrin as mishi e as gjaku i tyre, por tek Ai arrin bindja juaj. Ai ashtu ua nënshtroi ato juve që ta madhëroni Allahun për udhëzimet që u bëri. Bamirësve merru myzhde". (El Haxh, 37).

"Thuaj: namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë thjeshtë për Allahun, Zotin e botëve". (El En'am, 162).

Pra, tek Allahu xh.sh. nuk arrin mishi, as gjaku, as çfarëdo qoftë sakrifice tjetër materiale, përveçse devotshmëria, vepra e mirë dhe lufta kundër së keqes, errësirës.

Kurbani ka disa dimensione. Njëri është edhe dimensioni social i kurbanit, i cili tek ne është bërë i theksuar aq shumë, saqë del se kjo është qëllimi i vetëm i prerjes së kurbanit. Ne, anën sociale të kurbanit nuk e mohojmë, por dëshirojmë të themi se qëllimi i kurbanit në të vërtetë është takvallëku.

Gjithashtu, një nga dimensionet e kurbanit është edhe ana pedagogjike. Me fjalë të tjera, me vetë aktin e prerjes së kurbanit në praninë e të afërmeve tanë, ata në mënyrë direkte i mësojmë dhe i edukojmë në këtë frymë.

Prerja e kurbanit është detyrë (vaxhib) për çdo besimtar që është i pasur, ka mundësi materiale, qoftë burrë ose grua. Me flijimin e kafshës për kurban qëllim është zbatimi i Urdhrit të Zotit dhe arritja e shpërblimit nga Madhëria e Tij në botën tjetër. Pasuria që ka njeriu, konsiderohet shkak i obligimit për prerjen e kurbanit. Niveli i pasurisë që arrin nisabin, kushtëzon obligimin për prerjen e kurbanit (vlera e nisabit është 641.5 gramë argjend).



### Kurbani gjatë historisë

Studimet e religjionit, po edhe vetë Kurani dhe Syneti i të Dërguarit të Allahut xh.sh., konfirmojnë se institucioni i kurbanit është i vjetër sa edhe vetë njeriu në planetin Tokë. Kurani fisnik konfirmon qartë se institucioni i kurbanit përmendej edhe në legjislaturën e njeriut të parë në tokë, Ademit a.s., pastaj më vonë edhe në legjislaturën e Ibrahimit a.s., një gjë kjo e pashembullt në tërë historinë e njerëzimit. Sikundër rrëfen Kurani, Ibrahimi a.s., me të pranuar Urdhrin e Zotit për ta bërë kurban të birin, Ismailin a.s., e lajmëroi djalin e vet, i cili nuk kundërshtoi fare. Pasi të dy iu dorëzuan Vullnetit të Allahut xh.sh. të gatshëm për sakrificë, Zoti me fuqinë e Tij të pakufishme e shpagoi Ismailin a.s., po nëpërmjet tyre edhe mbarë njerëzimin, se në sakrificë qëndron jeta, suksesi. Historia njerëzore, e posaçërisht ajo e përhapjes së Fesë Islame, është përplot shembuj që flasin se asnjë sukses, sado i vogël të ketë qenë, nuk është arritur pa sakrificë, një fakt ky që e konfirmon edhe koha e sotme.

Pastaj, studimet krahasuese të religjioneve, na venë në dijeni se kurbani ka qenë traditë e rrënjosur thellë edhe tek popujt e vjetër, si tek asirianët, fenikasit, egjiptianët etj. Këtë e praktikonin edhe arabët idhujtarë, të cilët e prisnin kurbanin në emër të idhujve të tyre. Dhe, së fundi, institucioni i kurbanit përmendet edhe në Kuran, Synet dhe Ixhma. Në Kuranin fisnik thuhet: "Andaj, ti falu dhe prit kurban për hir të Zotit tënd" (El Kevther, 2). Këtë akt, pra të therjes së kurbanit, e praktikoi vetë Muhamedi a.s. me shokët e tij, një praktikë kjo që vazhdon edhe sot në mbarë Botën Islame.

### Kurbani dëshmon besimin e drejtë

Kurbani si komponent thelbësor i mësimeve islame, është në funksion të konfirmimit të njësisë së një të Vetmit Allah. Kontakti që vihet me Allahun gjatë aktit të prerjes së kurbanit, është imediat dhe pa kurrfarë elementesh politeizmi a hipokrizie. Prej këtu edhe del



dallimi qenësor ndërmjet flijimit islam dhe atij të feve të tjera. Derisa tek fetë e tjera flijimi është akt për të fituar simpatinë dhe ndihmën e "zotave" të imagjinuar, ose për të zbutur hidhërimin e tyre ndaj individit dhe popujve, në fenë islame flijimi është akt i gatishmërisë sonë për të flijuar gjënë më të shtrenjtë dhe më të dashur për hir të Krijuesit të botëve.

Pra, myslimani i mirëfilltë me therjen e kurbanit dëshmon se nga dashuria ndaj Allahut xh.sh., është i gatshëm të flijojë jo vetëm kurbanin, po edhe jetën e tij, po qe se e kërkon nevoja.

### Solidaritet në vepër-

Kurbani i bajramit, si festë madhore islame, është një rast praktik në të cilin besimtari i vërtetë dëshmon solidaritetin, shpirtin e tij human si dhe vetëdijen se flijimi në dobi të vëllezërve të vet të varfër, është çelësi i shpëtimit të një bashkësie nga shkatërrimi i saj. Së këndejmi, edhe feja islame ka vendosur një varg rregullash, në mesin e të cilave edhe kurbanin, që të luftohen në mënyrë sa më efikase varfëria, mjerimi. Pra, Kurban-Bajrami qenka festë kur ndjenja kolektive e shtyp e mbizotëron atë individuale. Prej këtu rezulton dispozita islame që mishi i kurbanit të ndahet në tri pjesë: për të varfrit, për të afërmit e fqinjët dhe për vete. Më shumë se kurrë, sot ndihet nevoja më e madhe për ndihmë familjeve të rrezikuara nga varfëria. Mijëra familje myslimane sot, sidomos ndër shqiptarët, gjenden të rrezikuara, sepse s'mund të shijojnë kurrsesi bukurinë e atmosferës festive të Bajramit. Fare mirë dihet mëkati i njeriut që ka pasuri e nuk prêt kurban, po sidomos dëshpërues është fakti nëse, ata që presin kurban, pjesën më të madhe të mishit e fusin nëpër frigoriferë, kurse një pjesë të vogël e ndajnë për të varfrit ose ua japin të afërmve të tyre, të cilët janë në gjendje të mirë materiale, pa përfillur fare fqinjin e tij të varfër.

Besimtarët tanë nuk duhet të harrojnë as institucionet fetaro-arsimore të Bashkësisë Islame, të cilat varen drejtpërdrejt nga ndihmat e tyre vullnetare, sidomos për shkak se vetëm në këtë mënyrë do të vazhdojmë të sigurojmë ekzistencën e fesë islame në trevat tona, veçanërisht kur të kihet parasysh shkollimi i kuadrit fetar nga të cilët varet interpretimi korrekt dhe burimor islam.

### Kurbani dënon aktet kabiliane

Ndër mesazhet kryesore të kurbanit, të sipërtheksuara, është edhe mesazhi i paqes, që buron nga vetë akti i flijimit të kafshës së paraparë për hir të Allahut xh.sh. Këtë më së miri e konfirmon rrëfimi kuranor përkitazi me ndodhinë e dy bijve të Ademit a.s.: zullumqarit – Kabil dhe paqedashësit - Habil. Siç e dimë, Urdhri i Zotit asokohe ishte që fëmijët binek të Ademit a.s. (një djalë e një vajzë bineq) të martoheshin në mënyrë reciproke, në mënyrë që djali të mos merrte motrën e vet binjake ose anasjelltas. Po për këtë shkak lindi mosmarrëveshja në mes vëllezërve - Kabilit dhe Habilit. Shkaktar i kësaj ishte Kabili, i cili dëshironte të merrte për grua motrën e vet binjake, për arsye se ishte më e bukur nga pamja. Por, sipas Urdhrit të Zotit, ajo i takonte Habilit. Në këtë konflikt, sipas porosisë së Zotit, ndërmjetësoi Ademi a.s., i cili që të dy i porositi të prisnin nga një kurban, me motivin që kurbani i atij që do të pranohej nga Zoti, do ta merrte për grua atë më të bukurën. Me t'u pranuar tek Zoti kurbani i Habilit, kuptohet i më të drejtit, Kabili shfaqi kryeneçësinë e tij dhe e mbyti të vëllanë e vet, Habilin.

### Çka nënkupton kjo?

Këtu na bëhet e qartë se kurbani, si ndërmjetësues, ka luajtur rolin e krijuesit të paqes, rendit dhe vëllazërisë së njëmendtë të personave në fjalë. Me po këtë rol, sikurse rrëfen Kurani fisnik, kurbani do të na paraqitet edhe në rastin e Ibrahimit dhe Ismailit a.s.

I madhi Zot e kishte sprovuar Ibrahimin a.s. së pari me vetveten dhe shpirtin e vet, se a ishte i bindur dhe a kishte iman të plotë tek Allahu xh.sh. E dimë vendimin e mbretit Nemrud me ushtrinë e tij, që kishte bartur dru për të djegur Ibrahimin a.s. në turrën e tyre. Tani i erdhi radha sprovës së fundit, kur engjëjt në formë njerëzish, e kishin pyetur Ibrahimin a.s. se të kujt ishin gjithë ato bagëti. Ibrahimi a.s. ishte përgjigjur se ishin të Zotit, po ai i shfrytëzonte, dhe u kishte thënë se, po të përmendnin një herë Allahun, do t'u jepte një të tretën, e po ta përmendnin Allahun dy herë, do t'u jepte tri të katërtat, dhe, po ta përmendnin tri herë, do t'ua jepte të gjitha. Por ata kishin ardhur vetëm për të sprovuar Ibrahimin a.s. Ibrahimi a.s. ishte njëri nga pejgamberët më të zgjedhur të Allahut xh.sh. (Ulul azmi) dhe ishte njeriu më i sprovuar, dhe pikërisht për këtë shkak edhe është quajtur Halilullah – Mik i Allahut.

Shumë burime tregojnë se Pejgamberi a.s. kurbanin e parë e kishte therur në vitin 9 pas hixhretit, gjatë kohës së haxhit, ditën e premte. Rëndësia historike e kësaj dite është edhe sepse atë ditë në Mekë qe shpallur ajeti i fundit i Kuranit a.sh.: "Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe". (El Maide, 3).

Ky flijim është ibadet ndaj Allahut xh.sh. dhe është obligim që njerëzit e pasur t'ua shpërndajnë mishin e kurbanit atyre që kanë nevojë, jo si sadaka, por e kanë për detyrim. Lidhur me këtë, po përmendim rastin e Pejgamberit a.s., kur ishte kthyer në shtëpi dhe e kishte pyetur Aishen r.a.: "Ç'kishin bërë me delen e therur?" ajo ishte përgjigjur: "E kemi shpërndarë krejt, përveç shpatullës". Pejgamberi a.s. ia ktheu: "Jo, po na paska mbetur krejt, përveç shpatullës".

Kohët e fundit myslimanët po u përmbahen më shumë obligimeve trupore siç janë namazi, agjërimi etj., kurse i kanë lënë zekatin, haxhin etj. Njerëzit e pasur po u bishtnojnë këtyre obligimeve në mënyra të ndryshme. Pejgamberi a.s. thotë: "I padituri dorëlirë është më afër Zotit se besimtari koprrac."

Mund të përfundojmë se prerja e Kurbanit është festë e madhe, festë e fesë së vërtetë, festë e devotshmërisë së pastër dhe fisnike, festë e sjelljeve të kulturuara, humane dhe morale, si dhe festë e krijimit dhe aktivitetit human.

Në fund po përmendim dy porosi të Pejgamberit a.s.:

"Ai që ka mundësi të therë kurban e nuk e bënë këtë, le të mos i afrohet faltores sonë për ta falur Bajramin".

"Ai që ka mundësi të therë kurban e nuk e bën këtë, le të mos vijë në namazin e Bajramit".

*Literatura:*

- Kurani, përkthim me komentim në gjuhën shqipe, përktheu h. Sherif Ahmeti, Prishtinë 1988.
- Tefsirul Kuranil Adhim, Ibni Kethir, botimi i parë, Kuvajt 1998.
- Sahihul Buhari 2/137.
- Rijadu Salihin, botimi i tretë Bejrut 1988.

# Kushtet e Kurbanit

Dr. Jusuf el-Karadavi

**Pyetje:**

**- Cila është norma e kurbanit për personin që nuk është haxhi?**

**- A ka kushte të veçanta që duhen zbatuar me rastin e vendosjes (nijetit) për kurban? P.sh., a nevojitet ihrami, etj.**

**Përgjigje**: Falënderimi i qoftë Allahut, ndërsa salavati dhe përshëndetjet qofshin për të dërguarin e Tij.

Kurbani është Synet (traditë e Pejgamberit a.s.) i vërtetë, i konfirmuar (muekkede) nga Pejgamberi a.s. dhe absolutisht nuk ka kurrfarë lidhjeje në mes kurbanit dhe ihramit për personin që nuk është haxhi. Kurse vendosja (nijjeti) duhet të bëhet në Emër të Allahut të Madhërishëm, për veten dhe për familjen tënde.

**Dr. Karadavi vazhdon më tutje:** Kurbani është Synet i vërtetë, i konfirmuar nga Pejgamberi a.s., i cili kishte prerë dy desh të bukur, me brirë, për vete dhe për familjen e tij. Ai, me atë rast kishte thënë: “O Zoti im, kjo është për Muhammedin dhe familjen e tij”. Alejhiselami kishte prerë kurban edhe për ata që nuk kishin mundësi nga Ymeti i tij.

Imam Ebu Hanife thotë: “Kurbani është vaxhib”. Vaxhibi, sipas tij, është mbi Synetin, por nën nivelin e farzit. Ai e konsideron kurbanin vaxhib për personat që kanë kushte dhe mundësi. Ai këtë qëndrim e mbështet në hadithin e Pejgamberit a.s., në të cilin thuhet: “Kush ka mundësi dhe nuk pret kurban, të mos i afrohet faltores sonë”! Në bazë të kësaj, ai thotë se kurbani është vaxhib. E, nëse nuk vërtetohet se është vaxhib, ai gjithsesi është Synet i konfirmuar dhe ka vlera shumë të mëdha.

**Koha** e tij fillon prej pas namazit të Bajramit, nga namazi më i parë në qytet, pas tij legjitimohet kurbani, ndërkaq, para kësaj kohe nuk ka kurban. I Dërguari i Allahut, ka urdhëruar që ai që ka prerë kurban para namazit të Bajramit, atë dele le ta konsiderojë dele për mish, e jo dele për adhurim, sepse ajo nuk është kurban për ibadet. Madje, edhe në qoftë se krejt atë sasi mishi e jep si sadaka, ai do ta fitojë vetëm shpërblimin e sadakasë, por jo shpërblimin e kurbanit, sepse kurbani është ibadet. Për ibadetet, Ligjvënësi ka paraparë rregulla; e ka caktuar kohën të cilën nuk guxojmë ta ngutim as ta tejkalojmë, sikur është namazi, a lejohet ta falësh drekën para kohës së saj? Nuk lejohet… Po ashtu edhe kurbani e ka kohën e vet të paraparë. Ka disa njerëz, në disa vende, që kurbanin e presin natën e bajramit, gjë që është gabim. Kjo është humbje e Synetit dhe humbje e shpërblimit për kurban. Nëse ai këtë e kupton, duhet ta përsërisë kurbanin, veçmas nëse është kurban i zotimit, atë detyrimisht duhet ta përsërisë… duke filluar prej pas namazit të bajramit. Prerja e kurbanit është e lejuar të bëhet në ditën e parë të bajramit, në ditën e dytë edhe në ditën e tretë. Bile, ekziston thënie se prerja mund të bëhet edhe në ditën e katërt, pra ditën e fundit të bajramit dhe të tekbireve. Më e këshillueshme është që kjo të bëhet deri në mesditë (zeval), kështu që, nëse vjen dreka dhe kurbani ende nuk është prerë, të shtyhet për ditën e dytë. Mirëpo, disa imamë thonë se edhe pas kësaj kohe lejohet prerja: qoftë natën, qoftë ditën. Andaj, unë mendoj se nuk është e domosdoshme që të gjithë njerëzit ta bëjnë prerjen e kurbanit në ditën e parë të bajramit, sepse kështu të krijohen rrëmuja gjatë prerjes, por disa njerëz mund ta shtyjnë prerjen për ditën e dytë dhe të tretë të bajramit. Mund të ndodhë që disa njerëz të kenë nevojë për mish, kështu që mund t’u bëhet shpërndarja e mishit në ditën e dytë dhe të tretë për ata që ndoshta në këto ditë kanë më shumë nevojë për mish sesa në ditën e parë.

Kjo, pra, është për sa i përket kohës së prerjes së kurbanit.

Për kurban lejohet: deveja, lopa dhe delja…, sepse këto janë bagëti (kafshë shtëpiake)… andaj mund të pritet për kurban secilido prej këtyre llojeve. Delja bëhet kurban për një. Me numrin një këtu nënkuptojmë një njeri bashkë me familjen e tij. Siç ka thënë Pejgamberi a.s.: “Ky (kurban) është për Muhammedin dhe familjen e tij”.

Ka thënë Ebu Ejjubi: Në kohën e Pejgamberit a.s. secili njeri për vete dhe për familjen e tij për kurban priste një dele. Dhe kështu vazhdoi kjo derisa u bë e njohur për njerëzit, siç e shohim ne sot.



Kjo është Synet.

Ndërkaq, për sa u përket lopëve apo deveve, për një person mjafton 1/7 (një e shtata) e lopës apo devesë. Andaj, mund të bashkohen shtatë persona dhe ta bëjnë kurban një lopë apo një deve. Është kusht që lopa të mos ketë më pak se dy vjet, kurse deveja të mos ketë më pak se pesë vjet. Dhitë nuk bën të kenë më pak se një vit, kurse dhentë më pak se gjashtë muaj. Dashin e shëndoshë e ka lejuar Pejgamberi a.s. për kurban edhe nëse ka gjashtë muaj. Këtë Ebu Hanife e ka kushtëzuar që të jetë i majmë, se përndryshe duhet të ketë një motmot.

Kaq për çështjen se ç'lejohet për kurban. Sa më i majmë dhe më i bukur të jetë kurbani, është më i vlefshëm, sepse ai është dhuratë për Allahun xh.sh., andaj myslimani për Allahun duhet të dhurojë më të vlefshmen që ka, e kurrsesi të jetë mos diçka që e urren ai vetë. Për këtë arsye, nuk lejohet të bëhet kurban delja që është shumë e dobët dhe e ligshtë, as ajo që është e verbër (me një sy), apo e çalë, as ajo që nuk e ka pjesën më të madhe të bririt, apo ajo që e ka të dëmtuar veshin, ose që ka çfarëdo të mete tjetër..! Jo! Sakrifica e myslimanit duhet të jetë e pastër, sepse ajo është – siç deklarova – dhuratë për Allahun e Madhërishëm. Andaj le të zgjedhë se ç'do të dhurojë për Krijuesin e tij, me shije të shëndoshë, sepse tek Allahu nuk arrin mishi e as gjaku i kurbanit, por tek Ai arrin devotshmëria juaj.

**A bën të jepet lëmoshë vlera e kurbanit në vend të prerjes?**

**Apo cila ka përparësi: dhënia lëmoshë e vlerës së kurbanit, apo prerja e tij ?**

Për sa i përket personit të gjallë, therja e kurbanit ka përparësi, sepse therja është ritual (fetar) dhe afrim tek Allahu xh.sh. ("Andaj, ti falu dhe prit kurban për hir të Zotit tënd", Kevther, 2), dhe ne presim kurban duke ndjekur shembullin e babait tonë, Ibrahimit a.s, duke përkujtuar atë ngjarjen madhështore, ngjarjen e kurbanit. Ibrahimit a.s., kur i erdhi shpallja në ëndërr, për ta prerë djalin e tij, Ismailin, dhe ai iu përgjigj kësaj shpalljeje. Ai shkoi te djali i tij dhe pjesa e zemrës së tij, Ismaili, fëmija i tij i parë dhe i vetëm, i cili i kishte lindur në pleqëri, i përmalluar dhe në mërgim, dhe pas të gjithave, dhe pasi që e furnizoi Allahu, e përgëzoi me një djalë të butë, dhe arriti të shkonte me të (për punë), dhe filloi të shpresonte në të, - i erdhi shpallja nëpërmjet ëndrrës që ta priste atë. Ishte kjo një sprovë. Sprovë e vështirë … për një baba në atë moshë, në një gjendje të tillë, për një fëmijë mashkull të shquar e të mrekullueshëm, dhe, pasi u bë ta shoqëronte atë (për punë), në moshën kur shpresohet prej tij, të gjitha këto, - i erdhi Urdhri hyjnor: Prite atë! Allahu dëshiron ta sprovojë… zemrën e mikut të Tij, Ibrahimit? A është ende e pastër për Allahun e Lartësuar? Apo është bërë e preokupuar me këtë fëmijë? Kjo është një sprovë e qartë, një provim delikat dhe i vështirë. Mirëpo, Ibrahimi a.s. e kaloi provimin, shkoi te djali i tij, duke mos dashur ta mashtrojë, por ia shfaqi çështjen hapur duke i thënë: "…O djali im, unë kam parë (jam urdhëruar) në ëndërr të pres ty. Shiko pra, çka mendon ti?" (es-Saffat, 102). Në madhështinë e qëndrimit të prindit ishte madhështia e qëndrimit të djalit, i cili aspak nuk u hamend, por me bindje prej besimtari dhe me besim të pathyeshëm, deklaroi: "…O babai im, bëje atë që urdhërohesh, e ti mua do të më gjesh, nëse do Allahu, prej të durueshëmve!" (es-Saffat, 102). Fjalë prej të cilave buron besimi, forca dhe modestia e mbështetja në Allahun xh.sh. Nuk e ka bërë atë për heroizëm as për trimëri, por e ka lidhur për kaderin – përcaktimin ("mua do të më gjesh, nëse do Allahu, prej të durueshëmve") e kthen çështjen tek Allahu dhe i mbështetet Lartmadhërisë së Tij, sepse Ai i dhuron njeriut besimin, i dhuron durimin, e pajis me fuqi nervore ("E kur ata të dy iu dorëzuan urdhrit të Zotit dhe e përmbysi atë në fytyrë (në ballë)", (es-Saffat, 103), e dorëzoi babai fëmijën e tij,



dhe e dorëzoi djali qafën e tij ("përmbysi atë në fytyrë (në ballë)" dhe dëshiroi ta zbatonte urdhrin me të cilin e kishte urdhëruar Krijuesi, - atij i vjen përgëzimi: "Ne e thirrëm atë: "O Ibrahim! Ti tashmë zbatove ëndrrën! Ne kështu i shpërblejmë të mirët! Vërtet, kjo ishte sprovë e qartë. Ne e shpaguam atë me një të therur (kurban) të rëndësishëm" (es-Saffat, 104-107). I erdhi atij Xhibrili me një dash dhe i tha: "Prite këtë në vend të djalit tënd!" Dhe kështu u bë synet në këtë ditë. Ne presim kurban në shenjë përkujtimi të kësaj ngjarjeje.

Popujt gjithmonë përpiqen që ngjarjet e tyre t'i bëjnë të paharrueshme, i përkujtojnë duke i shënuar dhe duke organizuar ceremoni në përvjetorët e tyre… Ditën e Pavarësisë, Ditën e Evakuimit, Ditën e Fitores, etj. Andaj, kjo ditë është prej ditëve të Allahut, prej ditëve të njerëzimit, prej ditëve të besimit, kjo është dita e heroizmit të paharrueshëm. E ka bërë të paharrueshme Allahu me ritualin e kurbanit. Andaj myslimani në këtë ditë pret kurban. Kjo është Synet dhe kjo është më e vlefshme sesa të jepet lëmoshë (sadaka) vlera e tij. Kjo për arsye se, sikur të gjithë njerëzit ta jepnin vlerën e kurbanave të tyre si lëmoshë, kjo do të thotë se ky ritual do të vdesë, kurse Islami do ta ringjallë atë, andaj pa dyshim që prerja është më e vlefshme. Mirëpo kjo është vetëm



për sa i përket personit të gjallë, atij i cili e pret kurbanin për vete dhe për familjen e tij.

**Kurse, nëse kurbani i dedikohet njeriut të vdekur, dhe dëshirohet që shpërblimi (thavabi) t'i dhurohet atij, si të veprohet me këtë rast? A të pritet kurbani? Apo të jepet lëmoshë vlera e tij?**

Qëndrimi im, të cilin e preferoj dhe i cili më qetëson, është ky: në vendin ku theren kurbana me shumicë dhe ku njerëzit kanë mish me bollëk e nuk ndjejnë nevojë për mish, në raste të tilla dhënia si lëmoshë e kurbanit për të vdekurin, është më mirë… sepse të gjithë njerëzit kanë mish, dhe të gjithë njerëzit janë të furnizuar me mish, si në ditën e parë, ashtu edhe në dy ditët vijuese të bajramit. Mirëpo, ndoshta një shumicë e tyre kanë nevojë për para (të holla), me të cilat do të blinin f.v. veshmbathje për bijën a lojra për birin, apo ëmbëlsira për fëmijët e tij apo për dikë tjetër. Ata kanë nevojë për dikë që do t'u ndihmonte në këto ditë të bekuara, ditët e bajramit, ditët e madhërimit të Allahut. Për këtë arsye lëmosha (sadakaja) për të vdekurin është më e preferueshme sesa kurbani në këto vende.

Ndërkaq, në vendet ku mishi është me pakicë, dhe njerëzit kanë nevojë për të, në raste, të tilla, nëse njeriu pret kurban për të vdekurin dhe mishin e kurbanit e shpërndan në emër të atij të vdekuri, - kjo është më mirë.

Kjo është që zgjedh unë në këtë fushë.

Ekziston edhe një çështje tjetër, ajo është se, sipas Sheriatit, për të vdekurin parashihet lëmosha me konsensus të myslimanëve, nuk e ka kundërshtuar këtë askush. Këtu janë dy çështje që nuk i ka kundërshtuar asnjë medhheb (asnjë shkollë juridike): 1. Lëmosha (sadakaja) për të vdekurin dhe 2. Lutja (duaja) e kërkimfalja (istigfari) për të. Ndërkaq, për sa u përket të tjerave si: leximi i Kuranit për të vdekurin, prerja (e kurbanit) për të, etj., janë prej çështjeve për të cilat ka mospajtime.

Së këndejmi, çështja e pakontestueshme është më e vlefshme se ajo që kontestohet.

Andaj mund të konstatojmë:

Për të gjallin, më mirë është që ai të presë kurban për vete dhe për familjen e tij.

Ndërkaq, për të vdekurit, nëse vendi ka nevojë për mish - do të pritet kurban në emër të vdekurit dhe do të shpërndahet (mishi i tij). Kurse, nëse vendi nuk ka nevojë për mish, më përparmë ka që vlera e kurbanit të shpërndahet si lëmoshë.

Dhe, natyrisht, nga aspekti i ndarjes së kurbanit, është e ditur se ndarja më e preferueshme e tij është nëse bëhet në tri pjesë: një e treta ndalet për vete dhe prej saj ha vetë personi dhe familja e tij ("…dhe hani prej tij…"), një e treta për fqinjët përreth, sidomos nëse janë prej atyre në gjendje jo të mirë materiale apo që nuk janë të pasur, dhe një e treta, e fundit, për të varfrit… Nëse ndodh që ta ndajë krejt sasinë e kurbanit, kjo do të ishte edhe më mirë dhe me përparësi, me kusht që prej tij (kurbanit) të merret për vete vetëm pak në emër të Synetit dhe bereqetit, si p.sh. të hahet një pjesë e mëlçisë apo diçka tjetër, që të dëshmohet për të se ai ka ngrënë prej tij, siç kishte vepruar edhe vetë Pejgamberi a.s., e po kështu kishin vepruar edhe shokët (ashabët) e tij. Allahu xh.sh. e di më së miri!

*Përktheu nga gjuha arabe:*
***Miftar Ajdini***

# Negociuesi dhe cilësitë e tij sipas Islamit

**Mr. Faruk Ukallo**

Për çdo ditë mbahen procese të negociatave që s’mund të numërohen, ka nga ato që mbahen në nivel personal, ka të tjera që mbahen në nivel shtetëror, e ka të tjera që mbahen në nivel të organizatave ose partive ose kompanive apo institucioneve të ndryshme.

Këto negociata të ndryshme kanë shpenzime të mëdha financiare dhe morale, që mund të shkaktojnë dëme të mëdha, ose mund të sjellin prishjen e marrëdhënieve ndërnjerëzore, ose mund të shkaktojnë tronditje, pasiguri dhe mosstabilitet ose edhe mund të shkaktojnë dëme njerëzore të mëdha.

Duke pasur parasysh rëndësinë, rrezikun dhe shtrirjen e procesit të negociatave, shkencëtarët e lëmit administrativ e kanë studiuar këtë aktivitet dhe i kanë vënë bazat e tij e i kanë shpjeguar artet e tij, saqë negociata është bërë shkencë që studiohet në universitetet më të mëdha botërore.

Negociatat janë aktivitet që e ka praktikuar njeriu që nga fillimi i njerëzisë, që kur në histori u përmendën disa njerëz të mençur dhe udhëheqës që janë shfaqur dhe kanë qenë të famshëm për aftësitë e tyre për negociata, saqë njerëzit mbështeteshin tek ata për zgjidhjen e problemeve dhe konflikteve të tyre. Nuk ka kohë dhe shoqëri që s’kishte ndonjë person që ta zotëronte këtë art, dhe ndoshta ata i shtonin diçka nga përvoja e tyre.

Procesit negociator mund t’i themi se është i lehtë por i pamundur, sepse shumica e arteve dhe shkathtësitë e tij janë të njohura dhe të shkruara në libra, mirëpo shumë pak janë ata negociatorë që zotërojnë zbatimin e tij.

Në këtë vend dua të cek se i dërguari ynë Muhammedi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) e zotëronte mirë këtë art; ai ua pati mësuar shokëve të tij bazat dhe rregullat e këtij arti dhe i pati udhëzuar si të merrnin drejtimin e veprimeve për t’i bindur njerëzit dhe në marrëveshje me ta, si dhe si të ndikohej në mendjet e tyre.

Në lidhje me këtë, kemi shembuj. Transmetohet se Kurejshitët e dërguan



Hasin El Huzaiun (që ishte njëri nga kryetarët e tyre, i mençur dhe orator) të bisedonte me Muhamedin (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) në lidhje me fyerjen e zotave të Kurejshitëve. Kur Hasini hyri tek Muhamedi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem), i tha: “O Muhamed, kemi dëgjuar se ti po i fyen zotat tanë dhe po na bën ne të çmendur, e babai dhe gjyshi yt kanë qenë të mirë dhe të pazëvendësueshëm”. Muhamedi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) i tha: “O Hasin, babai im dhe babai yt janë në zjarr. O Hasin, sa zota i adhuron”? Tha: “Shtatë, një në qiell dhe gjashtë në tokë”. Muhamedi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) i tha: “O Hasin, nëse të godet uria e varfëria, kujt i lutesh”? Tha: “Atij që është në qiell”. Muhamedi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) i tha: “O Hasin, nëse nuk ke fëmijë, kujt i lutesh”? Tha: “Atij që është në qiell”. Atëherë Muhamedi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) i tha: “Vetëm Ai të përgjigjet, e ti i bën shok Atij”!

Këtu u ndal Hasini, mendoi dhe u bind në ato që ia tha Muhamedi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem), pastaj Muhammedi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) ia paraqiti atij Islamin, e Hasini e pranoi.

Kur Muhamedi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) e filloi thirrjen haptazi për në Islam, u çuditën Kurejshitët, më pastaj menduan dhe e dërguan Utbe Ibën Rebiun te Muhammedi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) që të bisedonte me të dhe ta mashtronte.

Transmeton Ibën Hishami në historinë e tij: “Utbe Ibn Rebiu u ul tek Muhammedi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) e i tha: “O biri i vëllait tim, ti je nga ne dhe e ke pozitën e lartë tek ne, ti i erdhe popullit tënd me një çështje të madhe, e ndave unitetin e tyre, ëndrrat e tyre i bëre çmendurake, zotat e tyre i bëre të mangët, i ke bërë pabesimtarë baballarët e tyre që kanë vdekur. Dëgjo nga unë, dua t’i paraqesë disa çështje ndoshta do t’i pranosh disa prej tyre”. Muhammedi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) i tha: “Fol, o Ebu Welid, se do të të dëgjoj”. Utbeja i tha Muhammedit (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) gjithë ato gjëra që dëshiroi dhe, kur mbaroi, Muhammedi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) i tha: “A i mbarove fjalët e tua, o Ebu Welid”? Tha: po. Muhammedi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) i tha: “Atëherë më dëgjo mua”. I tha: urdhëro. Muhammedi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) filloi t’ia lexonte disa citate nga sureja Fussilet, derisa mbaroi tek ajeti 37, që është edhe ajet i sexhdes, e bëri sexhden Muhammedi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem), më pastaj i tha Utbes: “O Ebu Welid, i dëgjove ajetet, mendo mirë”. Kur u kthye Utbeja tek shokët e tij, disa prej tyre thanë: “Betohemi në Zotin se Ebu Welidi nuk ka ardhur me atë fytyrë që ka shkuar” dhe Utbeja kërkoi prej tyre që Muhammedin (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) ta linin të qetë, mirëpo ata refuzuan dhe i thanë: “O Ebu Welid, Muhamedi të paska bërë magji me gjuhën e tij.[1]

Në këtë tregim kemi shumë mësime tek të cilat duhet të ndalemi. Pejgamberi

(sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) e dëgjoi mirë Utben dhe i tha të fliste se do ta dëgjonte dhe, pasi i tha Utbeja të gjitha, Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) i dha edhe një shans që të shtonte edhe diçka. Kjo do të thotë se Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) e dëgjoi mirë dhe, pasi e pyeti që të sigurohej se kishte mbaruar të gjitha fjalët, filloi t'i lexonte nga Kurani disa citate. Ky është kulmi i edukatës, që e bën palën tjetër ta hapë veten e tij e të dëgjojë.

Po ashtu transmeton Ibn Hishami në historinë e tij se pas betejës së Hunejnit, Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) e ndau prenë e luftës që ishte e madhe, ndërmjet Kurejshitëve dhe fiseve arabe, e nuk u dha Ensarëve asgjë nga kjo. Ata u zemëruan për këtë dhe njëri ndër ta tha: Për Zotin, i Dërguari i Allahut (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) u takua me fisin e tij. Prandaj Sa'd Ibën Ubadeja (që ishte kryetar i Ensarëve) shkoi te Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) e i tha: "O i Dërguar i Allahut, këta Ensarët janë habitur dhe janë zemëruar ndaj teje për atë që bëre me prenë e luftës: ua ke ndarë fisit tënd dhe u dhe shumë disa fiseve arabe, po Ensarëve nuk u ke dhënë asgjë". I Dërguari i Allahut (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) i tha: "Po ti ç'mendon"? Tha: "Unë nuk mendoj asgjë ndryshe nga populli im". Atëherë Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) i tha: "Mblidhe popullin tënd" dhe ai shkoi e i mblodhi Ensarët, pastaj vajti edhe i Dërguari i Allahut (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem), i cili së pari e falënderoi Allahun xh.sh. e pastaj u tha: O Ensarë, kam dëgjuar se ju u zemëruat në mua? A nuk ju gjeta të paudhëzuar e ju udhëzoi Allahu, dhe të varfër e ju begatoi Allahu, dhe armiq e Allahu i bashkoi zemrat tuaja"? Thanë: "Po, i Dërguar i Allahut". Pastaj tha: "A nuk më përgjigjeni, o Ensarë"? I thanë: Për se të të përgjigjemi, o i Dërguar i Allahut"? Pastaj u tha: "Për Zotin, nëse dëshironi mund të thoni dhe keni të drejtë: Na erdhe gënjeshtar e të besuam, i nënçmuar e të ngritëm, i larguar e të strehuam. O Ensarë, a u zemëruat ju për ca gjëra të kësaj bote që unë ua dhashë disa njerëzve për t'u bërë myslimanë, e ju ju lashë vetëm me Islamin tuaj? O Ensarë, a nuk jeni të kënaqur që njerëzit e tjerë të shkojnë në shtëpitë e tyre duke marrë me vete dele e deve, ndërsa ju të ktheheni tek gjësendet tuaja duke pasur me vete të Dërguarin e Allahut? Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti i Muhammedit, sikur të mos ishte emigrimi (hixhreti), unë do të isha njëri nga Ensarët, dhe sikur njerëzit të hynin në një grykë mali e Ensarët në një grykë tjetër, unë do të hyja atje ku do të hynin Ensarët. O Allah, mëshiroji Ensarët, bijtë e Ensarëve dhe bijtë e bijëve të Ensarëve"!

Ensarët qanë derisa iu lagën mjekrat me lot dhe thanë: "Ne jemi të kënaqur që kemi me vete të Dërguarin e Allahut si pjesë e shpërblimit të luftës dhe si paracaktim i Allahut për ne".[2]

Në këtë ngjarje ka mësime të mëdha, të rëndësishme e të dobishme, për të cilat duhet të mendojmë, se Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) nuk e ka qortuar Sadin për se ai nuk u ishte kthyer Ensarëvë që u zemëruan, dhe as që ka diskutuar me Sa'din për argumentet e tij. Po ashtu Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) as që pyeti se kush ishte ai që kishte thënë: "Për Zotin, i Dërguari i Allahut (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) u takua me fisin e tij", që do të thotë se Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) i donte ata që ishin të afërt me të në gjak, mirëpo Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) bëri pyetje të përgjithshme që ta bënte bisedën për të gjithë, dhe që ta përballonte problemin prej fillimit.

Pasi gjendemi para një procesi që do të përcaktojë të ardhmen tonë, udhëheqësit tanë duhet të na përfaqësojnë para institucioneve ndërkombëtare si një popull që ka parimet e veta, e ata përfaqësues që do të negociojnë, duhet t'i posedojnë disa cilësi që i dallojnë nga të tjerët.

Që negociatori të ketë sukses në procesin negociues, duhet t'i posedojë patjetër disa cilësi, disa prej të cilave janë natyrore e të tjerat të përfituara, dhe sa më shumë cilësi që do të posedojë negociatori, aq më shumë do të bëhet "sebep" për suksesin e tij në negociata dhe për realizimin sa më të madh të interesave të përbashkët.

Dua të cek se kryesuesi i ekipit negociator duhet t'i posedojë shumicën e këtyre cilësive, ndërsa anëtarët e tjerë mund ta përplotësojnë njëri- tjetrin me këto cilësi.

Po ashtu dua të them se nuk mund të gjejmë negociues që i ka të gjitha cilësitë, sikur që nuk ka përshkrim optimal për veçoritë dhe cilësitë e negociuesit të suksesshëm, mirëpo mund të kërkojmë nga negociuesi që të posedojë disa cilësi më me rëndësi, siç janë këto:

**1- Përqendrimi dhe ndershmëria:** Procesi negociues në radhë të parë është proces moral, prandaj duhet të ngrihet mbi përqendrimin, ndershmërinë dhe sinqeritetin e të shmangen mashtrimi dhe gënjeshtra.

Edhe pse shumica e negociuesve praktikojnë mashtrimin, gënjeshtrën, korrupsionin dhe kërcënimin në negociatat e tyre, kjo nuk do të thotë se këto sigurojnë suksesin në procesin negociues edhe nëse qëllimet dhe synimet i kanë fisnike, sepse parimi "qëllimi justifikon mjetin", është parim i shtrembëruar që e lufton Islami, sepse qëllimi duhet të jetë fisnik (i lartë), po ashtu edhe mjeti duhet të jetë fisnik.

Negociues i suksesshëm është ai që shikon para, e programon të ardhmen dhe të largëtën e bën të afërt. Për shembull, nëse negociuesi e ndien se armiku i tij do ta mashtrojë apo do ta gënjejë, atëherë ai nuk do të bashkëpunojë me të në të ardhmen, po, nëse do të bashkëpunojë, atëherë ndoshta edhe ky do të praktikojë të njëjtën mënyrë me mashtrim dhe gënjeshtër.

Islami na ka nxitur të jemi të ndershëm, të përqendruar. Allahu xh.sh. thotë:

"Ti përqendrohu vendosmërisht ashtu si je i urdhëruar, e bashkë me ty edhe ata që u penduan, e mos tejkaloni (kufijtë e caktuar), se me të vërtetë Ai është shikues i asaj që vepronι".[3]

Po ashtu Allahu xh.sh. thotë:

"E, s'ka dyshim se ata që thanë: Allahu është Zoti ynë, dhe ishin të paluhatshëm, atyre u vijnë engjëjt (në prag të vdekjes dhe u thonë): mos u frikësoni, mos u pikëlloni, keni myzhde xhennetin që u premtohej".[4]

Transmetohet nga Sufjan Ibn Abdullahu të ketë thënë: "Thashë: O i Dërguar i Allahut, ma thuaj një fjalë në Islam që për të të mos e pyes askënd tjetër. Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) i tha: "Thuaj besova në Allahun e pastaj përqendrohu".[5]

Umeri (radijall-llahu anhu) ka thënë: "Përqendrimi është të përqendrohesh në urdhra dhe ndalesa e të mos bësh dredha e leqe sikur bën dhelpra".

**2- Dituria dhe njohuria:** Dituria është cilësi kryesore që duhet ta ketë negociuesi i suksesshëm. Injoranti nuk sjell të mira dhe për të Umer Ibn Abdul-Azizi ka thënë: "Ai që punon pa dituri, çrregullimet e tij do të jenë më të mëdha sesa përmirësimet".

Prandaj, negociatori duhet të ketë njohuri për disa çështje:

- Natyrshmërinë e temës së negociatave dhe çdo gjë që ka lidhje me të.
- Palën tjetër për nga shkathtësitë e tij, përgatitja e tij, rregullat e tij, pikat e forcës dhe të dobësisë së tij, etj.
- Kushtet ekonomike, politike, shoqërore dhe siguruese.
- Shanset dhe rreziqet.

Duhet të zgjerohet njohuria e tij edhe më shumë se kaq, sepse nuk mund t'i ndajë negociatat nga shkencat e ndryshme, e ndoshta negociuesi detyrohet t'i marrë disa të vërteta shkencore apo ndodhi politike a ngjarje historike etj.

Allahu xh.sh. e ka nderuar shkencëtarin dhe shkencën e ka thënë:

"Allahu lartëson ata që besuan prej jush, i lartëson në shkallë të lartë ata të cilëve u është dhënë dituri".[6]

Hasan El Basriu ka thënë: "Vdekja e dijetarit lë zbrazëti në Islam, e nuk mund ta plotësojë asgjë".[7]

Ndërsa Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) ka thënë: "Vlefshmëria e dijetarit nga adhuruesi, është si vlefshmëria ime nga më i vogli juaj".[8]

**3- Eksperienca, përvoja dhe praktika:** Sado njohuri teorike që të ketë negociuesi për shkathtësinë e negociatave, ajo nuk e bën të aftë që të jetë negociues i suksesshëm, sepse ndoshta ngjarjet praktike nuk mund të jenë të njëjta me njohuritë teorike që zotëron negociuesi, prandaj, sa herë që rritet përvoja e negociuesit në jetën e tij dhe sa herë që shtohen praktikat e procesit negociues, aq herë do të jetë ky një faktor ndihmës për suksesin e tij në negociata.

Prandaj thuhet: T'u përmbaheni mendimeve të të moshuarve, sepse ata kanë parë e kanë dëgjuar shumë.

Po ashtu thuhet: Eksperienca është pasqyrë e mendjes, kurse pakujdesia është fryt i injorancës.

**4- Zgjuarsia dhe mendjemprehtësia:** Procesi negociues përbëhet nga disa taktika, dredhi dhe shtrembërime, madje ndonjëherë edhe me mashtrime e gënjeshtra, prandaj negociuesi duhet të jetë i zgjuar dhe mendjemprehtë, e nëse nuk është kështu, atëherë do të bjerë shumë lehtë në portën e kundërshtarit, ndoshta do të bëjë edhe shumë lëshime pa realizuar ndonjë fitim fare të vogël.

Zgjuarsia dhe mendjemprehtësia janë dhunti natyrore që Allahu xh.sh. ia dhuron atij që dëshiron, po ato megjithatë




mund edhe të përfitohen, ose mund të themi se ato gjenden tek shumica e njerëzve.

Ndoshta ajo që zhvillon më së shumti zgjuarsinë dhe mendjemprehtësinë, është ndihma nga Allahu xh.sh., dituria, shoqërimi me njerëz të zgjuar dhe mendjemprehtë, mendimi dhe koncentrimi i thellë, mosnxitimi, njohuria e lojërave dhe dredhive të proceseve negociuese, përgatitja e mirë dhe programimi për negociata, etj.

Në këtë kontekst dua të cek një shembull të zgjuarsisë dhe mendjemprehtësisë. Është pyetur Ali Ibn Ebi Talibi (radijall-llahu anhu): Si do t'i llogaritë Allahu robët e tij pasi numri i tyre është i madh, e Aliu (kerremallahu wexh'hehu) u është përgjigjur: Ashtu siç i furnizon, edhe pse numri i tyre është i madh.[9]

**5- Sjellja e mirë dhe gjendshmëria në momente të ndryshme:** Procesi negociues është proces moral i bashkëpunimit të njeriut me njeriun, prandaj negociatori duhet ti zotërojë artet se si të sillet me të tjerët, sepse negociatori më në fund është njeri, që ka ndjenjat dhe emocionet e tij, ngacmohet nga fjalët, preket nga lëvizjet, ndoshta bëhet shok i mirë dhe bie dakord për çdo gjë nëse negociuesi sillet mirë me të, e ndoshta do të jetë armik i qartë e nuk do t'u përgjigjet kërkesave të tua e as mendimeve edhe nëse janë të vërteta, dhe e gjithë kjo nëse sjellja e negociuesit me tjetrin është e keqe.

Veprime të mirësjelljes me të tjerët janë të shumta, si: respekti, buzëqeshja, pritja e mirë, mosndërhyrja në bisedë, mosmarrja si marrëzi e mendimeve dhe sugjerimeve, refuzimi i qetë dhe i edukuar, përdorimi i butësisë, heqja dorë nga zemërimi dhe të prekurit, nxitja dhe falënderimi, heqja dorë nga fajësimi dhe qortimi, etj.

Sjellja e mirë është nga cilësitë më të mira të negociuesit, është faktor kryesor në vazhdimin e marrëdhënieve me palën tjetër dhe në bashkëpunim të lehtë e për shpejtimin e arritjes në marrëveshje të kënaqur për të dyja palët.

Për këtë arsye Islami ka vërtetuar këtë veprim, e Allahu e ka lavdëruar të dërguarin e Tij me këtë cilësi. Ka thënë:

"Vërtet, ti je në një shkallë të lartë të moralit".[10]

Transmetohet nga Enesi (radijall-llahu anhu) të ketë thënë: "I Dërguari i Allahut ka qenë nga njerëzit më të mirë në moral".[11]

**6- Aftësia për bindje:** Kjo është nga shkathtësitë më të rëndësishme që duhet të posedojë negociuesi, sepse negociatat bazohen në masë të madhe në përpjekjen e çdo pale që ta bindë palën tjetër me idetë dhe propozimet e tij.

Shkathtësia e bindjes është shkathtësi mendore-morale që nuk e kanë shumica e njerëzve. Po ashtu për të ka parime e rregulla për të cilat duhet të ketë kujdes negociatori derisa të mund ta bindë palën tjetër, e nga parimet dhe rregullat më të rëndësishme janë këto:

- Negociuesi duhet të sillet mirë me palën tjetër derisa të përfitojë dashurinë dhe besueshmërinë e tjetrit, sepse në shumicën e rasteve kjo çon në pranimin nga pala tjetër të mendimeve dhe sugjerimeve të palës së parë dhe në bindjen e tij me lehtësi, në të kundërtën sjellja e keqe do të jetë shkak kryesor për mospranimin e mendimeve dhe bindjes, do të thotë që ka një lidhje të fortë ndërmjet zemrës (ndjenjave dhe emocioneve) dhe mendjes.
- Oratoria ushtron ndikim për ta bindur tjetrin, sepse oratori i mirë që i zgjedh fjalët dhe i përdor në vend të duhur, është më i aftë për të bindur tjetrin, prandaj është mirë që negociuesi t'i mësojë disa nga parimet e retorikës.
- Negociuesi duhet ta kuptojë temën e negociatës dhe t'i mësojë të gjitha gjërat që kanë të bëjnë me të dhe të bindet që ky është hapi i parë në rrugën për të bindur të tjerët.
- Negociuesi duhet ta shtjerë palën tjetër të thellohet në kuptimin e temës ose

sugjerimit a idesë së vet, sepse ai që s'e kupton një mendim, nuk mund të bindet, prandaj negociuesi duhet ta sqarojë mirë mendimin apo propozimin e tij dhe të kërkojë nga pala tjetër që ta kuptojë me saktësi.

- Negociuesi duhet të argumentojë mendimet dhe sugjerimet e tij dhe të sjellë fakte për ta mbështetur mendimin e tij, sepse argumentet dhe faktet janë mënyra më e mirë për të bindur tjetrin, ndërsa bisedat emocionale që nuk mbështeten në argumente e fakte, nuk mund t'i bindin të mençurit dhe mendimtarët.
- Negociuesi që entuziazmohet nga sugjerimet e mendimet e tij, është më i aftë që t'i bindë të tjerët dhe të ndikojë tek mendimet e tyre.
- Negociuesi duhet të jetë më fleksibil në paraqitjen e mendimeve të tij dhe të pranojë që të heqë dorë në disa çështje jo shumë të rëndësishme në sugjerimet e tij, me qëllim që ta bindë palën tjetër për atë që është më me rëndësi.
- Negociuesi duhet ta ndajë temën e vet në disa pjesë të vogla, pastaj të përpiqet që ta bindë palën tjetër një për një në këto tema.
- Dëgjueshmëria e mirë është nga shkaqet më të rëndësishme që ndihmojnë në bindjen e tjetrit.
- Negociuesi duhet t'i lidhë mendimet dhe sugjerimet e tij me gjëra apo dëshira a interesa të palës tjetër, sepse kjo ndihmon për të bindur tjetrin.
- Zgjedhja e mirë e kohës së hapjes së temës, është nga shkaqet që ndihmojnë në shpejtësinë dhe lehtësinë e bindjes së tjetrit.
- Negociuesi duhet të bëjë hyrje të mirë në temë, e të mos e fillojë diskutimin me gjëra që nxisin mosmarrëveshje e mosbindje.
- Negociuesi duhet të dijë se hapja e zemrës dhe mendjes së tij është sukses nga Allahu xh.sh., prandaj lutja (duaja) është nga mënyrat më të mira për të lehtësuar bindjen.

Ka shumë shembuj që janë shëmbëlltyrë për ne për sa i përket aftësisë së të bindurit, si për shembull: Disa ateistë që dyshonin në ekzistencën e Allahut, erdhën tek Ebu Hanifja, ai u tha: Më lini të qetë se jam duke menduar për një çështje për të cilën sapo më njoftuan. Ata i thanë: Ç'është ajo? Tha: Më lajmëruan se një anije po lundron në det pa drejtues (kapiten)? I thanë: Kush e thotë këtë, këtë nuk e thotë veçse një i çmendur.



Atëherë Ebu Hanifja u tha: Nëse anija nuk mund të lundrojë pa drejtues, atëherë ç'mendoni për këta qiej dhe këtë Tokë dhe kjo gjithësi, a ecin pa drejtues? Atëherë ateistët u bindën nga fjalët e Ebu Hanifes dhe i thanë: E the të vërtetën, dëshmojmë se nuk ka Zot tjetër veç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguar i Allahut.[12]

**7- Menaxhimi dhe udhëheqja e mirë:** Personaliteti udhëheqës ka ndikim psikik dhe praktik në procesin negociues, ndërsa personi me personalitet të dobët nuk mund ta udhëheqë me sukses procesin negociues, e disa nga cilësitë menaxhuese mund të jenë teorike dhe disa mund të jenë të përfituara.

Veç kësaj, negociuesi duhet t'i njohë disa shkathtësi të menaxhimit dhe procesin e tij, si: programimi, organizimi, kontrollimi, menaxhimi i kohës, komunikimi, marrja e vendimit, e të tjera, nga proceset menaxhuese të njohura, në mënyrë që të mund ta menaxhojë me sukses procesin negociues, sepse gabimet në menaxhim kanë ndikim negativ në procesin negociues.

**8- Durimi, këmbëngulja:** Negociuesi i suksesshëm duhet të heqë dorë nga ngacmimi dhe zemërimi gjatë negociatave, sepse nevrikosja dhe shqetësimi e bëjnë negociuesin viktimë të lehtë për armikun.

Negociuesi gjatë negociatave mund të ballafaqohet me karaktere dhe sjellje të ndryshme, mund të ballafaqohet me mashtrues, gënjeshtar, debatues ose mendjemëdhenj etj., dhe bashkëpunimi me këta lloj negociuesish ka nevojë për durim, qëndrim, zgjuarsi dhe kujdes.

Ndonjëherë disa negociues ngacmojnë qëllimisht palën tjetër, derisa ta detyrojë që të zemërohet apo të nevrikoset, e më pastaj të bëjë gabime.

Ndonjëherë procesi a debati negociues zgjat pa kurrfarë dobie, apo pala tjetër egërsohet pa nevojë, dhe kjo kërkon po ashtu durim nga negociuesi.

Allahu xh.sh. e lavdëron këtë cilësi dhe thotë: "Nëse duroni dhe ruheni, ajo është gjëja më vendimtare".[13]

Umeri (radijall-llahu anhu) thotë: "E gjetëm jetesën më të mirë me durim".[14]

Ndërsa Hasen El-Basriu thotë: "Durimi është thesar i të mirave që Allahu nuk ia jep veçse ndonjë robi fisnik".[15]

Umer Ibn Abdul-Azizi një ditë i shkroi njërit prej punëtorëve të tij e i tha: "Kur je i zemëruar, mos e ndëshko askënd, mirëpo burgose, pasi të qetësohesh atëherë nxirre nga burgu dhe ndëshkoje me aq sa e meriton".[16]

**9- Aftësia krijuese (shpikëse):** negociuesi duhet të ketë aftësi të mendojë në mënyrë të re, zhvilluese dhe tërheqëse, që të bashkëpunojë me ndryshimet dhe ngjarjet dhe t'i zgjedhë problemet e të fitojë nga pengesat.

Negociuesi mund të bëjë risi në mënyrën e negociatave apo në rrjedhjen e mendimeve e sugjerimeve dhe zgjidhjeve që i paraqet apo si të sillet me palën tjetër, apo mund të bëjë risi në vendin e

negociatave ose në kohën e tij, apo në mënyrën se si të bëjë hapjen dhe mbylljen, etj.

**10- Vetëbesimi:** Vetëbesimi nuk nënkupton mendjemadhësinë dhe kryelartësinë, megjithatë është një lloj sigurie në arritjen e fitores dhe përfitimin e disa çështjeve.

Dështimi shpirtëror është fillim i dështimit të negociatave, më saktë është një shtizë e helmuar nëse e godet negociuesin e do ta bëjë për vdekje. Për këtë një perëndimor ka thënë: Nga karakteristikat më të rëndësishme të ushtrive islame nuk kanë qenë vetëm përgatitjet, armët apo oraganizimet, mirëpo ka qenë në moralin shpirtëror të lartë të tyre që rrjedh nga forca e besimit të tyre në thirrjen islame.[17]

Sa'ëd Ibn Ebi Wekasi, kur e dërgoi Reb'i Ibn Amirin që të bisedonte me komandantin e persianëve, Rrustemin, Reb'iu me rrobat e tij të leckosura dhe shtizën e tij e me mushkën e tij hyri tek Rustemi në vilën e tij ndërmjet rojave dhe ushtarëve të tij, më pastaj u zhvilluan bisedime ndërmjet të dyve, dhe ai ia futi frikën në zemër Rrustemit, e kjo ka qenë fillimi i humbjes së tij.

Rrustemi e pyeti Rebi'un: Ç'është ajo që ju solli këtu? Reb'iu i tha me besim të plotë: Na ka dërguar Allahu që t'i nxjerrim njerëzit nga adhurimi i robërve në adhurimin e Zotit të robërve, dhe nga padrejtësia e feve në drejtësinë e Islamit, dhe nga ngushtimi në këtë botë në zgjerim në këtë botë dhe në tjetrën. Rrustemi u frikësua dhe u bind se ai nuk do të mund të fitonte në bisedime me kësi lloj njerëzish.[18]

Negociuesi duhet të besojë në veten e tij dhe aftësitë e tij, dhe ta dijë se nga taktikat që mund t'i përdorë armiku me të është tronditja e vetëbesimit të tij dhe në aftësitë e tij sa të dorëzohet sa më shpejtë, e për këtë nuk duhet t'i përgjigjet këtyre gjërave.

**11- Qëndrimi pozitiv (i vendosur):** Qëndrim pozitiv është përshpejtimi, entuziazmi dhe iniciativa për arritjen e marrëveshjes së kënaqur për të dy palët sa më shpejt, pa pengesa a ndonjë sjellje armiqësore gjatë procesit të negociatave. Pra, që negociuesi t'i paraqesë sugjerimet dhe zgjidhjen e problemeve dhe shtyrjen e negociatave në marrëveshje sa më të shpejtë dhe të pranueshme.

Ndërsa negociuesi që merr anën negative në mendimet dhe zgjidhjet e tyre, dhe bën refuzime gjithmonë ndaj atyre që paraqet pala tjetër, s'ka dyshim se në të shumtën e rasteve bëhet shkaktar për dështimin e negociatave.

**12- Fleksibiliteti (lëshimi pe) dhe aftësia e përshtatjes:** Siç është e ditur, natyra e negociatave ndryshon nga njëra tek tjetra dhe nga qëndrimi në tjetrin, dhe nuk mund të praktikohen mënyra të njëjta apo strategji të caktuara për të gjitha negociatat.

Prandaj negociuesi i suksesshëm duhet të përshtatet me të gjitha rastet dhe me të gjitha kohët e vendet, dhe para çdo strategjie apo taktike që e praktikon pala tjetër, të jetë fleksibil në mendimet e tij dhe në praktikimin e tij, e kjo ka nevojë për përvojë dhe njohje të mirë të qëndrimeve.

Njerëzit nuk janë të një lloji, ndryshojnë mendimet dhe kuptimet e tyre, argumentet që mund të vlejnë për njërin, ndoshta nuk vlejnë për tjetrin, dhe mënyrën e bisedës që pranon njëri, ndoshta nuk e pranon tjetri.

Negociuesi mendjehollë di çfarë të negociojë, e kështu ai e di mënyrën se si të negociojë.

Pra, negociuesi duhet të dijë pozitën e palës tjetër që do të negociojë, në dituri dhe në kuptim, sepse nuk bisedohet me studentin ashtu siç bisedohet me dijetarin.

Po ashtu negociuesi s'duhet të mendojë se biseduesi i tij është shumë i zgjuar e të bisedojë me të sa të mos e kuptojë.

Negociuesi duhet të mendojë se ndoshta ai e ka gabim e pala tjetër e ka me të drejtë.

Dhe nga gjërat negative është që negociuesi të mbajë një qëndrim të pandryshueshëm në negociata me palën tjetër, sepse pala tjetër do të njihet që nga fillimi me taktikat e kundërshtarit të tij me lehtësi, pastaj me lehtësi mund të përgatitet për të dhe të ballafaqohet me të.

**13- Pamja e mirë:** Negociuesi duhet ta ketë pamjen të mirë, sepse negociuesi së pari do të shikojë pamjen dhe pastërtinë e palës tjetër, dhe kjo përshtypje e parë do të ketë ndikim shpirtëror në natyrën e bashkëpunimit me palën tjetër.

Procesi negociues është proces gjithëpërfshirës dhe i llojllojshëm, në të ka mendje që mendon, gjuhë që flet, pjesë të trupit që lëvizin, pamje që shihet, e negociuesi duhet të ketë kujdes për të gjitha këto, dhe çdo e metë në ndonjërën prej këtyre ndoshta do të ketë ndikim negativ në gjithë procesin negociues.

Pamja e mirë shquhet për pastërtinë e trupit dhe erën e mirë. Islami ka kërkuar nga myslimanët të gjitha këto, Allahu xh.sh. ka thënë:

"O bijtë e Ademit, vishuni bukur për çdo namaz (lutje), hani dhe pini e mos teproni, sepse Ai (Allahu) nuk i do ata që e teprojnë (shkapërderdhin)".[19]

Nga Abdullah Ibn Mes'udi mësojmë që Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) ka thënë: "Nuk do të hyjë në xhennet ai që ka sado pak mendjemadhësi. I tha njëri: O i dërguar i Allahut, njeriu dëshiron që rrobat e tij t'i ketë të pastra. Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) tha: Allahu është i bukur dhe e do bukurinë".[20]

---

*Fusnotat:*

1. Safijjurrahman El Mubarekfuri, Lulishta e dritave, Prizren, 2000, fq: 76-77. Poashtu në gj. Arabe: Siretu Ibën Hisham, 1/313.
2. Safijjurrahman El Mubarekfuri, Lulishta e dritave, op.cit., fq: 254-256. Poashtu në gj. Arabe: Siretu Ibën Hisham, 4/146.
   Përkthimin e ajeteve Kur'anore nga gj.arabe në gj.shqipe e huazova prej përkthimit të Kur'anit nga H.Sherif Ahmeti, Prishtinë, 1988. Suretu Hudë, 112.
3. Suretu Fussilet, 30.
4. Hadithin e transmeton Muslimi.
5. Suretu El Muxhadele, 11.
6. Dr. Jusuf El Kardawi, Erresulu wel-ilmu, fq: 35, 36.
7. Hadithin e transmeton Tirmidhiu.
8. Ali Ibën Muhammed El Mawerdi, Edebuddunja wed-din, darul-kutub el-ilmijjeh, Bejrut, 1955, fq: 26-27.
9. Suretu El Kalem, 4.
10. Hadithin e transmetojnë Buhariu dhe Muslimi.
11. Vehbi Sulejman Gavoçi, Aë'lamul-muslimin – Ebu Hanifete En Nu'man, darul-kalem, Damask, 1987, fq: 121-122.
12. Suretu Ali Imran, 186.
13. Ibnul-Kajjim El Xhewzijeh, Iddetus-sabirine we dhehiretush-shakirin, darul-kutub el-ilmijjeh, Bejrut, viti nuk është cekur, fq: 96.
14. Ibid.
15. Ibrahim Muhammed El-Xhemel, Xhudhurushsherri, fq: 31.
16. Shewki Ebu Halil, Awamilen-nasri wel-hezimeti abre tarihina el-islami, darul-fikr, Damask, 1981, fq: 19.
17. Ibid, fq: 14.
18. Suretu El A'rafë, 31.
19. Hadithin e transmeton Muslimi.

# Çka pas festave?!

**Bahri Curri**



Të prirur nga urdhri i ajetit kuranor: "Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër përveçse të më adhurojnë." (Dharijat, 56), njerëzit që besojnë në Allahun, nxitojnë pas veprave, që ta finalizojnë këtë qëllim. Koha ka vlerë të madhe në jetën e tyre. Ata e shfrytëzojnë kohën në ibadete dhe në përfitim nga dituria dhe vlera e të Dërguarit alejhi selam. Tek besimtarët besimi ka më shumë vlerë sesa pasuria, familja dhe fëmija. Kur u jepet rasti të zgjedhin në mes vendit, farefisit, jetës komode, jetës së vështirë, kurbetit dhe ikjes, - ata zgjedhin jetën islame dhe pasimin e rrugës së të Dërguarit alejhi selam. Tërë këtë e bëjnë gjatë gjithë jetës dhe e shtojnë edhe më aktivitetin e tyre gjatë stinëve që edhe Vetë Allahu i ka dalluar me vlera e ibadete, si koha e Ramazanit, koha e Haxhit, etj.

Për këtë arsye, Allahu ka caktuar festat islame në fund të ibadeteve të mëdha, si shenjë e kurorëzimit të këtyre ibadeteve dhe simbolikë e falënderimit dhe mirënjohjes ndaj Allahut.

Bëhet fjalë për këto feta, në të cilat shprehet ngjyra spirituale e shpirtit të zgjuar dhe flakërues. Dëgjohet fuqishëm zëri i besimtarëve, i cili përhapet nëpër rrugë, në gjuhën e njerëzve që shkojnë në namaz të bajramit, një nga një ose grupe-grupe, në gjuhën e njerëzve në xhami, duke u falur ose duke pritur namazin, në gjuhën e njerëzve në shtëpi, pasi kanë falur namazet, në ditët e teshrikut (ditët pas Kurban Bajramit), në Mine gjatë hedhjes së gurëve, në gjuhën e haxhilerëve etj. Është ky një zë, i cili shpërthen shpirtin dhe i jep nisje gëzimit e haresë për plotësimin e udhëtimit të rëndë dhe të suksesshëm, udhëtimit të agjërimit ose haxhit. Është simbol i ngadhënjimit shpirtëror në përvojën e kaluar dhe vendosmëri për të vazhduar në këtë ngadhënjim shpirtëror në përvojat e ardhme, ky zë është: "Allahu ekber Allahu ekber, la ilahe il-lall-llah Allahu ekber, Allahu ekber ve lil-lahil hamd!"

Ky element shpirtëror dhe entuziazmues kërkohet nga ne që ta shfaqim në pamjen e zbukurimit dhe bukurisë, në atmosferën e kënaqësisë dhe komoditetit trupor, duke mos bërë harxhim të tepruar, i cili shëmton plotësinë e tij dhe e shndërron në të kundërt. Po, në këto ditë nuk ka as agjërim e as privim nga të mirat dhe të këndshmet. Në Kuran thuhet: "Hani e pini shijshëm (në Xhenet), sepse në ditët e kaluara (në dynja) ju e përgatitët këtë." (Hakka, 24).

Në festat islame takohet shpirtërorja e lartë dhe materialja e dobishme, e bukura dhe e pastra. Islami nuk është mjaftuar në festat e veta vetëm me këto dy elemente, por e ka përforcuar edhe me një element të tretë, i cili është më i dashuri, e ai është domethënia shoqërore e humanitare, që i bën njerëzit si një trup i vetëm. Ky element nuk shfaqet vetëm me simbole dhe ndjenja, jo vetëm me pamjen e tubimit madhështor në namaz, jo vetëm me takimet miqësore dhe vëllazërore, jo vetëm me këto buzëqeshje, me të cilat i takon myslimani vëllezërit e tij gjatë Bajramit, por shfaqet edhe me një domethënie më të madhe. Kjo është pjesëmarrja me ndihmë ekonomike, të cilën e ka caktuar ligji islam, në mes anëtarëve të kësaj shoqërie, për t'ua lehtësuar nevojtarëve vështirësitë ekonomike, që të mos lypin, të paktën, në këto ditë. Ky është Zekatul-Fitri gjatë Fitër-Bajramit dhe Kurbani në ditën e Kurban-Bajramit.

*Të nderuar vëllezër e motra!*

Ky manifestim festiv, i cili simbolizon përfundimin e një ibadeti, i ngjan jetës së një njeriu, ditët e të cilit pakësohen, ashtu siç na pakësohet edhe neve jeta, ashtu siç shkurtohet koha me kalimin e viteve e dekadave. Allahu i Madhëruar thotë: "Çdo gjë që është në të (në tokë), është e zhdukshme. E do të mbetet vetëm Zoti yt që është i madhëruar e i nderuar!" (Rrahman, 26-27).

Secilës krijesë i përfundon jeta e saj dhe shkon atje ku e ka caktuar Allahu, pra, ndryshe nga njeriu, i cili, edhe pas vdekjes dhe udhëtimit nga kjo botë, do të ndalet për të dhënë llogari dhe për t'u shpërblyer.

*Vëlla dhe motër!*

Kalojnë sekondat, minutat, ditët, javët, muajt e vitet. Vallë, sa punë të mira kemi bërë në këto ditë, vepra të cilat do



t'i deponojmë për atë ditë kur, nga frika e dënimit të tmerrshëm, gruaja shtatzënë do ta hedhë foshnjën, foshnja do të thinjet, kurse njerëzit do të duken si të dehur, edhe pse s'do të jenë të tillë. A thua e kemi atë zell të adhurimeve dhe punëve të mira edhe pas festave, apo ngel kjo vetëm në Ramazan e Haxh, apo e harrojmë këtë dhe bëhemi tjetërkush pas tyre?!

Përgjigjja e kësaj pyetjeje me të vërtetë është shumë e turpshme. Mirëpo, doemos duhet pranuar realiteti.

Secili prej nesh del në mëngjes dhe e kalon ditën në shkollë, universitet ose në punë të tij. Në fund të ditës kthehet në shtëpi i lodhur, ha drekën, pushon pak dhe pastaj pjesën e mbetur të ditës dhe fillimin e natës e kalon ose në mësim, ose në kryerjen e obligimeve jetësore, ose... Pastaj fle. Të nesërmen në mëngjes fillon të njëjtën gjë. E kështu me radhë.

Një jetë kjo, ku s'ka minuta të veçuara për të lexuar Kuran, për të mësuar rregullat e fesë sonë, nuk ka minuta për namaz nate ose për faljen e syneteve, nuk ka minuta për të marrë pjesë në mexhlise të përkujtimit dhe ligjëratave. Nuk ka ditë për agjërimin e së hënës dhe së enjtes. Nuk ka ditë për të bërë mirë dhe për të ndihmuar njerëzit.

Vëlla i dashur, motër e dashur!

Allahu thotë: "Adhuroje Zotin tënd derisa të vijë ty e vërteta (vdekja)." (Hixhr, 99), që na jep të kuptojmë se adhurimi, për të cilin jemi të obliguar, nuk ka kohë të veçantë, në të cilën duhet të bëhet e pastaj të lihet e të harrohet; nuk është ibadeti i përkufizuar vetëm në kohën e Ramazanit dhe të Haxhit. Por obligohemi ta bëjmë atë në çdo kohë dhe vend me të gjitha format, pa marrë parasysh rrethanat.

Dynjaja po na mashtron dhe po na largon nga ibadeti ndaj Allahut, kurse ne jemi ata që Allahu na e ka tërhequr vëmendjen prej saj, duke thënë: "O ju që besuat, as pasuria juaj e as fëmijët tuaj të mos ju shmangin prej adhurimit të Allahut, e kush bën ashtu, këta janë më të humburit. Dhe jepni nga ajo që Ne ju kemi dhënë juve, para se ndonjërit prej jush t'i vijë vdekja dhe të thotë: "O Zoti im, përse nuk ma shtyve edhe pak afatin (e vdekjes), që të jepja lëmoshë e të bëhesha prej të mirëve!" Por, atij që i vjen afati i vet, Allahu nuk e shtyn për më vonë. Allahu e di shumë mirë punën që bëni ju" (Munafikunë, 9-11).

Ibën Umeri (Allahu qoftë i kënaqur me të!) thoshte: "Kur të ngrysesh në mbrëmje, mos e prit mëngjesin dhe kur të gdhish në mëngjes, mos e prit mbrëmjen. Merr nga shëndeti për ditët e sëmundjes sate dhe nga jeta për ditët e pasvdekjes sate." (Shënon Buhariu).

I Dërguari alejhi selam thotë: "Ditën e Kiametit nuk do të lëvizin këmbët e njeriut, derisa të pyetet për katër gjëra: Për jetën ku e ka harxhuar; për rininë ku e ka shfrytëzuar; për pasurinë ku e ka fituar dhe ku e ka harxhuar; dhe për diturinë e tij, si ka vepruar me të." (Shënon Tirmidhiu, hadithi është sahih).

Mbreti i Ditës së Sundimit do të na pyesë për jetën tonë, - e kemi harxhuar në vepra të mira dhe ibadete, apo e kemi harxhuar në lojëra, pakujdesi dhe në vepra pa vlerë. Do të na pyesë për trupin tonë, nëse e kemi shfrytëzuar në agjërim, namaz, ulje shikimi, mbrojtje të veshëve dhe gjuhës nga të ndaluarat, apo i kemi shfrytëzuar në përdorimin e çdo gjëje të këndshme. Ky Pyetës i di të fshehtat tona, asgjë s'mund t'i ikë, as në Tokë e as në qiell.

Prandaj për të realizuar ligjin e Allahut ashtu si duhet, le t'i përmbahemi fjalës së Tij: "O ju që besuat, hyni në Islamin e tërësishëm (përqafoni fenë islame në tërësi), e mos ndiqni rrugën e djallit, sepse ai është armiku juaj i hapur." (Bekare, 208).

Të pendohemi për gabimet, sa nuk është bërë vonë. I Dërguari alejhi selam thotë: "Pendimi nuk ndalet gjersa të dalë dielli nga perëndimi." (Shënon Ebu Davudi, hadithi është sahih), e të bëhemi prej besimtarëve të sinqertë, siç thotë edhe i Dërguari alejhi selam në Haxhin Lamtumirës: "A t'ju tregoj për besimtarin? - Besimtar është ai, ndaj të cilit njerëzit janë të sigurt për veten dhe pasurinë e tyre. A t'ju tregoj për myslimanin? - Ai, nga dora dhe gjuha e të cilit janë të shpëtuar myslimanët. A t'ju tregoj për luftëtarin (muxhahidin)? - Ai që lufton me vetveten për t'iu bindur urdhrave të Allahut. A t'ju tregoj për të shpërngulurin (muhaxhirin)? - Ai që largohet, shpërngulet, nga gabimet dhe mëkatet." (Shënon Ahmedi, hadithi është sahih).

E pra, të nderuar lexues, duhet t'i përmbahemi Islamit në tërësi në tërë kohën duke e konfirmuar jetën tonë në çdo segment me Synetin e të Dërguarit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të!) e jo vetëm gjatë Ramazanit apo Haxhit, por gjithsesi gjatë tërë jetës!!!

Paqja dhe bekimi qofshin për të Dërguarin tonë, Muhammedin, për familjen, shokët e tij dhe për të gjithë ata që ndjekin me sinqeritet Rrugën e të Dërguarit deri në Kiamet.

# Natyrshmëria e njeriut sipas Islamit

Fitim Flugaj

### Natyrshmëria e parë

Transmetojnë Imam Ahmedi, Ebu Davudi, Termidhiu dhe Hakimi në Mustedrik e Bejhekiu në Sunenin e tij: Ka thënë Ebi Musa El-Eshariu r.a.: E kam dëgjuar Pejgamberin s.a.w.s. duke thënë:

"Pa dyshim Allahu e krijoi Ademin prej dheut duke marrë nga të gjitha llojet e dheut në tokë, pasuan pasardhësit e Ademit sipas ngjyrave të dheut, prej tyre erdhën njerëzit e kuq, të zinj e të bardhë dhe raca të tjera në mes tyre. Prej tyre erdhën njerëz të lumtur, melankolikë (të hidhëruar), njerëz të mirë e të sjellshëm, dhe njerëz arrogantë e të pasjellshëm, si dhe në mes tyre". (Termidhiu thotë se ky hadith është Hadith hasen sahih).

Siç po vërehet nga vetë citati i këtij hadithi, nuk ka nevojë shumë për koment. Ky hadith është një argument i qartë se kemi njerëz që janë të lindur me mirësi në shpirt, dhe të atillë që janë të mbushur përplot me sherre, sikur që ka edhe të atillë që nuk anojnë nga asnjëra anë, janë të mesëm ose që anojnë pak nga mirësia ose pak nga sherri, dhe jo krejtësisht keqbërës e as krejtësisht mirëbërës.

Edhe toka është ashtu si njerëzit. Ka pjesë të tokës që janë shumë pjellore dhe të begatshme, sikurse ka tokë të thatë dhe që nuk vlen për asgjë; gjithashtu ka tokë mesatare ose më pak.

Në hadithin e Pejgamberit a.s. përsëritet krahasimi ose analogjia e njerëzve për nga veprimi i tyre duke bërë një krahasim të qartë midis natyrshmërisë së njeriut e natyrshmërisë së tokës, xeheve dhe frutave. I dashuri i Allahut bën krahasime të fuqishme dhe të qarta.

Në një hadith tjetër, transmetuar nga Buhariu dhe Muslimi, bartur nga Ebi Musa r.a. , Pejgamberi s.a.w.s. bënë një krahasim tjetër, në të cilin thotë:

"Shembulli i besimtarit i cili lexon Kuran, është si qitro, ka aromë të mirë dhe shije të mirë. Shembulli i besimtarit që nuk lexon Kuran, është sikur hurma që nuk ka aromë po ka shije të ëmbël. Ndërsa shembulli i hipokritit (dyfytyrëshit) që lexon Kuran, është sikur mërsina, ka aromë të mirë, po kokrra e saj nuk hahet dhe është shumë e hidhur. Shembulli i dyfytyrëshit që nuk lexon Kuran, është si hardalli, nuk ka aromë dhe shijen e ka shumë të hidhur".

Ky hadithi sherif sipas përmbajtjes ndahet në dy pjesë: ***Në pjesën e parë*** të këtij hadithi bëhet fjalë për besimtarët që për nga natyrshmëria e tyre kanë natyrë të mirë, sidomos ata që lexojnë Kuran dhe veprojnë sipas mësimeve kuranore, të tillët marrin pamjen e brendshme dhe të jashtme shumë të bukur e shumë të përsosur, ashtu si një fryt i një peme që ka aromë dhe shije të këndshme. Ndërsa besimtarët që nuk lexojnë Kuran por veprojnë sipas mësimeve të Kuranit ata në brendinë e tyre janë shumë të mirë edhe pse nga jashtë nuk e marrin pamjen e përsosur sikur ata të parët, pra janë si një pemë që ka shije të këndshme por nuk kundërmon aromë.

***Në pjesën e dytë*** të hadithit bëhet fjalë për një grup tjetër të njerëzve që ndryshojnë për nga natyrshmëria e tyre nga grupi i parë i njerëzve. Është fjala për hipokritët ose dyfytyrëshit të cilët lexojnë Kuran dhe veprojnë kundër mësimeve të Kuranit, të tillët, sipas këtij hadithi, e kanë të bukur pamjen e jashtme, e në brendësi janë të prishur e të pistë. Edhe më të këqij janë hipokritët që as nuk lexojnë Kuran dhe as nuk punojnë sipas Kuranit, të tillët i krahason Pejgamberi me hardallin që edhe jashtë edhe brenda është i pa këndshëm dhe i keq.

I dërguari (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të) na jep të kuptojmë për faktin se njeriu e merr natyrën sipas veprimit që bën.

### Natyrshmëria e dytë:

I dërguari i Allahut s.a.w.s. na lajmëron se personit, që para se të lindë, i caktohet puna e tij, furnizimi i tij, lumturia dhe çapkënllëku i tij, koha e vdekjes, etj. Çdo gjë është e lidhur ngushtë me caktimin. Atij që i është caktuar gëzimi dhe lumturia, i ofrohen shkaqet për të; në shkaqe hynë në radhë të parë angazhimi i vetë personit. Atij i lehtësohen punët drejt realizimit të asaj lumturie dhe, e kundërta është për personat që e kanë të caktuar ligësinë: ai person neglizhohet ose bënë veprime të tilla që ia lehtësojnë për të rënë në atë ligësi.



Në hadithin e vërtetë, me të cilin pajtohen Buhariu dhe Muslimi, i bartur nga Abdullah bin Mesudit r.a., i Dërguari i Allahut thotë:

“Secili që krijohet në barkun e nënës, dyzet ditët e para të krijimit vazhdon të jetë bashkim i spermës (vezoret e mashkullit dhe të femrës), pastaj po aq ditë merr kohë procesi kur shndërrohet në një gjak të ngjizur, pastaj brenda dyzet ditëve të ardhshme kalon dhe bëhet copë mishi (gjithsej 120 ditë ose katër muaj), pas këtij procesi Allahu e dërgon një engjëll të cilit i thuhet që t’ia citojë foshnjës së sapoformuar katër gjëra dhe t’ia shkruajë: punën e tij, furnizimin e tij, caktimin e vdekjes së tij dhe lumturinë ose vrazhdësinë, pastaj i futet shpirti. Vërtet ka nga njerëzit që punojnë punë të banorëve të Xhenetit derisa të mos mbetet në mes tij e Xhenetit vetëm sa një sup, i paraprin libri i tij, bën vetëm një vepër të banorëve të Xhehenemit dhe hyn në Xhehenem. Vërtet ka njeri që bën vepra të banorëve të Xhehenemit, saqë nuk mbetet në mes tij e Xhehenemit vetëm sa një sup, atij i paraprin libri dhe bën vetëm një vepër të banorëve të Xhenetit, dhe hyn në Xhenet”. (Buhariu dhe Muslimi).

Në një hadith tjetër, me të cilin pajtohen Buhariu dhe Muslimi për vërtetësinë e tij, bartet nga Ali bin Ebi Talib r.a., i cili thotë: “Ishim në një varrim në varrezat Bekije pranë një lisi gjembor (el-Garkad), tek ne erdhi i Dërguari i Allahut (s.a.w.s.), u mblodhëm rreth tij, në dorë kishte një shkop, e uli kokën dhe filloi ta godiste tokën me shkop, pastaj u drejtua dhe tha: “Secili prej jush e ka të përgatitur vendin në Xhehenem dhe vendin në Xhenet. U drejtuan e i thanë: O i Dërguari i Allahut, a mos të mbështetemi në atë që është shkruar dhe përgatitur për ne? I Dërguari i Allahut tha: Punoni, se çdo gjë që është e përgatitur (e krijuar ) për secilin nga njerëzit, është e lehtësuar. Të gjithë ata që janë fatlumë, për ta janë të lehtësuara punët e fatlumëve. Kush është prej arrogantëve, i ka të lehtësuara punët arrogante (të këqija), e pastaj i Dërguari lexoi (ajetet kuranore të sures El-Lejl prej 4-10): “E sa i përket



atij që jep dhe ruhet (bëhet i devotshëm). Dhe e beson bindshëm më të mirën (Islamin), Ne do t’ia lehtësojmë mirësinë (Xhenetin). E sa i përket atij që bën koprraci dhe heq dorë nga begatitë e Allahut, dhe e përgënjeshtron më të mirën (Islamin), Atij do t’ia lehtësojmë më të vështirën ( hyrjen ) në Xhehenem“

Edhe nga ky hadithi sherif arrijmë të kuptojmë se Allahu i ka krijuar njerëzit dy llojesh:

**Lloji i parë:** janë njerëzit fatlumë, të cilët punojnë dhe përgatiten për lumturi; atyre u sillën shkaqet dhe u lehtësohet puna deri në realizimin e gjërave të dobishme në dynja dhe në Ahiret, për ta fituar Xhenetin. Te ky lloj i njerëzve rrjedh mirësia në zemër, në gjuhë dhe në gjymtyrët e tyre. Të tillëve nuk u vështirësohet asgjë, sepse vetë puna e tyre e lehtëson arritjen e së mirës, rruga deri në arritjen e cakut, sado e vështirë me qenë për këtë lloj të njerëzve, duket krejtësisht e lehtë. Të tillë janë besimtarët e sinqertë, që çdo gjë e bëjnë me sinqeritet, duke filluar nga dëshmia se besojnë Allahun Një dhe e besojnë Muhamedin për të dërguar të Allahut, e deri tek largimi nga çdo gjë që kërkon Allahu për t’u larguar prej tyre.

**Lloji i dytë:** janë njerëzit arrogantë, të cilët punojnë dhe përgatiten për fat të kobshëm. Edhe këtij lloji të njerëzve u lehtësohet puna deri në realizimin e gjërave të mbrapshta e të këqija. Kjo për sa i përket në dynja, kurse në Ahiret u lehtësohet hyrja në Xhehenem. Kuptohet fare lehtë se punët e mbrapshta dhe të këqija kërkojnë më pak mund dhe, sapo të zhduket ndërgjegjja e formuar mbi frikën ndaj Zotit, i hapen rrugët dhe fare lehtë ai i bën punët e këqija. Këtij lloji të njerëzve në gjuhë, zemër dhe gjymtyrë i rrjedhin punët e mbrapshta dhe të djallëzuara. Ata përpiqen ta mashtrojnë edhe Krijuesin e tyre Fuqiplotë, e jo më njerëzit, por jo, në të vërtetë ata e mashtrojnë vetveten dhe përfundojnë me një përfundim të mjerë e përplot ndëshkime, në dynja dhe Ahiret. Allahu na ruajttë prej tyre!

E gjithë kjo që u theksua, mbështetet në ajetet kuranore të sures El-Lejl dhe në hadithet e sipërtheksuara.

*Literatura:*

- Kurani përkthim me komentim, Haxhi Sherif Ahmeti, versioni kompjuterik Kur’ani Fisnik 4,0.
- El-Islamu we nuz’atun el-fitretu, Muhamed Abdu-Ruuf Behnesi, Muesesetu El-Halixh El-Arabij, Kajro 1987, botimi i dytë.
- El-Hajr We Sherr, Muhamed Muteveli Shearavi , Ahbaru el-Jeum, Kajro 1990.
- El-Insan we Shejtan, Muhamed Muteveli Shearavi, Ahbarul El-Jeum, Kajro 1991.
- Lu’lu wel Merxhan, Muhamed Abdul-Baki, Rrijad.

# Orientalizmi dhe orientalistët ndërmjet miratimit dhe refuzimit

**Nexhat S. Ibrahimi**

### Hyrje

Fillimet e para të orientalizmit dhe të orientalistëve datojnë që nga paraqitja e Islamit dhe Kuranit në skenën historike në fillim të shekullit VII. Mirëpo, këto interesime në fillim kanë qenë josistematike e sipërfaqësore dhe më tepër rezultat i nevojave individuale dhe të kohëpaskohshme. Kjo ka ndodhur sidomos në Spanjën myslimane, kur ajo ishte më kulm të zhvillimit politik, ekonomik e kulturor[1], e pastaj edhe në vendet e tjera. Këto kontakte kanë vazhduar edhe më pastaj, e janë të njohur: Xherberti, kleriku francez, i cili më vonë, më 999, u zgjodh papë; Pierrele Aenere (vd. 1156); Gerard nga Kremona (vd. 1187)[2] etj.. Interesimi ka vazhduar edhe nëpër manastiret kristiane, ku këta studiues kristianë kishin hulumtuar dorëshkrime myslimane dhe disa prej tyre i patën përkthyer.[3]

Në botë interesimi për këto studime u bë i gjallë sidomos gjatë shekullit XIX dhe XX. Me gjithë literaturën e vëllimshme shkruar kohët e fundit, me gjithë angazhimin e pakontestueshëm, sidomos në fushën e historisë dhe filologjisë, - këto studime shumë pak kanë ndikuar në mirëkuptimin ndërreligjioz islamo-kristian, madje ata janë cilësuar si "homogjenistë".[4] Këto studime kanë mbetur brenda qarqeve të ngushta akademike e të specializuara dhe larg ndikimit pozitiv të shtresës së gjerë.[5]

Ndër shqiptarët dekadat e fundit ka lëvizje të caktuara në drejtim të studimit të orientalistikës, mirëpo, duhet pranuar, ato janë në fillimin e vet dhe pa ndikim e pa një depërtim më kreativ në tërësinë politike, kulturore dhe intelektuale.[6]

### Fillet e orientalizmit

Fillet e orientalizmit sistematik duhen kërkuar në kontaktet dhe fërkimet e para, negative ndërmjet Perëndimit dhe myslimanëve, që ndodhën gjatë Kryqëzatave në shekujt XII-XIV.[7] Pjetri i madh, opati me ndikim nga Clunya në Francë, pati kërkuar nga Robert Kettoni nga Anglia të bënte përkthimin e parë të Kuranit në gjuhën latine, me qëllim që ta "përgënjeshtronte mësimin kuranor".[8] Përkthimi qe përfunduar më 1143, por, meqë ishte bërë me synime armiqësore, rezultati qe negativ, sepse, për shkak të gabimeve të rënda, nuk mundi të shërbente si burim informacioni dhe mirëkuptimi.[9] Ky përkthim është burim i shumë përkthimeve të tjera tendencioze në Perëndim, që janë bërë më vonë.

Shekulli XIII, në krye me Raymond Llull, karakterizohej nga tendenca që të mësohej gjuha arabe, të mësohej Islami, dhe, duke mësuar Islamin, të mund të konvertoheshin myslimanët. Aktivë ishin sidomos dominikanët dhe françeskanët gjatë shekullit XIII.[10]

Edhe gjatë shekullit XIV-XVI vazhdoi interesimi i reformacionit për studime biblike dhe islame, ndër të tjera edhe për shkaqe fetare. Këtë e lexojmë në letrën e rektorit të Universitetit të Kembrixhit (Cambridge), e shkruar në vitin 1636, në të cilën ai tregonte motivet përse duhej ta studionin gjuhën arabe: "Puna që synojmë ta ndërmarrim, nuk është vetëm që ta përparojmë letërsinë e mirë nxjerrë në dritë shumë dituri që janë të mbyllura në këtë gjuhë të diturisë, por edhe për shkak të shërbimit ndaj mbretit dhe shtetit në tregtinë tonë me këta popuj të Lindjes, dhe, me leje të Zotit, për shkak të zgjerimit të kufijve të Kishës dhe propagandimit të fesë krishtere ndër ata që tash janë në errësirë…".[11] Mirëpo, studimi i gjuhës arabe, turke e persiane dhe përgjithësisht i diturive islame nuk përmirësoi qëndrimin e vrazhdë të perëndimorëve ndaj myslimanëve. Përjashtimet e rralla, sikur ajo e Henry Stubbe-it, në këtë aspekt, nuk përmbushnin nevojat ekzistuese. Vetëm pas Revolucionit frëng në shek. XVIII dhe humbjes së ndikimit të kishës në shoqëri, filloi një mirëkuptim më i madh.[12] Thënë ndryshe, apogjenë e tij orientalizmi e arrin në shekujt XIX e XX, për të vazhduar edhe në shekullin XXI.[13]

### Perceptimet e orientalizmit nga myslimanët

Nocioni orientalizëm ndër myslimanët kryesisht kuptohet me konotacion pezhorativ. Disa e përkufizojnë si një aspekt të perceptimit negativ dhe të gabueshëm të Islamit në Perëndim.

Disa të tjerë termin orientalizëm gjithërisht e shtrijnë për çdo hulumtues perëndimor të Islamit, pa marrë parasysh motivet e hulumtuesit.

Edhem Bulbuloviq në vitin 1953 orientalizmin e përkufizonte kështu: "Orientalizmi është grumbull i të gjitha shkencave të nevojshme për njohjen e Lindjes (…); orientalizmi është çdo shkencë mbi popujt lindorë (…), gjuhët e tyre, historia, gjeografia, kultura, shkenca, arti dhe filozofia, institucionet shoqërore e politike, të gjitha të arriturat e atyre popujve përgjithësisht."[14]

Edward Said, njëri prej studiuesve kompetentë të orientalizmit, pohon: "... orientalist është secili që hulumton, shkruan dhe mëson mbi orientalizmin, qoftë antropolog, sociolog, historian apo psikolog, kurse ajo që bën ky person, është orientalizëm."[15]

N. Smailagiq orientalistikën e përkufizon "si tregues për grupin e fushave shkencore gjuhësore dhe historike, … por edhe të ndikimeve orientale në fushat e tjera…".[16]

Me kalimin e kohës, sidomos pas Luftës së II Botërore, orientalizmi merr edhe konotacione të reja, të shkencave ekonomike dhe shoqërore.



Por, duhet pranuar se orientalizmi para së gjithash nënkupton studimet islame dhe disiplinat shoqëruese, si arabistikën, iranistikën, turkologjinë, nga një anë, dhe Judaizmin e Krishterimin, në anën tjetër.[17]

### Synimet, fushat e interesimit dhe mjetet për sendërtimin e synimeve të orientalizmit nëpër histori

Orientalistët janë grup diversitiv e jo monolit. Disa prej tyre provuan të ishin objektivë, disa ishin futur në paragjykime dhe urrejtje të thellë, disa i shërbenin shtetit apo kishës së tyre. Disa ishin shkencëtarë, kurse disa pseudoshkencëtarë. Të gjithë ata që luajtën rol destruktiv, ngritën barriera dhe pengesa në mirëkuptimin kristiano-islam.



Henry Corbin

Edhe pse orientalistët paralajmëruan neutralitetin dhe objektivitetin, si dy kushte kryesore të shkencës perëndimore, për fat të keq, orientalizmi nuk është as neutral as objektiv. Orientalizmi klasik, në pjesën më të madhe, i përket kulturës kolonialiste të Perëndimit në kuptim të imperializmit, racizmit, nacizmit, fashizmit, ideologjisë së hegjemonisë dhe epërsisë evropiane. Ky gjykim pa dallim dhe pa dyshim është i rreptë dhe i dhembshëm, por është i vërtetë në planin e njoftueshmërisë historike të popullit.[18] Orientalizmi ka lindur brenda kulturës racore. Ai ka manifestuar evrocentrizimin e Evropës, të bazuar në krenarinë historike dhe në racizëm: i bardhi kundër të ziut, i dituri kundër të padituri, e logjikshmja kundër të palogjikshmes, fuqia e teoretizimit kundër letargjisë praktike, dinjiteti dhe të drejtat njerëzore ku-



ndër jodinjitetit njerëzor dhe të drejtave hyjnore të Zotit dhe mbretit, demokracia perëndimore kundër despotizmit lindor.[19] Këtë e argumenton orientalisti Brauns nga Princetoni, i cili thotë: "Brezi i tij ka zgjedhur atë metodë shkencore që siguron korrigjimin e qëndrimeve të dala nga perspektiva evropocentriste."[20]

Mirëpo, ata që kishin motive të sinqerta, që dëshiruan mirëkuptim, ndihmuan në këtë rrafsh. Henry Corbin, Annimarie Schimmel, Thomas Carlyle apo Karen Amstrong - janë vetëm disa emra, për të cilët nuk kam të dhëna nëse kanë pranuar Islamin, por të cilët kanë dhënë kontribut të madh shkencor e intelektual për njohjen e Islamit dhe të myslimanëve.[21]

1. Motivi fetar. Nuk është vështirë të konstatohet se motivet e orientalistëve perëndimorë për studimet islame janë të llojllojshme, por motivi fetar ka mbizotëruar si më herët ashtu edhe në kohën tonë. Sikurse fillimi që ishte me monakë e klerikë, kjo gjendje zotëron edhe tash. Detyrë e tyre prioritare ishte mohimi, shtrembërimi, zhvlerësimi dhe dëmtimi i Islamit në sy të bashkëbesimtarëve, po edhe të vetë myslimanëve dhe mohimi i burimit hyjnor të Kuranit dhe të vetë Islamit[22]. Kjo është bërë kështu për shumë arsye, por e para dhe kryesorja është rivaliteti i Islamit kundrejt fesë së tyre dhe frika e ngadhënjimit të Islamit ndaj tyre.[23]
2. Motivi kolonizues. Pas përfundimit të Kryqëzatave, luftërave fetare-ekonomike dhe humbjes së perëndimorëve, ata nuk humbën shpresën për kthimin e tyre triumfal në vendet islame. Iu përkushtuan studimit gjithëpërfshirës. Pas okupimit fizik të vendeve islame, orientalistët iu qasën dobësimit të vlerave islame dhe favorizimit të vlerave të tyre, që të fusnin hamendje ndër myslimanët. Për këtë qëllim, ata gjuhës letrare arabe ia kundërvunë dialektet e shumta të gjuhës arabe. Kuranit ia kundërvunë poezinë parakuranore (shi`r'ul-xhahilijjeh), popujve që kontribuan për fenë islame, u kundërvunë popujt si fenikasit, babilonasit, egjiptianët etj.[24]
3. Motivi ekonomik. Krahas motivit fetar dhe kolonizues, me rëndësi jo më të vogël ishte edhe motivi ekonomik, hapja e tregjeve të reja: blerja e mallrave myslimane me çmime të ulëta dhe shitja e mallrave të tyre me çmime të larta, moszhvillimi i prodhimtarisë së vendit dhe varësia ekonomike nga perëndimorët. Kjo u bë për arsye edhe ekonomike, por edhe politike, sepse fuqia ekonomike është faktor parësor edhe për faktorët e tjerë.[25]
4. Motivi politik. Motivi politik në shekujt e kaluar ka qenë më pak atraktiv, por në shekullin XX dhe në fillim të shek. XXI është tejet aktiv. Thuajse çdo universitet perëndimor ka pasur seksionet për islamistikë dhe çdo ambasadë apo konsullatë ka ndonjë ekspert për Islamin. Detyrë parësore e tij është që të depërtojë në mesin e dijetarëve, politikanëve e gazetarëve të vendit dhe të ndikojë tek ata. Kështu, ata kanë përçarë vendet islame dhe arabe në vija nacionale dhe sektare. Kanë ulur dinjitetin politik, kulturor dhe ekonomik të tyre.[26] Duke formuar organizata miqësore myslimano-kristiane me emra humanitar dhe kulturor (çfarë po veprohet edhe me shqiptarët tek ne), ata krijonin nxënës të dëgjueshëm në mesin e myslimanëve, që kryenin punët e tyre.
5. Motivi shkencor. Një grup më i vogël njerëzish në studimet e tyre janë përkushtuar me synime të pastra shkencore në hulumtimet e popujve, qytetërimeve, feve, kulturave dhe gjuhëve. Ata ishin më objektivë në hulumtimet e tyre. Zakonisht, të tillë ishin ata që posedonin mjetet e veta financiare dhe nuk kishin ngarkesa shpirtërore. Në mesin e tyre kemi të atillë që kanë dhënë kontribut shkencor objektiv, por kanë mbetur në pozicionet e tyre të mëhershme ideologjike, sikurse është Thomas W. Arnold[27], por edhe të atillë që kanë dhënë kontribut shkencor, po edhe e kanë pranuar Islamin si vlerë dhe sistem jetësor, sikurse janë: David Benjamin Keldani alias Abdulehad Davud (vd. 1940

në ShBA), Mauricie Bucaille, Rozhe alias Rexha Garodi, Zhak Kusto, Kristian alias Murad Hofman e shumë të tjerë.[28]

Mjetet që përdorën orientalistët gjatë historisë në sendërtimin e synimeve të tyre religjioze, politike, ekonomike, shkencore e të tjera, ishin/janë të ndryshme nga koha në kohë, por më standardet janë:

- Shkrimi i librave në fusha të ndryshme për Kuranin, Muhammedin a.s., për Sheriatin, besimin, kulturën e të tjera, duke injoruar apo duke shtrembëruar vlerat islame. Botimi i revistave, apo hapja e web-faqeve nëpërmjet të cilave ata plasojnë idetë e tyre.
- Dërgimi i individëve apo ekspeditave misionariste në Botën Islame nëpërmjet aktiviteteve humanitare, bamirëse, arsimore, sportive e të ndryshme.
- Mbajtja e seminareve dhe ligjëratave në tubimet e ndryshme shkencore, kulturore dhe politike vendore, duke zhvleftësuar institucionet dhe shkencëtarët vendorë.
- Blerja e disa shtëpive botuese dhe gazetave e revistave vendore dhe duke plasuar idetë e veta nëpërmjet tyre.[29]

## Kontributi i orientalistëve gjatë historisë

Pavarësisht nga aktivitete destruktive dhe tendencioze të shumë orientalistëve, pavarësisht nga paragjykime në të kaluarën e tash, një numër orientalistësh megjithatë kanë dhënë kontribut në rrafshin e studimeve islame: teologjike, juridike, kulturore, gjuhësore dhe historike. Sidomos janë të njohura zbulimi, përpunimi dhe publikimi i shumë dorëshkrimeve klasike, që numërohen si vepra bazë. Një nga këto projekte serioze është botimi i Historisë së Taberiut (Tarih'ut-Taberij), Tabekati i Ibn Sa'dit, El-Kamil fi't-tarih të Ibn Ethirit, pastaj projekti madhështor që zgjati për afro 50 vjet, në tetë vëllime i El-Mu'xhem'ul-mufehres li elfadh'il-hadith (Treguesi i haditheve të Muhammedit a.s. nga 9 koleksione hadithesh), Mekalat'ul-islamijjin i El-Esh'ariut nga Helmut Riter, etj. etj. Me këtë numërim nuk shteronë kontributet e tyre. Një prezantim komplet kërkon punë serioze dhe angazhim shumë të madh. Por, ekziston edhe një kontribut tjetër, shumë i vlefshëm, që është se një numër orientalistësh, duke studiuar Islamin pa paragjykime dhe pa ngarkesa ideologjike e fetare, më në fund e pranuan Islamin[30].

## Orientalizmi ndër shqiptarët

Studimet dhe hulumtimet sistematike e të organizuara orientale ndër shqiptarët nuk kanë ndonjë datë të hershme. Ato i gjejmë në fund të shekullit XX, në vitin 1973 me themelimin e degës së Orientalistikës në Universitetin e Prishtinës, drejtuar nga Prof. Dr. Hasan Kaleshi.[31] Të gjitha angazhimet e tjera janë individuale dhe në kuadër të organizimeve brenda institucioneve të tjera. Ka shumë emra që meritojnë kujdes të veçantë shkencorë. Krahas Hasan Kaleshit që u përmend, kontribut të veçantë kanë dhënë Hafiz Ali Korça, Ibrahim Dalliu, Vexhi Buharaja etj. Tashmë një kohë kontribut janë duke ofruar edhe disa punonjës shkencorë, si Feti Mehdiu, Mehdi Polisi etj. Nismat e tjera në fushë të orientalistikës, si turkologjia në Prishtinë e Shkup e të afërta në Tiranë, janë për t'u përshëndetur, por mbetet të dëshmojnë veten me punën e tyre.

Nëse vitet 1970-2005 kanë qenë të vështira politikisht dhe ekonomikisht, mendoj se vitet vijuese duhet të tregojnë se orientalistika ndër shqiptarët duhet të luajë rol konstruktiv dhe avancues drejt vlerave të gjithëpranuara.

Mirëpo, fillimet e mirëfillta të orientalizmit shqiptar duhen kërkuar më herët. Duhen kërkuar pikërisht në përpjekjet e klerikëve katolikë dhe ortodoksë shqiptarë dhe joshqiptarë në trojet tona rreth çështjeve islame. Barleti, Bogdani, Budi, Matranga, pastaj lëvizja e bejtexhinjve, Qafëzezi, Mjedja dhe rilindës të tjerë, për të vazhduar me Nolin, Gj. Fishtën, E. Koliqin, R. Qosjen[32], për të vazhduar me Aurel Plasarin, Gasper Gjinin, Lush Gjergjin e të tjerë sot, - u morën dhe merren seriozisht dhe dinakërisht me Islamin e myslimanët dhe kontribuan mjaft për një ftohje latente në marrëdhëniet islamo-krishtere ndër shqiptarët dhe në rajon.[33] Disa intelektualë hezitojnë t'i radhisin ndër orientalistët disa nga emrat e sipërm, sepse nuk i plotësojnë disa kushte formale etj. Është e vërtetë që disa prej tyre nuk merren profesionalisht me orientalizmin, mirëpo ata një pjesë të konsiderueshme të veprimtarisë së tyre ia kushtuan Orientit, respektivisht Islamit. Vepra e P. Bogdanit, njohja e tij e arabishtes dhe preokupimi me Islamin për qëllime kristo-centriste, vetvetiu janë argument. Madje, vetëm respekti i



madh që myslimanët ushqejnë gjatë shekujve ndaj Jezusit dhe Ungjillit, bëri që gjendja tek shqiptarët të mos eskalojë në dëm të pakicës së krishterë. Edhe ditët e sotme dëshmojnë se shumica myslimane, nga zemërgjerësia po edhe nga inferioriteti intelektual, shpërfill provokimet e vrazhda katoliko-censtriste dhe ortodokso-centriste në Kosovë e Shqipëri[34] dhe sillet sikur nuk ndodh asgjë që vlen kujdesin e intelektualëve objektivë.

## Disa konstatime

Nëse i bëjmë një rekapitullim tërë kësaj që u theksua, mund të përfundojmë se:

1. Shumica e orientalistëve janë klerikë të krishterë, individë drejtpërdrejt të lidhur me regjimet kolonialiste apo janë individë me prejardhje judaiste.
2. Studimet orientaliste janë shumë më intensive në vendet kolonialiste sesa në ato jokolonialiste, sikurse janë vendet skandinave.
3. Shumë orientalistë, në vendet jokolonizatore heqin dorë nga qëndrimet e Ignac Goldziherit e të ngjashëm me të, që ishin shumë të ngarkuar ne armiqësi fetare e kulturore. Edhe disa institucione shkencore të vendeve të ndryshme, sikur në Rusi, për shkak të refuzimit të termave orientalizëm, ndërrojnë emrat e vjetër me emra më të pranueshëm, si Instituti për popujt e Azisë[35].
4. Orientalizmi e ka prejardhjen kryesisht nga kisha dhe gëzon ndihmën e saj të gjithanshme.
5. Vendet kolonizatore, sidomos Franca (p.sh. Masinjon) dhe Anglia (p.sh. Margoliouth), po edhe Serbia (psh. D. Tanaskoviq e M. Jeftiq), edhe sot angazhojnë orientalistë për nevojat e ministrisë së jashtme e ushtarake për çështjet kundër myslimanëve dhe arabëve.[36]

## Përfundim

Orientalistët i kanë kushtuar kujdes të madh çështjes së burimeve islame, Kuranit e Synetit dhe diturive të tjera islame. Ata, si në të kaluarën ashtu edhe tash, Islamit i janë qasur me paragjykime të shumta, sikur janë mohimi i burimit hyjnor të Kuranit dhe mohimi i Muhammedit a.s. për pejgamber. Ky paragjykim ndaj Islamit dhe injorimi i Islamit, ka bërë që shumica e orientalistëve të viheshin/të vihen në shërbim të kolonializmit imperialist, misionarizmit botëror kristian dhe lëvizjes sioniste, dhe të shtrembëronin/të shtrembërojnë jo vetëm çështjet doktrinare, po edhe ato historike, dhe të krijojnë atmosferë të keqe e të papërballueshme për mirëkuptim dhe ndërnjohje ndërmjet feve, kulturave dhe qytetërimeve fqinje, Islamit dhe Judeo-Krishterimit.

Mirëpo, kohët e fundit, ka ecje përpara, pozitive, një lloj diferencimi. Një pjesë e orientalistikës botërore është pavarësuar nga politika dhe nga tradita evro-perëndimore, udhëhiqet nga vlerat e mirëfillta dhe mund të shërbejë si shembull se mund të dialogohet me fetë, kulturat dhe qytetërimet e tjera. Vlen të theksohen emrat, si Mauricie Bucaille, Rozhe Garodi, Murad Hofman, Annimarie Schimmel, Franc Fanon, Friçof Shuon, Rene Genon, Martin Lings etj. Ndoshta kjo ecje përpara në orientalistikën botërore do të gjejë ekuivalencë edhe në trojet shqiptare, në politikën shqiptare, në shkencën shqiptare. Verifikimi i qëndrimeve të deritashme të shkencës shqiptare është detyrë parësore për hir të një të ardhmeje të qëndrueshme.

_______________

*Literatura:*


- Ahmed Smajlovic, Felsefet'ul-istishraki we etheruha fi'l-edeb'il-arabijj'il-measir, Kairo, 1980.
- Edward W. Said, Orijentalizam, Sarajevë, 1999.
- Enes Karic, Kur'an u savremenom dobu, II, Sarajevë, 1997.
- Enes Karic, Mekalat Busnijjeh, Sarajevë, 2004.
- Enes Karic, Tumacenje Kur'ana i ideologije XX Stoljeca, Sarajevë, 2002.
- Esad Durakovic, Prolegomena za historiju knjizevnosti orijentalno-islamskoga kruga, Sarajevë, 2005.
- Feti Mehdiu, Hyrje në filologji orientale, Prishtinë, 2004.
- Mustafa Es-Sibai, Orijentalizam i orijentalisti - za i protiv, Zenica 2003.
- Nerkez Smailagic, Leksikon islama, Sarajevë, 1990.
- Nirman Moranjak Bamburac, Orijentalisticki kanon (recension i veprës së E. Said), në: http://www.openbook.ba,izraz/no0707_nirman,moranjak.htm
- Norman Cigar, Roli i orientalistëve serbë për justifikimin e gjenocidit ndaj myslimanëve në Ballkan, Shkup, 2003.
- Nur - casopis za kulturu i islamske teme, Beograd, nr. 26/2000.
- Safet Halilovic, Orijentalizam i oriejentalne studije, Novi Horizonti, casopis za naucnu, kulturnu i duhovnu afirmaciju, Sarajevë, nr. 44, apo: http://www.novihorizonti.com/test/tekst.asp?ArtikalID=1005.
- Smail Balic, Zaboravljeni islam, Wien, 2000.
- Seyyed Hossein Nasr and Oliver Leaman, History of Islamic Philosophy, part I-II, Tehran, Iran, pa vit botimi.
- Univers, revistë shkencore kulturore, Tiranë, 3/2002.
- Znakovi vremena, revistë, Sarajevë, nr. 4/1998.


_______________

*Fusnotat:*

1. Mustafa Es-Sibai, Orijentalizam i orijentalisti - za i protiv, Zenica, 2003, fq. 59.
2. Mustafa Es-Sibai, op. cit., fq. 59.
3. Ahmed Fuad El-Ehwani, Filozofia islame, Prizren, 2002, fq. 38-58.
4. Nirman Moranjak Bamburac, Orijentalisticki kanon (recension i veprës së E. Said), në: http://www.openbook.ba,izraz/no0707_nirman,moranjak.htm.
5. Shih meditimet dhe analizat interesante të njohësit të shkëlqyeshëm të rrethanave orientalo-oksidentale: Smail Balic, Zaboravljeni islam, Wien, 2000.
   Krhs.: Oliver Leaman, Orientalism and Islamic philosophy, në: Seyyed Hossein Nasr and Oliver Leaman, History of Islamic Philosophy, part II, Teheran, Iran, pa vit botimi, pp. 1143 -1148.
6. Shih: Feti Mehdiu, Hyrje në filologji orientale, Prishtinë, 2004, fq. 81-82.
7. Ahmed Smajloviq në tezën e doktoraturës, ndoshta vepra më gjithëpërfshirëse për orientalizmin, shtron mendime të shumta rreth kohës së lindjes së orientalizmit: Ahmed Smajlovic, Felsefet'ul-istishraki we etheruha fi'l-edeb'il-arabijj'il-measir, Kairo, 1980, fq. 54 e tutje.
8. Safet Halilovic, Orijentalizam i orijentalne studije, në: Mustafa Es-Sibai, op. cit., fq. 5 ose: Novi Horizonti, casopis za naucnu, kulturnu i duhovnu afirmaciju, Sarajevë, nr. 44, sipas: http://www.novihorizonti.com /test/tekst.asp?ArtikalID=1005.
9. Ismail Ibrahim Nawwab, Muslimani i Zapad u povijesti, në: Enes Karic, Tumacenje Kur'ana i ideologije XX stoljeca, Sarajevë, 2002, fq. 419-429.
10. Ismail Ibrahim Nawwab, op. cit., fq. 420.
11. A. J. Arberry, Oriental Essays: Portraits of seven Scholars, London, 1960, p. 12, në: Ismail Ibrahim Nawwab, op. cit., fq. 420, fusn. 14.
12. Ismail Ibrahim Nawwab, op. cit., fq. 420-421.
13. Hasan Hanafi, Od orijentalizma do okcidentalizma, Znakovi vremena, Sarajevë, nr. 4/1998.
14. Sipas: Esad Durakovic, Prolegomena za historiju knjizevnosti orijentalno-islamskoga kruga, Sarajevë, 2005, fq. 16.
15. Edward W. Said, Orientalizam, Sarajevë, 1999, fq. 16. Oliver Leaman, Orientalism and Islamic philosophy, në: Seyyed Hossein Nasr and Oliver Leaman, History of Islamic Philosphy, part II, Teheran, iran, pa vit botimi, fq. 1143 e tutje.
16. Nerkez Smailagic, Leksikon islama, Sarajevë, 1990, fq. 464.
17. Gjerësisht: Nerkez Smailagic, op. cit., fq. 464.
18. Sipas: Hasan Hanafi, op. cit.
19. Sipas: Hasan Hanafi, op. cit.
    Për disa nga mendimet e orientalistëve evropocentristë, si psh. Gib, Grunebaum, B. Luis etj. shih: Esad Durakovic, op. cit., fq. 23-25.
20. Sipas: Esad Durakovic, op. cit., fq. 29.
21. Ismail Ibrahim Nawwab, op. cit., fq. 424-425. Shih analizën informative të: Haris Silajdzic, Evrocentrizam i orijentalistika, në: Enes Karic, Kur'an u savremenom dobu, II, Sarajevë, 1997, fq. 587-595.
22. Shembulli i Pjetër Bogdanit është tipik atëherë dhe sot. Atëherë, sepse kështu donte ai dhe kisha e tij, kurse sot sepse kështu duan trashëgimtarët e tij brenda klerikëve, historianëve dhe letrarëve shqiptarë, sikurse Lush Gjergji e Ibrahim Rugova etj..
23. Për këtë qëllim kemi shkruar më herët dhe këtu nuk do të ndalemi: N. Ibrahimi, islami në trojet iliro-shqiptare gjatë shekujve, Shkup, 1998 dhe dy botime të mëvonshme më 1999 dhe 2000; N. Ibrahimi, Aspekte të marrëdhënieve islamo-kristiane, në mesjetë, Prishtinë, 2004.
24. Mustafa Es-Sibai, op. cit., fq. 65-66.
    Historia e botës është përshkruar sikur perëndimi është qendër e universumit dhe qëllimi i historisë. Historia e popujve të lashtë është reduktuar në masën më të vogël. Historia tremijëvjeçare e Lindjes është rrëfyer Brenda një kaptine, kurse historia 500 vjeçare e perëndimit shtrihet në shumë kaptina. Sipas: Hasan Hanefi, op. cit.
25. Mustafa Es-Sibai, op. cit., fq. 66.
26. Mustafa Es-Sibai, op. cit., fq. 67.
27. Ser Thomas W. Arnold, Historia e përhapjes së islamit, Prishtinë, 2004.
28. Mustafa Es-Sibai, op. cit., fq. 68.
    Për aspektet fetare, shkencore, historike, ideore, kulturore, humane dhe politike shih: Ahmed Smajlovic, op. cit., fq. 229-242.
29. Mustafa Es-Sibai, op. cit., fq. 79-82 dhe N. Smailagic, op. cit., fq. 464-465.
30. Disa prej tyre janë: Rene Genon,Vinsent Monteil, Friçof Shoun, Martin Lings, Thomas Irwing, Rozhe Garodi, Titus Burkhardt etj. Mustafa Es-Sibai, op. cit., fq. 23-24.
    Për për kontributin e orientalistëve evropianë, shih: Ahmed Smajlovic, op. cit., fq. 314 e tutje.
31. Shih: Feti Mehdiu, op. cit., fq. 81.
32. Enis Sulstarova, Orientalizmi bashkëkohor shqiptar, Univers - revistë shkencore kulturore, 3/2002, Tiranë, fq. 265 e tutje.
33. Për t'u mos zgjeruar ju rekomandojmë leximin: Norman Cigar, Roli i orientalistëve serbë për justifikimin e gjenocidit ndaj myslimanëve në Ballkan, Shkup, 2003 (versioni shqip-anglisht). Po ashtu: Enes Karic, Mekalat Busnijjeh, Sarajevë, 2004, sidomos pjesët për Kosovën.
34. Për orientalizmin në Shqipëri e më gjerë, shih: Enis Sulstarova, Orientalizmi i krist malokit, në: http://www.alb-net.com/pipermail/alb-shkenca ... .
35. F. Gabrieli, Apologija orijentalistike, Odjek, revistë në BH, Sarajevë, nr. 2/1987, fq. 9.
36. Safet Halilovic, Orijentalizam i orijentalne studije, op. cit., fq. 35-36.

# Katolik, protestant, çifut, mysliman
# 4 të vërtetat e Zotit

## Olivier Mishel

**Katër funksionarët më të lartë të religjionit të Francës kanë pranuar t'u përgjigjen së bashku pyetjeve tona. Biseda e tyre, herëherë e ndjekur më me vëmendje se e shefit të ndonjë shteti, për fat të keq, sot shpesh është e kthyer skajshmërisht në politikë**



**Në se është tolerant religjioni juaj?**

*Imzot Zhan Pjerr Rikar* - Fakti për të pranuar pa dallim çdo njeri si fëmijë të Zotit. E tëra kjo për t'i njohur çdo individi një dinjitet të barabartë njerëzor. Dallimet racore janë pak të rëndësishme, ngjyra e lëkurës, gjinia, bindjet fetare, po ashtu edhe falja e mëkateve. Kisha katolike u propozon të gjithëve Ungjillin si rrugë të jetës dhe lumturisë.

***Kleriku Zhan Arnold dë Klermo*** **-** Unë nuk e dua fjalën tolerancë. Unë e toleroj atë që nuk mund ta kundërshtoj ose ta hedh poshtë. Unë e preferoj fjalën respekt. Respekti është i bazuar në Bibël nga bindja se çdo qenie njerëzore është një krijesë e Zotit sikurse unë; unë mund të përpëlitem e të luftoj, të konfrontohem me të, mirëpo respektoj personalitetin e tij dhe bindjet e tija.

***Rabini i madh Zhozef Sitryk*** – Fillimisht, fakti se besimi i çifutëve nuk e dëshiron monopolin dhe nuk e vë në dyshim ekzistimin e religjioneve të tjera. Ai nuk inkurajon prozelitizmin (kthimin në një fe tjetër), ai e lë çdo njeri të lirë që të veprojë, të mendojë ashtu siç dëshiron vetë. Ai gjithnjë ka pranuar domosdoshmërinë për të kuptuar sa më mirë Z…, për t'u interesuar për shkencat, dhe kurrë nuk i ka shkishëruar të diturit, as edhe dikë gjetiu.

***Rektori i Xhamisë së Parisit Dalil Bubaker*** - Doktrina e Islamit dhe tradita e Profetit (Syneti) vendosin tolerancën fetare në një nivel të pakrahasueshëm në historinë e religjioneve. Krishterimi dhe besimi i çifutëve bëjnë pjesën përbërëse të mendimit religjioz mysliman. Andaluzia, përderisa ishte myslimane, ishte shembull i përkryer i një epoke gjatë së cilës bashkëjetuan paqësisht të tri religjionet e Librit.

**Në se është modern religjioni juaj ?**

***Imzot Zhan Pjerr Rikar*** – Sepse ai bart më vete përgjigjet e pyetjeve të kohës sonë. Nga rëndësia e madhe që pajton me çdo person, ai i bashkohet njeriut bashkëkohor, që të jepet sa më shumë ndaj lirisë dhe autonomisë. Mirëpo, në të njëjtën kohë, ai na kujton se njeriu është një qenie shoqërore, një qenie e marrëdhënieve, dhe që ekziston një e mirë e përbashkët, e cila i tejkalon interesat e veçanta. T'i referohesh besimit në shoqërinë e sotme, është si një propozim për t'iu kthyer një rruge origjinale, për ta bashkuar ndriçimin personal në ndërtimin e një shoqërie gjithmonë më të drejtë dhe më solidare.

***Kleriku Zhan Arnold dë Klermo*** – Protestantizmi bën një dallim (ndarje) në mes besimit dhe religjionit; besimi është relacion personal me Zotin; religjioni është produkt i takimit në mes besimit, besimtarëve dhe kulturës në të cilën ata jetojnë; besimi gjithnjë duhet të mbetet kritik kundrejt religjionit; ai është në dialog të vazhdueshëm me kulturën; ai nuk mund të kënaqet me përvojat e së kaluarës, ai gjithnjë futet në modernitet. Protestantizmi ka vënë gjithnjë përgjegjësinë dhe lirinë individuale para asaj kolektive. Kjo do të thotë se protestantizmi ka qenë gjithnjë në krye të pasqyrimeve etike.

***Rabini i madh Zhozef Sitryk*** – Ai është modern, sepse është bartës i një dinamike jetësore që i përqafon të gjitha fushat e ekzistencës dhe që lejon, tërthorazi nga "ligji i folur", përshtatjen ndaj realiteteve të reja në respektimin e parimeve stërgjyshore.

***Rektori i Xhamisë së Parisit Dalil Bubaker*** – Ai është modern, sepse koncepti mbi Zotin Një është ngritur në një kuptim të përkryer, që tregon paaftësinë e njeriut për të personifikuar Zotin.

**Aka prirje për t'i zëvendësuar ligji fetar ligjet republikane ?**

***Imzot Zhan Pjerr Rikar*** – Jo, aspak. Mbi terrenin që duket aq i thjeshtë, komuniteti politik dhe Kisha janë të pavarura, si njëri ashtu edhe tjetra janë autonome. Mirëpo kjo pavarësi dhe kjo autonomi nuk bëhen pengesë e një bashkëpunimi të shëndoshë për të mirën e të gjithëve.

***Kleriku Zhan Arnold dë Klermo*** – Republika laike ofron hapësirë që besimtarët dhe pabesimtarët të kenë mundësinë për të jetuar bashkë. Të vetmet janë ligjet republikane që mund ta rregullojnë këtë hapësirë publike. Ligjet fetare mund ta rregullojnë vetëm hapësirën private, derisa ato nuk e prishin rendin dhe qetësinë publike.

***Rabini i madh Zhozef Sitryk*** – Jo, më mirë e kundërta!Veç të tjerash, që nga mërgimet e para të shek. VII p.e.s., profeti Zheremi të internuarit e parë çifutë i porosiste që të luteshin për Shtetin në të cilin jetonin dhe që të kontribuonin në prosperitetin e tij.

***Rektori i Xhamisë së Parisit Dalil Bubaker*** – Jo, ligjet republikane duhet ta rregullojnë jetën e vulgarizuar, përderisa ligjet fetare janë të caktuara për të drejtuar rrugën shpirtërore të njeriut. Koncepti im mbi laicitetin është i fortë për aq sa që do t'u dëshiroja të gjitha shteteve myslimane që ta respektojnë këtë ndarje.

**Kur kujtohen konfliktet e qytetërimeve, nuk do të thotë kjo se bëhet fjalë për luftëra fetare ?**

***Imzot Zhan Pjerr Rikar*** - Do të dëshiroja të them të kundërtën. Ajo që quhet luftë fetare, shpeshherë fsheh konflikte politike, sociale dhe kulturore që shfrytëzojnë religjionin për t'i përgjithësuar disa shkaqe. Përgjegjësit e religjionit sot duhet të jenë të vëmendshëm, që të mos e lëshojnë religjionin të bëhet ashtu i instrumentalizuar.

***Kleriku Zhan Arnold dë Klermo*** - Nuk ka konflikte qytetërimesh! Ka konflikte të pushtetit ose interesave, konflikte themelore sociale ose ekonomike… të instrumentalizuara shpeshherë nga dimensione religjioze, pavarësisht nga vullneti i mirë për të mos e pranuar këtë përgjegjësit e religjionit.

***Rabini i madh Zhozef Sitryk*** –Është e vërtetë se shumë konflikte ngrenë sërish manifestime moderne të luftërave fetare.

***Rektori i Xhamisë së Parisit Dalil Bubaker*** – Në të vërtetë sot në botë mund të numërohen tetëdhjetë konflikte, të cilat si shkak kanë mosmarrëveshjet religjioze. Mendoj se këto konflikte janë pasojë e një religjioni që kthehet (shikon) në të kaluarën e religjioneve. Sot, religjionet duhet të nxitin për një jetë të përbashkët dhe një bashkëjetesë paqësore.

**Dogmat, a mund të ndryshojnë ato?**

***Imzot Zhan Pjerr Rikar*** – Po, mirëpo në kuptim të thellimit. Nëpërmjet dogmave, Kisha katolike ua saktëson besnikëve (ithtarëve) të saj të vërtetat e besimit që përmban Revelata. Mirëpo në Krishterim këto të vërteta kanë për qëllim të drejtojnë të vërtetën. Këto nuk mbyllen në një formulë, mirëpo ato shprehin dikë, vetë Zotin. Në këtë drejtim, asnjëri nuk posedon të vërtetën, ajo është objekt i një kërkimi të vazhdueshëm. Reflektimi i krishterë konsiston pra në këtë thellim të njohurive mbi të vërtetën e ngritur nga Zoti.

***Kleriku Zhan Arnold dë Klermo*** – Po. Dogmat, kur dëgjojmë andej pohimet e besimit në relacion me kulturën, janë nga definicionet - referenca për të evoluar. Po qe se flitet për brendinë e besimit, gjithmonë duhet rifilluar, riformuluar në dritën e shkrimeve dhe në funksion të kulturës e në kontekstin historik të epokës. Në Protestantizëm, nuk ka dogma të paprekshme.

***Rabini i madh Zhozef Sitryk*** – Nocioni i dogmës meriton të jetë i saktësuar. Në të vërtetë, deri në atë masë që ato përcaktojnë absoluten, që është Z…, ai niset nga vetja deri tek ato që janë të shenjta (të paprekshme).

Në anën tjetër, morali dhe etika nuk mund të jenë të kapshme sikurse zhvillimet e tjera, mbase ato u bëjnë ballë referimeve të të gjitha qytetërimeve.

***Rektori i Xhamisë së Parisit Dalil Bubaker*** – Dogmat duhet të ndryshojnë shumë më pak se njeriu, i cili i lexon ato. Ai duhet t'i lexojë ato me interpretimin e fjalive me epokën që ai jeton. Nuk mund të aplikohet dogma si në kohën kur është nxjerrë ajo.

**A ekziston një shpresë e përshëndetjes jashtë religjionit ?**

***Imzot Zhan Pjerr Rikar*** –Nuk është religjioni ai që shpëton, por vetem Zoti! Religjioni katolik u propozon njerëzve që të kenë në vetëdije praninë e Zotit në jetën e tyre, që të bëhen të dëgjueshëm ndaj Zotit dhe që të zbulojnë po ashtu



përshëndetjen që u është ofruar. Mirëpo Zoti është më i Madh se mënyrat e përshëndetjes që ai ka vënë në shërbim për ne në histori, dhe dëshira e Tij për të përshëndetur u drejtohet në mënyrë të mistershme të gjithë njerëzve.

***Kleriku Zhan Arnold dë Klermo*** – Po qe se unë shkruhem në besimin katolik, përshëndetja ime është e lidhur me vetë Krishtin. E kjo do të thotë se nuk ka përshëndetje jashtë besimit katolik? Unë mund të them me plot bindje se Zoti ka pasur mundësi për të shfrytëzuar edhe rrugë të tjera për t'iu afruar njerëzve. Prej këndej respekti im për afërsi me të tjera religjioze. Mirëpo, e vetmja gjë për se jam i sigurt unë, është relacioni personal ndaj Krishtit, që më është dhënë nga besimi.

***Rabini i madh Zhozef Sitryk*** – Për ne, religjioni nuk përcaktohet thjesht si një besim ose si një praktikë. Ka të bëjë më pak me realizimin e disa gjesteve rituale sesa me një koncept global të jetës. Pra, ajo u lejohet të gjithë njerëzve, çfarëdo qofshin angazhimet e tyre, që të arrijnë në një tërësi, dhe ngjashëm me këtë, në atë që ju e quani përshëndetje.

***Rektori i Xhamisë së Parisit Dalil Bubaker*** – Përshëndetja është një koncept i krishterë. Në Islam, mëkat fillestar (nga prejardhja) nuk ekziston. Përshëndetja është e lidhur për meritën e jo për nder të shëlbuesit. Po qe se ke bërë mirë sa një thërrime, apo edhe keq po aq, ajo do të të llogaritet (shkruhet). Myslimani është i shpëtuar nga mëshira hyjnore, ose nga pendimi.

**A mund të jetojë një religjion vetëm me librat e veta të shenjtë ?**

***Imzot Zhan Pjerr Rikar*** – Është e kundërta nga ajo që dëgjojmë. Shpeshherë dëgjojmë, Krishterimi nuk është një religjion i Librit. Ai është religjion i mishërimit: Zoti ka marrë mish dhe është bërë njeriu. Kjo është sipas njerëzve të cilët e shpjegojnë besimin e tyre në veprim, të cilët e duan të ardhmen e tyre si Jezusi që na ka dashur ne, që religjioni të mbetet gjallë. Mirëpo meditimi i Shkrimeve të shenjta është i domosdoshëm për të mbajtur gjallë besimin dhe për të vazhduar shembullin e Krishtit.

***Kleriku Zhan Arnold dë Klermo*** – Një religjion është në dialog të vazhdueshëm me kulturën e kohës së vet; ai bazohet mbi tekstet e veta të shenjta, por në dialog me filozofinë, me shkencën, me artet e kohës së vet. Mirëpo ai jeton gjithashtu edhe me besimtarë të tjerë në kuadër të një komuniteti përgjatë shërbimeve ose gjatë kohës së reflektimit ndarjes.

***Rabini i madh Zhozef Sitryk*** – Baza e besimit tonë është se Z…nuk është ndërruar në formulimin e Teuratit, i cili në thelb është herë-herë grumbullues dhe lëndë, mbajtës i përgjithshëm dhe përmbajtje e pafund. Siç thotë Talmudi: "*gjithçka aty është përmbajtje."* Nuk ka post scriptum.

***Rektori i Xhamisë së Parisit Dalil Bubaker*** – Religjioni ka mesazhin e tij të qartë, mirëpo njeriu fetar duhet të hapet në një përvojë religjioze dhe në të vërtetat shpirtërore që janë më shumë se një jetë religjioze.

**A ke të drejtë të ndërrosh religjionin pa rrezikuar burgun ose vdekjen?**

***Imzot Zhan Pjerr Rikar*** – Po. Sigurisht.

***Kleriku Zhan Arnold dë Klermo*** – Kjo është një e drejtë fondamentale e afirmuar nga Deklarata universale për të drejtat e njeriut, e rimarrë nga të gjitha llojet e Kushtetutave ose Deklaratave. Fatkeqësisht, kjo e drejtë shpeshherë është nëpërkëmbur. Sidoqoftë, nuk ka liri të besimit pa liri të konvertimit.

***Rabini i madh Zhozef Sitryk*** – Po. Besimi i çifutëve u lë të gjithëve një përgjegjësi më vete për të zgjedhur dhe për të marrë përsipër zgjedhjen.

***Rektori i Xhamisë së Parisit Dalil Bubaker*** – Në Sheriat ka disa nene që dënojnë me vdekje atë që mohon fenë. Mirëpo në një lexim modern të Islamit, myslimanët duhet t'i kenë parasysh të drejtat e njeriut, të gruas dhe të fëmijës. Zoti na e ka bërë të mundshme të zhvillohemi, njeriu duhet të vendosë për jetën e vet lirshëm.

**A i pranoni martesat e përziera pa konvertimin e duhur të së martuarës që vjen nga një religjion tjetër ?**

***Imzot Zhan Pjerr Rikar*** – Po, me kusht që pala jo e krishterë të respektojë mënyrën e veprimit të besimit të partnerit apo partneres së vet.

***Kleriku Zhan Arnold dë Klermo*** – Sot, po. Fatmirësisht!

***Rabini i madh Zhozef Sitryk*** - Jo, për ne martesa duhet të jetë bashkim në mes të një mashkulli dhe një femre që ndajnë idealin e jetës, të kristalizuar përreth dy poleve që janë besimi dhe praktika religjioze.

***Rektori i Xhamisë së Parisit Dalil Bubaker*** – Kjo paraqet një problem për martesën e myslimanëve në Perëndim, duke e parë si rrezik. Unë nuk kam një çelës juridik për t'u gjetur një zgjidhje problemeve. Për mua, llogaritet vetëm qëllimi religjioz për të bërë mirë, dhe, një ditë, ndoshta, toleranca qenësore e Islamit do ta tejkalojë atë.

**Proselitizmi është një detyrë, një virtyt, një obligim ?**

***Imzot Zhan Pjerr Rikar*** – Asnjëra nga të tria. Proselitizmi sot ka një kuptim përçmues dhe kujton rekrutimin e pasuesve të rinj që janë pak të respektuar nga liria e të tjerëve. Për Kishën katolike, ka të bëjë me propozimin e besimit që ta pranojnë lirshëm të gjithë. Ky respektim i lirisë ne nuk na bën që të heshtim aq shumë. Ky propozim i besimit për të gjithë bazohet drejtpërdrejt mbi një urdhër ungjillor: "*Nisuni dhe nga të gjitha kombet bëni përkrahës. "*

***Kleriku Zhan Arnold dë Klermo*** – Të shpërndash besimin tënd, mbase është një dhuratë prej Zotit, si jo edhe një obligim, ashtu sikurse kur ndajmë një dhuratë me të afërmit, apo një gëzim të madh. A duhet, megjithatë, të bëjmë proseletizëm? Po qe se unë e respektoj dhe e dëgjoj atë me të cilin shfaq besimin tim, dhe po qe se jam i gatshëm për të pranuar diçka nga ai, unë konsideroj se me këtë rast nuk kemi të bëjmë me proselitizëm.

***Rabini i madh Zhozef Sitryk*** - Aspak. Proselitizmi nuk e bën pjesën përbërëse të objektivave të Teuratit, që kuptohet, deri në *"fundin e kohëve",* kur do të mund të ekzistonin në njërën anë çifutët dhe në anën tjetër joçifutët.

***Rektori i Xhamisë së Parisit Dalil Bubaker*** – Proselitizmi nuk ka vlerë përveçse ndonjë shembulli. I vetmi pëlqim duhet të vijë vetëm me anë të vlerës së shembullit.

**Librat e shenjt, nuk janë të tejkaluar vallë nga shkenca?**

***Imzot Zhan Pjerr Rikar*** – Jo, objekti i tyre nuk është i njëjtë. Shkenca neve na e shpjegon se si bota sillet, si funksionon. Ajo nuk përgjigjet për psenë e ekzistencës. Ajo nuk thotë gjëra të mëdha për kuptimin e jetës, për dashurinë hyjnore ose njerëzore. Bibla paraqet pamjen e një Zoti që është dashuri, që e ka krijuar njeriun me pamjen e vet dhe që ia ka dërguar Birit të tij për t'i dhënë pamje kësaj dashurie.

***Kleriku Zhan Arnold dë Klermo*** – Librat e shenjtë nuk kanë synime shkencore, ata dëshmojnë përvojën e besimit, takimit të besimtarëve me Zotin. Ato janë shpallje hyjnore në raport midis Zotit dhe njerëzimit. Feja kërkon që njeriu, i tëri t'i drejtohet Zotit, si me inteligjencën po ashtu edhe me zemrën e tij. Nuk ka papajtueshmëri në mes inteligjencës dhe besimit, përveçse kur njëra dëshiron ta mohojë tjetrën.




***Rabini i madh Zhozef Sitryk*** – Objekti i shkencës nuk është i së njëjtës natyrë si ai i librit të shpallur, Teuratit, prandaj, për këtë, nuk mund të avancohet ideja e një konkurrence të mundshme në mes tyre. Që të dyja, në brendi të sferave të tyre, trajtojnë fusha të ndryshme të jetës. Njëri mëson besimin, tjetri dijen. Medoemos që të dyja janë të pajtueshme.

***Rektori i Xhamisë së Parisit Dalil Bubaker*** – Librat e shenjtë nuk janë sikurse librat e tjerë. Këta janë përmbledhje të shprehjeve simbolike, ndaj duhet kuptuar mirë domethënia e simbolit. Kjo është një humbje e një kohe shterpë duke dashur për të krahasuar librat e shenjtë me librat e shkencës. Averroes e kishte zgjidhur problemin duke thënë se ekzistojnë dy të vërteta dhe që të dyja ishin të mira.

**Eutanazia, a është e dënueshme?**

***Imzot Zhan Pjerr Renar –*** Po, për një arsye të vetme. Jeta, duke qenë një dhuratë nga Zoti, do të duhej respektuar deri në vdekjen natyrore. Mirëpo ndërhyrja e egër terapeutike po ashtu është e ndaluar, sepse ajo shpreh refuzimin e njeriut që ta pranojë mënyrën e vdekjes. Kisha katolike është në favor të lehtësimit të dhembjeve, (veprimeve) që herë-herë paraqesin një lehtësim maksimal të dhembjeve, dhe një shoqërim tejet human për persona të ndryshëm në fund të jetës

***Kleriku zhan Arnold dë Klermo*** – Vrasja do të mbetet gjithmonë një e keqe, por duhet vënë në peshojë me veprime edhe më të rënda si një lehtësim i pashmangshëm apo një kërcënim ekstrem. Protestantizmi inkurajon trajtimin e të sëmurit nga mjekësia, ndërkaq në aspektin shpirtëror - familjen.

***Rabini i madh Zhozef Sitryk*** - Eutanazia është një praktikë e dënueshme, sepse i jep njeriut mundësinë që ta marrë dhe ta ketë jetën e tjetrit.

***Rektori i Xhamisë së Parisit Dalil Bubaker*** - Eutanazia është e refuzuar nga doktrina islame. Mirëpo ka përpjekja spekulative që sot e tutje duhet të jetë e zgjidhur njësoj sikurse edhe për martesat e përziera dhe për apostazinë (lënie e një besimi për një tjetër).

**A mund të jesh besimtar edhe në favor të dënimit me vdekje?**

***Imzot Zhan Pjerr Renar*** – Gjithmonë në të njëjtën renditje të ideve: jo. Jeta dhe vdekja nuk i takojnë askujt përveçse Zotit, dhe ne kurrë nuk mund t'i dëshpërojmë të tjerët, as edhe kriminelët më të mëdhenj.

***Kleriku Zhan Arnold dë Klermo*** - Unë nuk e besoj atë. Të gjithë personat, qoftë edhe ata që janë fajtorë para drejtësisë njerëzore, nuk mund të thjeshtohet para aktit të tij, qoftë ai edhe shumë i tmerrshëm. Dënimi me vdekje mohon të gjitha shpresat.

***Rabini i madh Zhozef Sitryk*** – Dënimi me vdekje nuk mund të merret parasysh vetëm në raste ekstreme (p.sh. vetëm për atë që vë në rrezik jetën e të tjerëve)

***Rektori i Xhamisë së Parisit Dalil Bubaker*** – Dënimi me vdekje i njerëzve, sipas pikëpamjeve tona, është më i lehtë se ndëshkimi hyjnor, mirëpo çdo qenie njerëzore ka një të drejtë të shenjtë në jetë.

**Pavarësisht nga dallimet e tyre, burri dhe gruaja duhet të jenë të trajtuar në mënyrë të barabartë?**

***Imzot Zhan Pjerr Renar*** - Po, sepse të gjithë janë bijtë e Zotit.

***Kleriku Zhan Arnold dë Klermo-*** Pa kurrfarë mëdyshjeje.

***Rabini i madh Zhozef Sitryk*** **-** Absolutisht, burri dhe gruaja janë qenie të barabarta dhe, për këtë arsye, ata duhet të trajtohen në mënyrë të barabartë.

***Rektori i Xhamisë së Parisit Dalil Bubaker*** - Burri dhe gruaja në mënyrë të prerë janë të barabartë dhe më i dobëti prej të dyve meriton mbështetje më të madhe.

**A mund të jetë një grua drejtuese në fe?**

***Imzot Zhan Pjerr Renar*** - Në Kishën katolike vetëm prifti mund ta mbajë meshën. Laikët , burrat ose gratë, mund t'i kryesojnë disa kremtime, si p.sh. mbledhjet e lutjeve dhe të varrimit.

***Kleriku Zhan Arnold dë Klermo*** – Në historinë e Protestantizmit, gjatë pe-

riudhës së persekutimeve, “Shkretëtira”, gratë predikonin në asambletë ilegale. Pastaj, në shek. XIX, Armata e lutjes bëri një skandal duke i lënë gratë që të predikonin në rrugë dhe ta përfaqësonin besimin. Sa i përket hyrjes në këshillin e klerit, duhej pritur viti 1930 për Kishën e reformuar Alzas-Mozel, pastaj 1966 për Kishën e reformuar të Francës, dy kishat me traditë kalviniste (doktrinë religj. E Kalvinit). Kishat luteriane janë bashkuar pas vitit 1968, shumë kohë më parë edhe Kishat evangjeliste (ungjillore).

***Rabini i madh Zhozef Sitryk*** – Gruaja, duke qenë e përjashtuar për të marrë pjesë në shërbimet religjioze në publik, për të njëjtën gjë ajo është e përjashtuar që të kryesojë një fe. I vetmi obligim është që të krijojë funksionim. Kjo mënyrë e të vepruarit është e shkruar në përmasat e përparësive të gruas çifute.

***Rektori i Xhamisë së Parisit Dalil Bubaker*** **-** Kam dëgjuar për fetare të shquara nëpër shumë religjione. Mendoj se religjionet sot e tutje duhet të mbajnë llogari për zhvillimin e raporteve në mes burrit dhe gruas. Sikurse të gjitha fetë, Islami nuk do të mund t’i shmangej këtij zhvillimi në një mënyrë të prerë (dogmatike) të mundshme.

**Një grua, a mund të vendosë për trupin e saj?**

***Imzot Zhan Pjerr Renar*** - Jo, jo më shumë se një burrë. Nga feja katolike rrjedhin konsiderata etike. Të njëjtat (veprime) aplikohen gjithashtu edhe për trupat që me veshjet e tyre kanë një rëndësi të madhe në përvojën katolike. Për një besimtar, që të ndihesh përgjegjës për trupin tënd, do të thotë të sillesh sipas zakonit të fesë sate. Dhe kjo të pengon të bësh gjithçka.

***Kleriku Zhan Arnold dë Klermo*** – Trupi i saj, vetëm asaj i takon, vetë asaj, sikurse edhe për të gjitha krijesat njerëzore. Mirëpo e tëra ajo nuk është veçse një trup; gjithashtu është një shpirt, një inteligjencë, një qenie me relacione afektive. Kjo është tërë qenia e vet që duhet rregulluar për ta bërë një tërësi...

***Rabini i madh Zhozef Sitryk*** – Pikërisht si një burrë.

***Rektori i Xhamisë së Parisit Dalil Bubaker*** – Po, nga rrethanat që e bëjnë përgjegjëse, nga edukata që e informon ashtu si duhet, për të jetuar me dinjitet në shoqëri.

**Aborti, a është i pranueshëm? Në qoftë se po, në çfarë rastesh?**

***Imzot Zhan Pjerr Renar*** – Siç kam thënë deri më tani, më lart, jeta është një dhuratë e Zotit, ajo duhet të jetë e respektuar nga kuptimi deri në vdekjen e natyrshme. Pra, aborti moralisht nuk është i pranueshëm. Mirëpo, nuk mund të akuzohen me këtë rast ato që kanë nevojë për të shpëtuar jetën e vet. Është e domosdoshme për t’u kujdesur ndaj tyre dhe për t’i dëgjuar vuajtjet e tyre. Është tejet e rëndësishme që t’i përkrahim ato që kanë vendosur të mos abortojnë dhe ta ruajnë fëmijën e vet.

***Kleriku Zhan Arnold dë Klermo*** – Nuk mund të jetë i deklaruar “ i papranueshëm”, sepse, përveç ndërprerjes së shtatzënive për arsye mjekësore, IVG mund të jetë e keqja më e vogël para një lindjeje të paralajmëruar se do të rëndonte mbi fëmijën, ose nënën, nga një situatë për t’u përballur me një jetë të rëndë. Ajo që është e papranueshme, është se IVG po kuptohet si një mënyrë kundër shtatzënisë.

***Rabini i madh Zhozef Sitryk*** - Në parim, jo ! Gjithnjë, deri në atë masë kur shtatzania zhvillohet në fazën e parë që nuk i kalon katërdhjetë ditët e para, dhe në qoftë se vërehen shenja që vënë në rrezik jetën e nënës, atëherë parashtrohet si zgjidhje eventuale shpëtimi i jetës. Po ashtu, e njëjta gjë do të mund të ishte në raste të ndjeshme. Në të gjitha rastet, besimi i çifutëve këshillon për trajtimin e këtyre çështjeve me një konsultim individual dhe të përshtatshëm, ngase rastet janë të ndryshme nga njëri-tjetri.

***Rektori i Xhamisë së Parisit Dalil Bubaker*** – Aborti si doktrinë, është i pranueshëm, atëherë kur jeta e nënës është në rrezik dhe kur fetusi vuan nga dhembje të rënda. Islami e pranon intervenimin mjekësor ndaj shtatzënave.

**A e pranoni ju parimin e marrëdhënieve seksuale pa lindje dhe kënaqësinë e mashkullit e femrës gjatë marrëdhënieve seksuale ?**

***Imzot Zhan Pjerr Renar*** - Kënaqësia është një dimension i rëndësishëm i marrëshënieve seksuale, mirëpo e tëra kjo nuk thjeshtohet vetëm me këtë hulumtim. Kjo është hapje ndaj jetës, lindja u jep marrëdhënieve seksuale madhështinë e vet.

***Kleriku Zhan Arnold dë Klermo*** – Ky është një gabim kur i jepet si përfundim i vetëm marrëdhënieve seksuale funksioni riprodhues. Ajo është, veç të tjerash, gjëja që e dallon njeriun nga kafsha! Livretat e përgatitjes së martesës protestante e shprehin qartë këtë kuptim të lulëzimit dhe kënaqësisë së ndarë.

***Rabini i madh Zhozef Sitryk*** – Po, përbën të njëjtën pjesë të lulëzimit natyror të çiftit .

***Rektori i Xhamisë së Parisit Dalil Bubaker*** - Një çift bashkëshortor, marrëdhënia seksuale mban dhe ruan ekuilibrin, harmoninë dhe lulëzimin. Mirëpo, në Islam, nuk i takon religjionit të përzihet në jetën private të çiftit.

**Homoseksualët, a kanë të drejtë të martohen dhe të adoptojnë fëmijë ?**

***Imzot Zhan Pjerr Renar*** – Jo, por kjo nuk është një çështje e të drejtave individuale. Martesa nuk është një kontratë me anë të së cilës shoqëria do të njihte ndjenjat e dashurisë në mes dy personave. Ky është një institucion që ndërton familjen, dhe ky këtu formon, sipas radhës, qelizën kryesore të shoqërisë. Marrëdhëniet homoseksuale nuk shprehin bazën për një familje, ato nuk mund të përfshihen të shkruara me rastin e martesave juridike. Dallimet seksuale në nivel prindërish, janë një pasuri. Do të ishte e padrejtë që të privoheshin fëmijët. Duke besuar se ata mund të jenë të dalë nga relacione homoseksuale të ngritura nga mashtrimet sociale. Me gjithë respektin për fëmijët, këta duhet të rriten, me shëndet dhe dashuri të qëndrueshme në mes burrit e gruas, përderisa ata kanë lindur.

***Kleriku Zhan Arnold dë Klermo*** – Dy pyetje në një. Ata (ato) kanë të drejtë të bëhen bashkë. Kjo e drejtë ka për dallim kryesor martesën, duke mos pasur për objekt krijimin e familjes, qelizën kryesore për të ardhmen e një shoqërie. Zgjidhja në mes të njërës formë dhe tjetrës është legjitime, përzierja do të ishte e rrezikshme. Adoptimi për një të pamartuar është i mundshëm. Për t’u zgjeruar rreth çifteve homoseksuale, më duket se bëj një përjashtim, një të drejtë. E drejta do të thotë ajo që është e dëshirueshme: më shumë se e drejta e fëmijës, e drejta e fëmijës për të pasur dashurinë e një babai dhe një nëne.

***Rabini i madh Zhozef Sitryk*** **–** Jo. Homoseksualizmi është konsideruar nga Teurati si një mbrapshti (çoroditje). Kjo do të ishte kundër gjithë qenieve njerëzore, do t’u ndihmojmë homoseksualëve.

***Rektori i Xhamisë së Parisit Dalil Bubaker*** - Islami nuk e pranon martesën e homoseksualëve, as adoptimin e fëmijëve nga homoseksualët.

*Nga frëngjishtja,*
***Mitat FEJZA***
*(nga revista LE FIGARO – gusht 2006)*

# Katarza kadareane për Islamin(?!?)

**Anëshkrim në "Polemika s'ka sjellë të mira - jemi fajtorë edhe unë edhe Qosja", Koha Ditore, 12 nëntor 2006, fq. 6-7.**

**Prof. Dr. Muhamet Pirraku**



Të gjithë jemi dëshmitarë të shkelmimeve të sivjetme Kadare - Qosja. Fjala fluturon kurse shkrimi mbetet, ndaj asnjë "*tybe istikfa*", asnjë *katarzë* nuk e pastron ndotjen, nuk i shlyen dëmet, pasojat. Shumëkush ka kërkuar prej meje që të shprehja mendimin time, më me kompetencë për çështjet shkencore të Islamit ndër shqiptarët. Mirëpo, ndodhi përgjigjja ters e Qosjes në rundin e dytë të sharjeve kadareane, dhe heshta. Nuk them se Qosja sharroi. Jo, atij Kadare i krijoi rrethana për një *katarzë* dhe për një "*tybe istikfa*" - vulë publike (të cilën ia ka borxh kombit akëcili personalitet i ngritur në shoqërinë komuniste), dhe Qosja e bëri, burrërisht. Kjo ishte ecje më tutje e Qosjes në rrugë të rrahur nga të tjerët, në rrethana kur fasulja hahej nga një kokërr. Edhe Kadare, me këtë intervistë, sikur ka bërë nijetin për një "*tybe istikfa*", për *katarzë* të domosdoshme (nëse nuk dëshiron të shkelmohet përjetësisht nga pasardhësit e pjesës kurrizore të kombit shqiptar historik). Them "*ka bërë nijetin*", dhe jo *katarzën* e plotë së bashku me "*tybe istikfanë*" për faktin se uni i personalitetit komunist i hasretit, i ngulur thellë në qenien kadareane, e mban të lidhur me fjalën e tij të thënë, të konsideruar prej tij si argument, dhe jo me realitetin historik. Kjo shihet qartë në këtë pjesë të intervistës: *"Polemika s'ka sjellë të mira - jemi fajtorë edhe unë edhe Qosja".*

Nuk dëshiroj të ndalem, një për një, në blasfemitë e Kadaresë në shtyp nga fillet e viteve të 90-ta, kundër fesë (së këndejmi edhe Zotit) të shumicës islame ndër shqiptarët, as ta marrë në "mbrojtje" Aklademik R. Qosjen nga "diagnozat" e Akademikut I. Kadare: "shkrimtar mediokër", "të shkojë në psikiatri!" etj. Qosja, nëse jo sot, një ditë, do të nderohet për fjalën publike për Islamin dje, sot dhe nesër ndër shqiptarët. Ai i vuri themelet e një dige kundër së keqes në emër të kombit dhe për kombin, për se ka kontribuar, fuqimisht, Kadare me ndjekësit e tij, dishepuj mesjetarë të katolicizmit në emër të "properëndimores bashkëkohore".

Kadare e saktëson drejtë statusin e të dyve: "Ne jemi kolegë në letërsi..." !?! Por, a thua mund të ketë kolegialitet midis mediokrit pacient për psikiatri dhe të shkrimtarit që ka ato diagnoza për tjetrin?! Edhe konstatimi i Kadaresë, sot, se "*Një nga gjërat më të shëmtuara është abuzimi me fenë...*" është shumë i drejtë, por a thua qëndron konstatimi tjetër: "Dhe unë asnjëherë nuk kam thënë asnjë fjalë fyese për myslimanizmin shqiptar..."(!?!).

Pyes: Për çka fliste konstatimi i një studiuesi islamolog, në tetor 1992: *"Mendimet e pamatura të Kadaresë dhe të "myhybëve" të tij ateistë, bënë që Komuniteti Mysliman Shqiptar në SHBA të kishte iniciuar procedurën për shpalljen e tij heretik, një Selman Rushdi Shqiptar. Liga Islame Botërore me seli në Mekë kërkoi pëlqimin e Meshihatit të Bashkësisë Islame të Kosovës, por ky dha mendim negativ për këtë iniciativë, dhe kjo u hesht*" (Feja, kultura dhe tradita islame ndër shqiptarët (Simpozium ndërkombëtar), Prishtinë, 1995, fq. 37, shën.41) ?!?

Vërtet, nuk ka njeri shqipfolës me peshën e fjalës të Kadaresë, i cili të ketë abuzuar aq shumë me fenë, sa Kadare. Nuk flasë për satelitët kadareanë, të cilët korifeu, mbështetja morale, me këtë intervistë të sotme, i la cullak, vërtetë si pulë çulle, siç mund të thoshte Kadare. Ata, sot, le të kujdesën për shëndetin e tyre, Kadare u vdiq.

Kadare, sot, thotë: "*Teza ime është që ne duhet të hyjmë në Evropë myslimanët, të krishterët bashkë. Asnjë pengesë nuk është myslimanizmi shqiptar për Evropën..."* (?!?). Sa bukur. Nuk pyes se cilat ishin tezat e Kadaresë deri tashti. E hidhura qoftë e shkuar. Qëndrimi i Kadaresë deri sot ndaj islamit historik të etërve të tij mund të jetë tezë për një "master" evropian. Në mos sot, nesër do të ndodhë. Konstatimi i Kadaresë "*...unë që vij nga një tjetër fe (...), jam vetë me zanafillë myslimane"*, nuk do të thotë apriori se Kadare ka pohuar përkatësinë e tij fetare islame, ose ka mohuar përkatësinë e tij kishtare katolike. Së fundi përkatësia fetare e tij është e drejtë e tij individuale, por nuk del i qartë kur thotë se "*Ne kemi tri fe dhe një komb..."* ?!? Cilat janë ato "*tri fe*"? Në shpjegim atij i dalin dy: myslimanizmi(?!?) dhe krishterimi. Unë nuk do të thoja se katolicizmi dhe ortodoksizmi janë dy

fe, siç pështjellon Kadare, të cilit pas vetës, në Mitrovicë, i shihej shehu bektashian?!? Vërtet, nëse Kadare është myhyb i Sheh Reshat Arbanës (edhe kjo është e drejtë e tij), do të thotë se i përket fesë "*së katërt*", institucionale Ahmet Zogollçe ndër shqiptarët. Dhe, edhe vetëm kjo i mungonte kombit shqiptar aktual për të përjetuar nesër fatin irakian aktual.

Kadareja madhështor sot tërhiqet publikisht nga konstatimi i tij i hershëm: "*Prirja e Shqipërisë do të ishte drejt fesë së krishterë..." - "...kjo është një bisedë, është një kujtim që unë vetë e kam nxjerrë...një rrëfim për diçka..." "...mendimi im krejtësisht i gabuar, parashikim krejtësisht i gabuar, që nuk doli...", ".. . Është gabim pa asnjë hezitim..."* !!?!! Nuk i mbeti tjetër Kadaresë, pos edhe t´u thërriste ndjekësve: "Prililiiiii...!!!!!" Sinqerisht ndiej dhimbje për ta. Sa dëm, Kadare, i ka bërë çështjes shqiptare në përgjithësi?! Dhe, nuk mund të kalohet pa zënë në thua në dy konstatimet e Kadaresë në vijim: *"...të hapën kishat katolike, ortodokse, po të duan dhe xhamitë*" dhe "*megjithëse mendoj unë them se myslimanizmi shqiptar ka për t'u zbehur nga shkaku i hyrjes në Evropë"* ?!? E para, a mendon Kadare për tri apo për dy fe? Kërkesa: "*të hapën kishat katolike, ortodokse*" - del se është nevojë e detyrueshme, kurse "*po të duan dhe xhamitë*" - nevojë fakultative?!?

A thua kjo nuk është abuzim me fenë?!?

Në globalizmin perëndimor do të zbehen të gjitha kombet e vogla, deri në asimilim, e në radhë të parë ata të përkatësisë kishtare katolike. Islami do të jetë një barrierë në dobi të ruajtjes së shqiptarisë, ngjashëm me ortodoksinë ndër arbëreshët e Italisë gjatë historisë. Edhe në ShBA, aktualisht, si edhe gjetkë në mjediset protestante, ndryshimi i fesë po ndihmon në ruajtjen e shqiptarisë së shqiptarëve katolikë e myslimanë.

Nga konteksti i pyetjes së Gazetarit: "*A mendoni se fati i shqiptarëve do të ishte më ndryshe sikur të ishim në shumicë të krishterë?"* Kadare iu përgjigj: *"...Unë nuk mendoj që kjo ka qenë një fatkeqësi kaq e madhe..."* !?! sepse *"Pa myslimanët kombi shqiptar prishet, prandaj është absurde të kesh mendime kundër myslimanëve (...).Pse të them unë që pjesa më e madhe e popullit tim s'janë më shqiptarë..."*.

Ububu! Kadare tashti ia kaloi, së paku për një katramëz, ish-"*antikrishtit*" - Pirraku nga viti 1971 ("*Roli i Islamit në integrimin e kombit shqiptar*") deri në pamfletin e përshpirtshëm ("*Jo katedrale në emër të shqiptarisë së imagjinuar*"), më 2003. Vërtet, po ta kishim, më 1992, konstatimin e sotëm të Kadaresë: "*Feja nuk është një pengesë, ne jemi ata që jemi, ne nuk ka pse ta zbukurojmë veten, por as ta keqësojmë. Ne do të hyjmë në Evropë kështu si jemi dhe nuk i kemi borxh askujt..."* - nuk do ta kishim pamfletin "*Jo katedrale*..." as "*Moral pa Moral*" të Prof. Rexhep Hoxha, më 2006. As do ta përjetonim vjelljen Kadare-Qosja. Së këndejmi, as efektet evidente, deri edhe në ShBA, të propagandës kishtare serbe antishqiptare në emër të pararojës së krishterimit në Evropë.

Tashti të ndalemi në "*xhevahiret*" për shkencën shqiptare dhe botërore, që më ka detyruar fuqimisht të merrem me të palarat kadareane për Islamin ndër shqiptarët: *"Unë, duke u marrë me shkaqet pse është bërë konvertimi, jam përpjekur të shoh anën e fisme të kësaj gjëje...e kam thënë së paku që nuk e ka përmendur asnjë historian shqiptar(....). Arsyeja kryesore ka qenë problemi i armës. Kush e njeh psikologjinë evropiane dhe ballkanase, problemi i armës ka luajtur një rol të madh për dinjitetin e njeriut..."*!?! Skandaloze me plotë kundërthënie, absurd. Historianët mbështetën në fakte. Ata idenë, mendimin as tezën nuk e quajnë fakt. Shtrohet pyetja: a mund të quhet "*anë e fisme"* e shqiptarëve nëse për hir të armës e kanë lënë Krishterimin, veçan nga "*psikologjia evropiane dhe ballkanase"?!?*

Me pasoja të rënda për shqiptarët janë konstatimet e Kadaresë: "*Një popull i armatosur, shtëpi që ka armë është gjysmë e lirë. S'mund të jetë kurrë plotësisht i robëruar një njeri që ka armë jo ilegalisht, legalisht..."*?!?

Arma në duar të civilëve nuk sjellë fat, as siguri kolektive, kurrë. Kadare, si një kalorës mesjetar, thotë: *"Armë do të thotë dinjitet dhe prapa armës qëndron ideja e lirisë..."*. Po të shikonim përreth vetës dje dhe sot, arma në duar të individit është kob individual e familjar dhe shtytja në anarki shoqërore.

Dhe, asnjë mbështetje faktografike, as logjike, nuk mund të sigurohet për të mbështetur konstatimin e Kadaresë: *"Prandaj, okupuesi otoman i vuri shqiptarët përpara një dileme tragjike, do të mbash armën jep fenë ..."!?! Sipas tij, një pjesë e shqiptarëve do të ketë thënë: "... më mirë po jap fenë, ta mbaj armën", kurse "te tjerët e kanë menduar 'lë armën, mbaj kryqin" Shqiptarë janë të dy palët (...) Si mund të kem unë përçmim për myslimanizmin kur populli ka zgjedhur të ndahet në dy rrugë..."*!?!

Del se shqiptarët myslimanë u përcaktuan për fatkeqësi, për anarki - karshi të tjerëve që "*zgjodhën kryqin*", qofshin shqiptarë apo ballkanikë e evropianë!?!

Më duhet të konstatoj pa ekuivok: Kadare i Madh në gjykimet e tij për "*okupuesin otoman*", për civilizimin lindor islam që "sollën" turqit në Shqipëri, për krishterimin dhe Islamin ndër shqiptarët, nëse jo tendencioz, është i padijshëm, shumë i vogël. Madje nuk tregon shenja se ka vullnet për të njehur shoqërinë, fenë dhe civilizimin shqiptar të shekujve XIV/XV, kur zuri fill bojkotimi i krishterimit dhe përqafimi i Islamit nga shqiptarët e kanëm, të cilët me pranimin e Islamit e hiqnin gunën e kishës ortodokse serbe, bullgare e greke. Hiqnin plafin e imponuar të kombësisë serbe, bullgare e greke. Kjo ishte ana e fisme e kalimit në Islam që shqiptarëve ua siguroi rrugën për integrimin e kombësisë, të kombit dhe të njësisë etnokulturore e gjeopolitike të Shqipërisë.

Vërtet, Kadare, nuk tregohet se di diç nga historia e krishterimit dhe e civilizimit ballkanaso-evropiane, e sidomos nga historia e Islamit, civilizimit islam. Veçanërisht nuk e njeh shoqërinë osmane, të asaj kohe.

Për hir të lexuesit, mund ta pyesnim Kadarenë: Cilat ishin armët e shqiptarëve karshi armëve të ushtrisë osmane më të suksesshme të kohës?!? Dhe, pse në të gjitha kohët shqiptarët e krishterë, veçanërisht katolikët, ishin plotësisht të armatosur, legalisht, të rreshtuar kolektivisht

në formacione të armatosura institucionale osmane nën komandën e kapedanëve institucional osman?

Kadare thotë: "...*populli ka zgjedhur të ndahet në dy rrugë..."!?!* Fare nuk qëndron. Islami nuk e përfshiu pjesën e madhe, mbi 80% të albanofonëve, me përcaktim në një ndodhi, me një vendim koncensual, por fragmentarizmi fetar i shqiptarëve ndodhi në një rrjedhë gati treshekullore. Procesi i islamizimit dhe i integrimit të tërësishëm të kombit shqiptar në arealin etnikë albanofonë, faktori nivelues dhe integrues i kombit shqiptar, u ndërpre me ndërhyrjen brutale të kryqit, të parasë dhe të armës katoliko-ortodokse evropiano-aziatike. Dhe, po ato mjete publike janë dhuna që e ndanë dhe që e mbajnë sot kombin shqiptar dhe Shqipërinë Etnike të ndarë, të okupuar, të nëpërkëmbur, të pa perspektivë. Si mund të thuhet, sot, se "*Askush nuk ia ka mohuar ushtrinë Kosovës...*"!?!

Fare nuk më interesojnë të thënat se Kadare "*është bërë fshehurazi katolik, ose ortodoks, në ndonjë kishë, apo manastir",* as është relevant konstatimi i tij se "*nuk kam bërë ndonjë konvertim*". Rreshtimi në akëcilën fe është e drejtë personale e akëcilit. Një gjë është me rëndësi të konstatohet: Filokatolicizmi dhe islamofobia kadareane kanë dridhur përjetësisht themelet e harmonisë ndërfetare shqiptare në përgjithësi. Abuzimi me fetë i kanë kushtuar shtrenjtë akëcilit populli e vendi. Është fat se asnjë intelektual shqiptarë myslimanë nuk ka abuzuar me fenë dhe kjo është ana e fisme e qenies së tyre njeri.

Vërtet, Zoti Kadare ose është vazhdimisht i dehur, ose është i sëmur nga islamofobia, të nxjerrë, edhe aktualisht, këto konstatime: *"Çdo gjë ndërtohet mbi parime, që katolikët e Kosovës të kenë katedralen e tyre është krejtësisht normale (...). Si do të jemi ne të kursyer për ta që të mos u japim katedrale që është e drejtë e Zotit që ta kenë..." !?!?*

Pyes Z. Kadare dhe bashkëmendimtarët e tij "*intelektualë*" (nënshkrues të "*Peticionit*" drejtuar "*pushtetit*" në Kosovë, për moszvarritjen e ndërtimit të Katedrales "*Nëna Tereze*" në Prishtinë), cili intelektual shqiptar, kur dhe ku ka botuar kundërshtimin që ua mohon katolikëve shqiptarë pasjen e Katedrales? A ka ndonjë kundërshtim të Komunitetit Islam të Kosovës, në atë drejtim? Jo dhe Jo!

Kundërshtimi i vetëm ishte, dhe do të jetë kurdoherë, kundër një kishe politike katolike, apo i një xhamie (s'ka kishë as xhami shqiptare), në vendin e një shkolle shqipe dhe në pjesën më të rëndësishme për të ardhmen e qytetit Prishtinë, për faktin se ato do të sigurojnë jetën e kishës politike serbe në oborrin e Universitetit të Prishtinës.

Me siguri jam kundërshtari më i vendosur kundër ngritjes së objekteve fetare në ambientin universitar të Prishtinës. Për këtë kam shkruar libër, i jam drejtuar Papës dhe tre PSSP-ve në Prishtinë. E di se Kadare, si i Madh që është, lexon vetëm vetën, dhe ata që ia ngacmojnë sedrën, ndaj le të më lejohet të sjellë këtu pak fragmente nga shkrimet e mia, që përmbledhin mesazhet e "*kundërshtarëve*" për "*Katedralen e Prishtinës"*:

*"Ndërtimi i Katedrales romano-katolike (Kisha e Madhe) dhe i Qendrës Kulturore Islame (Xhamia e Madhe) të realizohet në kompleksin e ndarë për Tempullin e Paqes "Nëna Tereze". Aty të parashihet edhe ngritja e tempullit "Shtëpia e Zotit dhe e Popullit" për besimtarët protestant. Në afërsi të këtij kompleksi është Manastiri i Graçanicës (Kisha e Madhe Serbe). Kështu, do të sigurojmë parametrat për kultivimin e tolerancës fetare tradicionale në Kosovë, në mënyrën e vetme të mundshme me perspektivë. Hapësira prej 20 ose 28 ha është më se e mjaftueshme për aktivitetin administrativ dhe fetar kulturor të kryesive të bashkësive fetare në Kosovë, me interes edhe për shtetin*" - shkruaja në "**Jo katedrale në emër të shqiptarisë së imagjinuar** (Botim i dytë), Prishtinë, 2003, 180.

A ka këtu islamofobi antikrishtere?

Mesazhin e "*Jo katedrale..."* e përmblidhja në këto konstatime: "*Katedralja e ngritur me fesát partiak politik, do të prodhojë fesát fetar historik. Ndaj, stop fesátit politik aktual për të parandaluar fesátin fetar historik! Këtë të mirë, shuarjen e shkakut për armiqësi permanente, kombit shqiptar të copëtuar me dhunë fetare, politike e ushtarake evropiane, ia ka borxh Papa Gjon Pali II i Shenjt"* (**Jo katedrale në emër të shqiptarisë së imagjinuar** (Botim i dytë), Prishtinë, 2003, 188-189).

A ka këtu islamofobi antikatolike?

Ky libër (botim i parë dhe i dytë) i është adresuar edhe Papës Gjon Pali II , me postë dhe përmes Zyrës së PSSP-së në Prishtinë. Në Letrën e datës 18 korrik 2003, për Hans Haekeroup, së bashku me librin, midis të tjerash kam theksuar: *"A ka shembull në botë kur janë lejuar, në emër të ardhmënisë, 28ha tokë (sikur Kosova t'ishte kontinenti shkretë) për një kishë (e mbiquajtur "Tempull i Paqes"!?!), që përfaqëson më pak se 0.1% të banorëve të një komune me mbi 600 mijë banorë dhe kjo të mos mjaftojë, por duhet të rrëzohet edhe një gjimnaz, mbështetje e ardhmënisë, për të ngritur një kishë plotësisht dhunë politike?!!! Është në dorën Tuaj t'i stoponi këto aktivitete antishqiptare, antiardhmëni, gjithmonë duke pasur në mendje mësimin biblik: "Pasi mbjellin erë, stuhi do të korrin!"*(Shih gjerësisht në *"**Për kauzën e UÇK-së**", Prishtinë, 2006,211-214).*

A kundërshtohet këtu ngritja e Katedralës "*Nëna Tereze*" në Prishtinë?

Kadare thotë: "*Për mendimin tim (Katedralja në Prishtinë), në peizazhin e kombit shqiptar është një objekt që ndihmon këtë komb, se në fund të fundit lufton mitin e serbëve që thonë: "ne të krishterë, ata myslimanë". Zotëri ne jemi pak të krishterë por jemi më të vjetër se ju dhe ia kujton botës dhe ndërgjegjes së shqiptarëve të Kosovës (...). Ja një shenjë e fesë të hershme...*"!?!

Demagogji, meskinizëm, mendime pa asnjë mbështetje etnografike dhe historike.

Pyes kadareanët prokatedralistë në qendrën e Prishtinës: Kisha e ngritur me dhunë nga pushteti serb në Oborrin e Universitetit të Prishtinës, a është tapi serbe mbi Kosovën? Ose edhe më qartë: Ngritja e kishës romano-katolike në një mjedis shqiptar myslimanë, si në Rugovë, ku nuk dihet kurrë se kishte shqiptarë katolikë, çfarë "peizazhi" është?!

Një gjë duhet të theksojë: kadareanët filokatolikë, me dije ose pa dije, janë duke i shërbyer shkencës, kishës dhe politikës ekspansioniste ser-

be në tokat shqiptare etnike dhe historike. Këta "intelektualë", qofshin edhe akademikë të letërsisë, duke mohuar ortodoksinë, po e mohojnë autoktonin e shqiptarëve historikë në Kosovë, po heqin dorë nga trashëgimia jonë kishtare atërore dhe nga pronësia shqiptare historike e Kosovës. Pjesa absolute e shqiptarëve myslimanë në ish-arealin administrativ të kishës bizantine, bullgare e greke në periudhën paraislame nuk kanë qenë katolikë.

Që të jem më i dobishëm për lexuesin, po sjell këtu një fragment nga Letra që ia kisha dorëzuar PSSP-s Petersen, në zyrën e pritjes, më 17 maj 2005:

*"Mik i nderuar, Soren, Ju dhe kabineti Juaj, nga këto libra do të mësoni më mirë se kudo gjetkë se ky popull, i përkatësisë islame aktualisht, ishte i urryer nga Evropa romano-katolike dhe Ballkani ortodoks vetëm për shkak të fesë, e cila, në rrethana të caktuara historike, ia ndërpreu rrjedhat e asimilimit në sllavë e grekë dhe ia ktheu identitetin etnik shqiptar.*

*Do ta kuptoni se shqiptarët me emrat lindorë, perëndimorë e shqip që ju i takoni, etërit e tyre para se të pranonin islamin nuk ishin katolikë, se ishin ortodoksë të kishës greke, bullgare dhe serbe instrumente të shtetit, të politikës, kurse romano-katolikët janë pakicë e ringjallur me rikrishterime nga Propaganda Fidea në shek. XVII-XVIII. Kjo pakicë është ruajtur nga rrethimi i popullsisë islame tolerante, e vetmja fe në Ballkan dhe Evropë historikisht tolerante, kurse në mjediset ortodokse ose katolike sllave e italiane elementi romano-katolik shqiptar është asimiluar.*

*Do të mësoni se manastiret ortodokse mesjetare në Kosovë, të rindërtuara nga carët iliro-vlleh nemanid të serbizuar, janë manastire të popullsisë e për popullsinë autoktone shqiptare ortodokse të cilat, pushtuesi serb mesjetar dhe i kohës më të re ato i ktheu në instrumente të shtetit për të serbizuar Kosovën dhe tokat e tjera të Shqipërisë Etnike. Ndonëse, deri në vitin 1912, edhe si myslimanë, vetë i kemi siguruar ato, si gjë të shenjta të etërve tanë.*

*Do të mësoni se kallja dhe barbaria ndaj kishave ortodokse serbe në Kosovë, më 17-18 mars 2004, ishte ballafaqim i shqiptarëve (të indinjuar me rrjedhat politike të komunitetit ndërkombëtar për interesa të pushtuesit), me instrumentet e dhunës dhe të gjenocidit serb shekullor ndaj shqiptarësisë së Kosovës.*

*Dhe, do të mësoni se Prishtina në veçanti nuk ka nevojë për katedrale politike as xhami - qendër islamike, por ka nevojë për metro - parkingje nën tokë, aty ku, fatkeqësia e Kosovës, e quajtur Rugova, planifikon katedrale romano-katolike, në një mjedis ku deri më 1912, përkatësisht 1941, ka pasur vetëm një familje shqiptare katolike, shumë patriotike dhe shumë e çmuar nga vëllezërit shqiptarë myslimanë, kurse aktualisht katolikët në Prishtinë janë rreth 0.1% e banorëve. Ngritja e katedrales aty ku mund të bëhej nyja e jetës së Metropoles së Prishtinës, do të thotë urrejtje dhe plagë e hapur për konflikt të përhershëm jo vetëm ndërshqiptar*" (Më gjerësisht në librin: *"**Për kauzën e UÇK-së**", Prishtinë, 2006,353-356).*

Zoti Kadare dhe Kadaristë të nderuar!

Kërkesat e më sipërme, sublimim i kërkesave të qytetarëve të Prishtinës, a nënkuptojnë kundërshtimin e shumicës myslimane kundër minorancës katolike të Kosovës? Dhe, a është **Kosovë** edhe toka e Prishtinës, **prej 28ha**, ndarë për "**Tempullin e Paqes" - "Nëna Terezë**"?

Kthjellu Kadare! Ku e ke mbështetur konstatimin: "*...shkaku është e drejta njerëzore dhe hyjnore që kanë të krishterët e Kosovës ta kenë këtë katedrale*"!?!

Pyes: Kush po ua mohuaka atë të drejtë? Po a nuk është kryeneçësi dhe hasmëri rrahagjokse e kishës romano-katolike të ngulë këmbë: Katedralen vetëm aty dhe askund gjetkë! Dhe, a thua Nënë Terezës dhe katolikëve të Prishtinës nuk iu është dhënë mjaft vend në Prishtinë: Vendi për liceun "Lojola", një pjesë e oborrit të Shkollës Fillore "*Hasan Prishtina*" për internat të kishës, emri i sheshit kryesor të Prishtinë, sipërfaqja tokësore sa sipërfaqja e një lagjeje të qytetit për "*Tempullin e Paqes*" (!?!) dhe brenda natës - vendosja e shtatores së Nënës Terezë në vendin e legalizuar për shtatoren e heroinës kombëtare Shotë Galica!?!

Ti, Zotëri Kadare, po dua të besoj se duke mos i ditur faktet, thoni: Ngritja e Katedrales në Prishtinë "*nuk bie ndesh me interesat e kombit shqiptar por është një argument i dukshëm për të gjithë, mjaft më me përralla që ju jeni të krishterë dhe ne jemi aziatikë. Ky është kuptim i këtij*"!?!

Të pyesim: Nëse Katedralja ngritët në një vend ku parashihet pjesa e re, ardhmënia e Prishtinës, në kompleksin prej 28ha, a do të "*bie ndesh me interesat e kombit shqiptar"* dhe a *"është një argument i dukshëm për të gjithë, mjaft më me përralla që ju jeni të krishterë dhe ne jemi aziatikë"?!?*

Duke përfunduar, më duhet të konstatojë: Zoti Kadare, nuk di sa kam ndikuar, me shkrimet e mia, në zvarritjen e ngritjes së Katedrales në oborrin e Shkollës së Mesme "*Xhevdet Doda*". E di se pas një a dy ditëve nga *Letra* që ia dorëzova PSSP-it, Z. **Petersen**, oborri i kësaj shkolle u kthye në "*Parking*" për vetura!?!

Ndaj, edhe me këtë rast, i thërrasë mendjes së shëndosh shqiptare e ndërkombëtare: Katedralja "Nëna Terezë" të ngritët në **28ha** të tokës së Prishtinës, të ndarë për "*Tempullin e Paqes*" dhe atje të bartën objektet administrative dhe aktiviteti kulturor e fetar i konfesioneve të moçme dhe të reja në Kosovë. Të ngritën objekte fetare aty ku aktualisht ka nevojë. Kjo do t'i dëshmonte vlerat e kombit shqiptar të Kosovës, do të cimentoste themelet e reja të tolerancës fetare në Kosovë. Në hapësirën e oborrit të Shkollës së Mesme "*Xhevdet Doda*" të ngrihet një metro për parkimin e veturave, kurse mbi sipërfaqe të ngrihet parku modern, në mesin e të cilit të ngrihet **Monumenti i Lirisë**, të cilit iu vunë themelet në Oborrin e Fakultetit të Filologjisë, njësoj dhunshëm partiakisht - si themelet e Katedrales, më 26 gusht 2005. Ky do të ishte financimi ynë, i kohës sonë, për të ardhmen e pasardhësve tanë, kjo do të dëshmonte mjaftueshëm pjekurinë e kombit shqiptar dhe tapinë e shqiptarësisë dhe të lirisë së Kosovës.

**Uroj të më kuptoni njerëzisht, në emër të kombit dhe të shqiptarisë!**

# Sikur të mos ishte duaja jonë...

Dr. Mustafa Küçük

Zotëria ynë, Pejgamberi (s.a.v.s), ka thënë: "Duaja (lutja) është arma e besimtarit". Vënia e lidhjes midis armës, e cila është një objekt material, me "duanë", e cila është një element shpirtëror, shihet se tërheq vëmendjen nga dy aspekte:

Çështja e parë është vënia e lidhjes midis armës dhe besimtarit, kurse çështja e dytë për faktin se arma është mjet mbrojtjeje - pa kurrfarë dyshimi, për njerëzit që posedojnë mendje të shëndoshë - është se edhe duaja në këtë drejtim ka detyrën e "armës".

Njeriu i cili qysh nga krijimi ka dobësitë e veta, i përshtatshëm të punojë që veten ta largojë nga "Virtytet hyjnore" (Ilâhî fazilet) dhe nga cilësitë/dhuntitë pejgamberore (Peygamberî meziyet), duhet të fillojë betejën me vetveten. Dhe ja një nga mjetet, dhe mbase më i rëndësishmi, që besimtari në këtë betejë ta ruajë veten karshi çdo të keqeje, është "duaja".

DUA - është drejtim i njeriut, domethënë i robit ndaj Zotit të tij. Robi, duke vënë lidhjen me Zotin e tij, nëpërmjet duasë, kërkon falje për gabimet e bëra "për arsye se është njeri"; Nga bujaria dhe dorëdhonësia e pafund e Zotërisë (Zotit) të tij kërkon mirësi (ihsan) dhe e shpreh ashkun e tij të vërtetë ndaj Ekzistencës absolute (Mutlak Varlik). Duaja është peshoja më e saktë që nxjerr në shesh vendin e robit tek Allahu i Madhërishëm dhe fuqinë absolute të Allahut të Madhërishëm. Si përfundim, sikundërqë për ta pastruar nefsin (epshin, egon) është kusht "tevbeja", po ashtu ajo është edhe argument i dashurisë që ndien robi ndaj Allahut të Madhërishëm.

Allahu i Madhërishëm thotë: "Po qe se robët e Mi të pyesin për Mua, le ta dinë se Unë jam afër tyre. Kur lutësi më lutet, i përgjigjem lutjes së tij" (Bekare, 186) dhe: "Më bëni dua Mua, t'i përgjigjem duasë suaj" (Gafir, 60). Ai njofton se ndaj personit i cili gjatë lutjes së tij është i sinqertë dhe këmbëngulës, është më afër se damari kryesor dhe se atij i përgjigjet më shumë se ç'mendon robi: "Unë jam mbi mendimin e robit tim. Nëse ai më lutet Mua, edhe Unë jam me të bashkë; e kujtoj atë". (Sahih-i Muslim).

Pa dyshim se Zoti ynë na e ka shpjeguar neve robërve mënyrën dhe rrugën për t'iu drejtuar Atij në mënyrë të çiltër dhe më të pranueshmen, duke thënë: "Allahu ka emrat më të bukur, lutjuni Atij me ata emra, hiquni nga ata që bëjnë shtrembërime me emrat e Tij. Ata kanë për t'u shpërblyer për ato që kanë bërë". (A'raf, 180). Megjithatë, Zoti i Madhërishëm, i Cili sinjalizon se robi, nganjëherë madje, do t'i bëjë dua Zotit të tij për dëshira të gabueshme, andaj i fton robët e Tij që të jenë vigjilentë: "Njeriu lutet për të keq, ashtu sikurse lutet për të mirë. Në esencë, njeriu është i ngutshëm. (Isra, 11). Domethënë duhet të lutet sikur Resulullahu Alejhisselam: "O Zot, prej Teje kërkoj dije të dobishme, veprim/punë të pranueshme dhe rrësk prej hallalli".

Duaja e pranuar, domethënë, atëherë kur Allahu i Madhërishëm, ka vërtetuar nënshtrimin e lutësit. Dhe, kur puna qëndron kështu, shihet se duaja nuk është vetëm arma e besimtarit, porse është vetë ekzistenca/virtyti i tij. Kështu që, një person nga bijtë e Izraelit, me gjithë gjynahet që bënte, kur i deklaroi pejgamberit të kohës duke u lavdëruar se Zoti i Madhërishëm atë nuk e ndëshkon me dënim të madh, - pejgamberi e kishte pyetur se a kishte bërë dua apo jo. Ndaj përgjigjes së tij, se nuk kishte bërë dua, pejgamberi i ishte përgjigjur si vijon:

"Bre njeri! Zoti të paska ndëshkuar me dënimin më të madh, të paska privuar nga kënaqësia e të bërit dua dhe e pranimit të saj tek Ai, e çfarë belaje më të madhe kërkon, pra!...".

"Duaja", e cila është armë e rëndësishme e NJERIUT në vetëmbrojtje, ka kuptimin e shprehjes së dobësisë së robit ndaj fuqisë së Zotit të Madhërishëm. **Me të vërtetë, duaja, për shkak se është një "armë", duke evituar "frikën" dhe "pesimizmin", personin e orienton nga Zoti i Madhërishëm, edhe Zoti robit të Tij i dhuron "siguri" dhe "qetësi", - e rehaton zemrën e tij.**

Masa/Peshoja më e qartë midis Allahut dhe robit - pas transmetimit të dispozitës së imanit dhe Islamit - është duaja që bëhet duke treguar sjelljen dhe veprimin e tij; me anë të duasë me një sinqeritet të plotë nga zemra, duhet shprehur "asgjëja, pavlerësia" e njeriut karshi "Çdogjëje". Duaja është shprehje me gjuhë të zemrës për ta



shpëtuar nga "mendjemadhësia", e cila është sebep për ta mallkuar përgjithmonë robin tek i cili është e pranishme. Në të vërtetë, Zoti i Madhërishëm tregon se më shumë gëzohet për pendimin e robit, i cili turpërohet për gjynahet që bën, sesa për gjendjen e robit që lavdërohet/mburret për shkak të ibadetit: "E ata që, nga mendjemadhësia, i shmangen adhurimit ndaj Meje, do të hyjnë të nënçmuar në Xhehennem". (Gafir, 60). "S'ka dyshim se ata që janë pranë Zotit tënd, nuk lavdërohen (nuk u rritet mendja) nga adhurimi/lutja ndaj tij Atë e madhërojnë dhe vetëm Atij i bëjnë sexhde" (Sure El-A'raf, 206, ajeti i sexhdes).

Krijesat në botë/ në gjithësi, as nuk janë krijuar pa sebep, as nuk janë lënë pa mbikëqyrje. Allahu i Madhërishëm "Njeriun e ka krijuar për t'i bërë ibadet Atij" dhe "Jetën e vdekjen i ka organizuar për sprovim se cili do të bëjë ibadet më të mirë", fundin e çdo ibadeti e ka lidhur me ndonjë "dua". Ibadetet që janë sebep i krijimit të xhinëve dhe njerëzve dhe të cilët janë mjete të sprovimeve të tyre, në fund do të fitojnë vlerën sipas duave të bëra. Sepse, Zoti ynë, duke njoftuar se "Njeriu nuk është lënë pa mbikëqyrje", ka theksuar se kjo moslënie pa mbikëqyrje me duatë që do t'i drejtohen Atij, do të jetë evidente:

"O i Dërguari im, thuaju atyre: Sikur të mos ishte duaja (lutja) juaj, ç't'u bëjë juve Zoti im". (Furkan, 7).

Personi dhe puna e të cilit nuk i kushton rëndësi Allahut të Madhërishëm, kujt do t'i sjellë dobi vallë!... Sepse "Duaja dhe ibadeti i vërtetë, është vetëm ai që i drejtohet Atij" (Er-Ra'd, 14).

*Përktheu nga turqishtja:*
***A. HAMITI***

# Histori, shkencë dhe qytetërim: si e ndryshuan botën shpikësit myslimanë

Në Muzeun e Shkencës dhe Industrisë në Mançester (Manchester) të Anglisë, është hapur një ekspozitë me moton *Ekspozita e 1001 shpikjeve: Zbulojmë trashëgiminë myslimane në botën tonë*. Kjo ekspozitë, e cila është hapur në mars dhe do të jetë e hapur deri në shtator të këtij viti, ka për qëllim ngritjen e vetëdijes së njerëzve rreth kontributit të myslimanëve për qytetërimin modern. Kjo ekspozitë, e vizituar nga një numër jashtëzakonisht i madh vizitorësh, si qytetarë, nxënës shkolle, studentë e akademikë, vazhdon të jetë në qendër të vëmendjes edhe për medie të shumta botërore. Paul Valley[1], ka renditur 20 shpikjet më me ndikim, duke identifikuar kështu edhe gjenitë që qëndrojnë prapa tyre.

1. Tregohet se një arab me emrin Halid po ruante dhitë e tij në rajonin e Kaffas në Etiopinë Jugore, kur papritur vërejti se kafshët e tij qenë bërë më energjike pasi kishin ngrënë disa lloje kokrrash. Më pas ai i zjeu kokrrat për të përgatitur kështu kafenë e parë. Nga shënimet e para rreth kësaj pijeje, mësojmë se ajo eksportohej prej Etiopisë në Jemen, ku konsumohej nga sofistët, të cilët kishin nevojë të rrinin zgjuar gjatë natës për t'u lutur në raste të caktuara. Nga fundi i shekullit XV kafeja mbërriti në Meke dhe Turqi, prej nga bëri rrugë drejt Venedikut më 1645. Në Angli do të sillej më 1650 nga një turk i quajtur Pasqua Rosee, i cili kishte hapur kafenenë e parë në "Lombard Street" të Londrës. Kahwa arabe u bë kahve turke pastaj *caffé* italiane dhe në fund *coffee* angleze.

2. Grekët e vjetër mendonin se mund të shohim vetëm atëherë kur rrezet e diellit ndeshen me sytë tanë. Njeriu i parë që kuptoi se drita në fakt depërton në sy, në vend se të reflektohej nga syri, qe matematikani, astronomi, dhe fizikani mysliman i shekullit XX, Ibn Haithem. Ai shpiku aparatin e parë fotografik - kur vërejti se si drita depërton përmes një vrime në kanatin e dritares. Duke u bazuar në faktin se sa më e vogël të jetë vrima, aq më e mirë do të jetë fotografia, ai punoi për të krijuar aparatin e parë të njohur si Camera Obscura (nga fjala arabe kamara, që do të thotë dhomë e errët apo private). Ai gjithashtu njihet si njeriu i parë që transferoi fizikën prej një aktiviteti filozofik në atë eksperimental.

3. Një lloj shahu ishte luajtur në Indinë e lashtë, por loja që njohim ne sot, vjen nga Persia. Prej atje ishte përhapur drejt perëndimit në Evropë – për t'u sjellë në Spanjë në shekullin X nga Mursët – dhe drejt lindjes deri në Japoni.

4. Një poet, astronom, muzikant, dhe inxhinier mysliman, i quajtur Abbas ibn Firnas, një mijë vjet para vëllezërve Rajt, kishte bërë përpjekje të pareshtura për të konstruktuar një makinë fluturuese. Më 852 ai kërceu nga minarja e Xhamisë së Madhe të Kordovës, duke përdorur një pelerinë të hapur - të kapur në krahë të drunjtë. Shpresoi të rrëshqiste lehtas si zogu, por nuk ia doli dot. Megjithatë, pelerina ia kishte ngadalësuar rënien, duke krijuar kështu atë që mendohet të jetë parashuta e parë, kurse ai vetë kishte marrë disa plagë të vogla. Më 875, në moshën 70-vjeçare, pasi kishte përsosur një makinë, me mëndafsh dhe pupla të shqiponjës, ai provoi përsëri, veçse kësaj radhe duke kërcyer nga maja e një bjeshke. Fluturoi në lartësi duke qëndruar në ajër për dhjetë minuta, por qe përplasur gjatë lëshimit - duke përfunduar me saktësi se shkaku i përplasjes kishte qenë mosvënia e një bishti në makinën e tij, i cili do ta ngadalësonte uljen. Sot aeroporti ndërkombëtar i Bagdadit si dhe një krater në Hënë, janë emërtuar sipas tij.

5. Larja dhe pastrimi janë obligime fetare për myslimanët, arsye kjo që, si duket, i shtyri ata të përsosnin recetën për sapunin, të cilin e përdorim edhe sot. Edhe egjiptianët e lashtë posedonin një lloj sapuni, sikurse e kishin edhe romakët, të cilët e përdornin më shumë si krem. Por qenë arabët ata që kombinuan lëngun e bimëve me hidroksid sodiumin dhe elemente të tjera aromatike, siç është vaji i trumzës. Një nga tiparet neveritëse të kryqtarëve, që diktohej nga hunda e arabëve, ishte fakti se ata nuk pastroheshin. Shampoja në Angli është sjellë nga një mysliman, i cili më 1759 kishte hapur një banjë me avull në bregdetin e Grighton-it, për t'u emëruar



më vonë mjeshtër i shamposë në oborrin e mbretërve George IV dhe Williami IV.

6. Distilimi, metoda e ndarjes së lëngjeve nga mbeturinat gjatë zierjes, është zbuluar rreth vitit 800 nga shkencëtari më i shquar i Islamit, Xhabir ibn Hajjan, i cili transformoi alkiminë në kimi, duke shpikur gjithashtu edhe shumë nga aparatet dhe metodat bazë akoma në përdorim sot si – lëngëzimin, kristalizimin, distilimin, pastrimin, oksidimin, tretjen dhe filtrimin. Përveç kësaj, ai gjithashtu kishte zbuluar edhe acidin sulfurik dhe nitrik, dhe duke shpikur aparatin distilues, ai kishte arritur t'i jepte botës ujë trëndafili si dhe parfume të tjera me përbërje alkooli (megjithatë, konsumimi i tyre është i ndaluar sipas Islamit). Ibn Hajjan vuri në dukje eksperimentimin sistematik dhe ka qenë themeluesi i kimisë moderne.

7. Një nga shpikjet më të rëndësishme mekanike në historinë e njerëzimit, aparati për të ngritur ujin nga poshtë lart, është fryt i punës së një inxhinieri të zgjuar mysliman, i quajtur el-Xhazari. Libri i tij i vitit 1206 *Libri i njohurisë mbi aparatet e holla mekanike,* tregon se ai gjithashtu kishte shpikur a përpunuar përdorimin e valvulave dhe pistonave, pati krijuar disa nga orët e para mekanike që lëviznin me ujë e peshë dhe ishte babai i robotëve. Në mesin e 50 shpikjeve të tjera të tij, është edhe brava me kod.

8. Qepja nën astar, do të thotë lidhja e dy shtresave të pëlhurës me një shtresë izoluese në mes, nuk është e çartë nëse ishte zbuluar në Botën myslimane apo ishte importuar atje nga India dhe Kina. Por është e sigurt se në Perëndim kishte ardhur përmes kryqtarëve. Ata e panë atë që përdorej nga luftëtarët saracenë, të cilët bartnin këmisha të qepura e të

ngjyrosura të mbushura me kashtë në vend të parzmoreve. Këto këmisha shërbenin edhe si mbrojtëse, madje më efektive, krahasuar me parzmoret e metalta e të rënda të kryqtarëve.

9. Harku i mprehtë, karakteristikë e katedraleve gotike të Evropës, ishte një shpikje e marrë nga arkitektura islame. Ishte shumë më i fortë se harku i rrumbullakët i përdorur nga romakët dhe normanët, gjë që lejonte ngritjen e ndërtesave më të mëdha, më të larta, më komplekse dhe më grandioze. Huazime të tjera nga gjenitë myslimanë përfshijnë edhe kubetë e hullizuara, dritaret në stil trëndafili dhe teknikat për ndërtimin e kubeve. Kështjellat evropiane gjithashtu ishin një përshtatje e atyre të Botës Islame- me të çara si shigjetë, mur mbrojtës me frëngji, fortifikatë dhe parapet. Arkitekti i kështjellës së Henrikut V ka qenë mysliman.

10. Dizajni i shumë instrumenteve kirurgjike moderne është i njëjtë me ato të krijuara në shekullin XX nga një kirurg mysliman i quajtur el-Zahrawi. Bisturitë ("skalpelat") e tij, sharra për eshtra, pincetat, gërshërët e vogla për operimin e syve dhe shumë nga 200 instrumentet që kishte krijuar ai, sot janë të njohura për kirurgun modern. Ishte ai që zbuloi se fijet që përdoren për qepje të brendshme, treten vetvetiu (një zbulim ky që e zbuloi tek majmuni i tij që kishte ngrënë telat e lahutës së tij). Në shekullin XIII, një mjek tjetër mysliman, i quajtur Ibn Nafis, përshkroi qarkullimin e gjakut, 300 vjet para se William Harvey ta zbulonte këtë. Mjekët myslimanë gjithashtu shpikën mjete anestezie nga përzierjet e opiumit dhe alkoolit si dhe zhvilluan gjilpëra më zgavra për të thithur perden e syve, një teknik kjo edhe sot në përdorim.

11. Mulliri i erës ishte shpikur në 634 për një kalif persian dhe ishte përdorur për të bluar drithë e për të nxjerrë ujë për vaditje. Në shkretëtirat e gjera të Arabisë, kur përrenjtë stinorë thaheshin, i vetmi burim i energjisë mbetej era që frynte për muaj nga një drejtim. Mullinjtë kishin gjashtë apo dymbëdhjetë fletë të veshura me pëlhurë a gjethe palme. Kjo ndodhte 500 vjet përpara se të dukej në Evropë mulliri i parë i erës.

12. Metoda e vaksinimit nuk është shpikur nga Jenner dhe Pasteur, por ishte krijuar në Botën Myslimane dhe ishte sjellë në Evropë nga Turqia, nga bashkëshortja e ambasadorit anglez në



Stamboll, më 1724. Fëmijët në Turqi ishin vaksinuar për të luftuar linë të paktën 50 vjet para se ta zbulonte Perëndimi.

13. Stilografi ishte shpikur për Sulltanin e Egjiptit në 953, pasi kishte kërkuar një stilolaps i cili nuk do t'ia njolloste duart a rrobat. Ky stilograf ruante ngjyrën në një rezervuar, dhe sikurse stilolapsat modernë, e kalonte ngjyrën në majë me një veprim kombinues të gravitetit dhe kapilarit.

14. Sistemi i numërimit, i cili përdoret anekënd botës, me sa duket, origjinën e ka nga India, por stili i shifrave është arab dhe për herë të parë u duk në botim në veprat e matematikanëve si El-Kawarizmi dhe El-Kindi rreth vitit 825. Algjebër është quajtur kjo shkencë për nder të librit të El-Hawarizmit, *Al-jabr wa-al-Muqabilah*, shumë nga përmbajtja e së cilës akoma janë në përdorim. Veprat e dijetarëve myslimanë të matematikës u importuan në Evropë 300 vjet me vonë nga matematikani italian Fibonacci. Algoritmet si dhe teoria e trigonometrisë vijnë nga Bota Myslimane. Zbulimet e El-Kindit rreth zbërthimit të frekuencave, gjithë kodet e botës antike i bënë të shpjegueshme, duke krijuar kështu bazat e kriptologjisë moderne.

15. Ali ibn Nafi, i njohur me nofkën Zirjab (*Zogu i zi*) erdhi nga Iraku në Kordovë në shekullin e nëntë duke sjellë me vete konceptin e ushqimit me tri pjata- supë, pastaj peshk a mish dhe, në fund, fruta dhe arra. Ai po ashtu paraqiti gotat e kristalta (të cilat ishin shpikur pas eksperimenteve me gurë të kristaltë nga Abbas Ibn Firnas – shih nr. 4 )

16. Qilimat konsideroheshin si pjesë e parajsës nga myslimanët e mesjetës, falë metodave të avancuara të endjes që kishin, ngjyrave, sensit për disenj si dhe arabeskave që ishin bazë e artit islam. Për krahasim, dyshemetë e Evropës ishin prej dheu derisa u shfaqën qilimat arabë e persianë.

17. Çeku modern vjen nga fjala arabe saqq, një përbetim i shkruar për ta paguar mallin kur ai të jetë shpërndarë, për t'iu shmangur kështu bartjes së parave nëpër terrene të rrezikshme. Në shekullin IX, një biznesmen mysliman ka mundur të kthente në para në Kinë një çek të lëshuar në Bagdad.

18. Në shekullin IX, për shumë shkencëtarë myslimanë, forma sferike e Tokës ishte një e vërtetë e padiskutueshme. Argument për këtë, thotë Ibn Hazm, 'është se Dielli gjithnjë është në pozitë vertikale nga cilado pikë e Tokës'. Ishte kjo 500 vjet para se Galileo të realizonte këtë. Kalkulimet e astronomëve myslimanë ishin aq të përpikta, saqë në shek. IX ata llogaritnin se perimetri i Tokës është 40,253 km – me një pasaktësi më pak se 200 km. Shkencëtari El-Idris, më 1139 i pati ofruar globin e botës oborrit të mbretit Roger të Sicilisë.

19. Megjithëse kinezët kishin shpikur barutin salpetër, të cilin e përdornin për fishekzjarre, ishin arabët ata që e përpunuan atë, të cilin bashkë me nitratin e kaliumit, e përdornin për nevoja ushtarake. Pajisjet ndezëse të myslimanëve u patën futur tmerrin kryqtarëve. Në shekullin XV ata atëherë më kishin shpikur një raketë, të cilën e quajtën 'vezë vetëlëvizëse dhe djegëse', dhe një torpedo – një lloj bombe me një shtizë në majë, e cila ngulej në anijen e armikut, për të eksploduar më pastaj.

20. Evropa mesjetare kishte kuzhinë dhe kopsht me barishte, por ishin arabët ata që zhvilluan idenë e kopshtit si një vend kënaqësie dhe meditimi. Kopshtet e bukura mbretërore për herë të parë në Evropë u hapën në Spanjën e myslimanëve të shek. XIX. Ndër lulet që e kanë origjinën në kopshtet e myslimanëve, janë edhe karafili dhe tulipani.

*Përgatiti:*
***Jeton Mehmeti***
*(Student pranë Universitetit Islamik Ndërkombëtar në Malajzi)*

*Fusnota:*

1. Për më tepër vizito www.1001inventions.com

# Prirjet dhe mundësit e globalizmit
## Intelektuali i Ymetit si një model për reformë

Louay M. Safi

Punimi shqyrton pasojat sociopolitike të komercializmit të kulturës moderne dhe nevojën e mundësinë e përmirësimit të thelbit moral dhe shpirtëror të përvojës sociale, që po gërryhet me përparimin e modernizmit. Që të ndodhë kjo, kërkohet një lloj i ri intelektualësh, intelektualë të ymetit, të cilët mund të inkorporojnë shpirtëroren në fjalimet dhe veprimtaritë e tyre, pa pretendimin e sanksionimit apo autoritetit hyjnor.



### Kapitali i lirë dhe skllavëria njerëzore

Prej ekonomistëve klasikë liberalë, tregtia e lirë ishte përfytyruar si një marrëdhënie midis popujve të lirë dhe relativisht të barabartë, që tregtojnë produktet e tyre, nën kushte konkurruese dhe të drejta. Në të vërtetë, nocioni i tregtisë së lirë dhe teoria e ekonomisë liberale ishin konceptuar me qëllim që të rrëzonin politikat merkantiliste, të favorizuara prej aristokracisë, pronare e tokave, në Europën e shekullit të tetëmbëdhjetë.

Ndonëse pabarazia ekonomike është rritur dy shekujt e fundit brenda dhe midis shteteve të industrializuara, ndokush mund të flasë ende rreth tregjeve të lira me konkurrencë joperfekte. Pabarazia ekonomike, midis aktorëve tregtarë, në sistemet demokratike kompensohet nga mundësitë e barabarta për t'u arsimuar dhe mundësia e avantazheve teknike të zhvilluara e të organizuara. Kjo, gjithashtu, kompensohet nëpërmjet një sistemi politik konkurrues dhe mundësisë së presionit popullor të mobilizuar për të bërë legjislacionin e tregtisë së drejtë brenda ekonomisë dhe shoqërisë.

Megjithatë, sapo të zhvendosemi prej ekonomive kombëtare të vendeve të industrializuara, drejt ekonomisë botërore, kapitalizmi sakaq merr një pamje tjetër. Sepse, menjëherë, sapo ndonjëra zhvendoset tutje prej tregtisë midis vendeve të industrializuara, nocionet e konkurrencës dhe iniciativës së lirë - ndalojnë dhe shuhen. Kundërshtimi që ndeshin komersët e rinj prej vendeve të zhvilluara drejt tregtisë botërore, nuk është thjesht pabarazi ekonomike, por ndryshim i pastër dhe i qartë. Ndryshimi midis vendeve në zhvillim dhe vendeve të zhvilluara, nuk është thjesht vetëm ndryshim ekonomik, por, gjithashtu, teknologjik dhe organizativ.

Problemi bëhet më kompleks prej faktit se rregullat tregtare varen nga vendet e zhvilluara industriale dhe vazhdojnë të kryejnë transferin e pasurisë prej vendeve të varfra drejt vendeve të pasura. Aktorët tregtarë në vendet në zhvillim, kanë mundësi të pamjaftueshme për të ushtruar ndikim në rregullat tregtare. Jo vetëm që pjesa më e madhe e vendeve në zhvillim sundohen prej oligarkive, të cilat varen plotësisht nga dhënia e huave dhe ndihmave të huaja për të drejtuar shtetin, por edhe vetë struktura e sistemit ndërkombëtar është oligarkike.

Në mënyrë që të arrijmë të kuptojmë shkallën në të cilën rregullat që rregullojnë sistemin ekonomik botëror, janë të shtrembëruara, na nevojitet të marrim parasysh vetëm rregullat që rregullojnë marrëdhëniet kreditor-debitor. Ndërsa rregullat që rregullojnë marrëdhëniet kreditor-debitor në ekonomitë shtetërore të vendeve të industrializuara i lejojnë debitorët (borxhlinjtë) t'i japin fund marrëdhënies kur ajo bëhet shfrytëzuese përmes ligjeve bankrotuese, dhe me anën e kësaj shpërndajnë përgjegjësitë morale e ligjore si midis debitorëve po ashtu dhe kreditorëve, në sistemin botëror përgjegjësia vendoset kategorikisht mbi vendet debitore, duke mbrojtur kështu kreditorët prej përballjes me pasojat e vendimeve të dëmshme. Problemi përkeqësohet kur kuptohet se ata, të cilëve u kërkohet ta shlyejnë çmimin, nuk janë oligarkitë e korruptuara që kanë keqmenaxhuar dhe shpërdoruar borxhin shtetëror, por mazhoranca e varfër dhe e shtypur.

Gjendja dëshpëruese e çështjeve na detyron të pyesim: Si mundet që një sistem politik dhe ekonomik i rrënjosur në një traditë liberale dhe që vetëmburret për besimin e tij të thellë në liri, barazi dhe humanizëm, të shkaktojë format më të dëmshme të skllavërisë dhe shfrytëzimit? Si ngjau që tradita liberale, që evoluoi prej koncerneve humaniste, një traditë që e cakton njeriun në qendër të universit, të na çojë drejt një situate në të cilën pjesa më e madhe e njerëzimit shfrytëzohet dhe shpërdorohet në emër të tregtisë së lirë dhe politikave liberalizuese?

### Zhvleftësimi kulturor dhe komercializimi i jetës

Në thelb të ekseseve ekonomike dhe politike të globalizmit, ndodhet një vakuum moral dhe shpirtëror. Paraqitur me terma më të saktë, ekseset politike dhe ekonomike të globalizmit të përshkruara më sipër, janë rezultat i zbrazëtisë morale dhe shpirtërore. Vakuumi moralo-shpirtëror është rezultat i dy proceseve të ndërlidhura, që bashkojnë dy shekujt: (1) shpërbërja e moralit dhe anës shpirtërore dhe (2) fragmentarizimi i arsyes dhe reduktimi i intelektualit në një ekspert të pajtuar në punë (me mëditje).

Shpërbërja e moralit dhe spiritualitetit (anës shpirtërore), është produkt i antagonizmit midis studiuesit modern dhe priftit. Për shkak se prifti perceptohet si tutor i spiritualitetit, intelektuali synon ta distancojë veten prej adhurimit fetar. I shkolluari përpiqet të rikonstruktojë një moralshmëri aspak shpirtërore, një sistem moral të çliruar prej sferës së fuqisë dhe influencës së priftit. Kështu, racionalisti Kant synon të mbështesë moralshmërinë mbi racionalizmin me anën e parimit të moskontradiksionit (imperativit kategorik), ndërsa pozitivisti Bertrand moralshmërinë e ngre mbi interesin personal (leverdinë).

Me vdekjen legale të fesë si një forcë njësuese, arsyeja fragmentarizohet drejt sferave të pavarura të njohjes, në mungesë të çfarëdo nocioneve apo parimeve mbivlerësuese. Parimet morale nuk i përshkojnë më sferat e ndryshme të dijes. Është pikërisht kjo arsyeja, që një realist politik mund të justifikojë shtetet e huaja nënshtruese, në emër të interesave kombëtarë, dhe ekonomistët liberalë mund të mbrojnë sipërmarrjet e fitimit maksimal, madje edhe kur ato i sjellin mjerim pjesës më të varfëruar të njerëzimit.

Kultura botërore e shfaqur është eksesivisht hedoniste, duke glorifikuar kënaqësinë dhe eksesin (teprinë). Stil i tepruar jetësor, kënaqësi e tepruar seksuale, dhunë e tepruar, pasuri e tepruar, varfëri e tepruar, përdorim i tepruar i burimeve



natyrore, dhe konsumim i tepruar në përgjithësi. Konsumatorizmi është duke u bërë gradualisht besim i ri botëror dhe shumëkombëshet janë duke bërë gjithçka që është e mundshme nga ana e tyre, për të predikuar këtë kulturë dhe këtë besim të ri. Individët dhe grupet, që kundërshtojnë këtë besim të ri, rrezikojnë të reduktohen drejt kategorive të fanatizmit, ekstremizmit dhe radikalizmit. Kjo tendencë, të paktën pjesërisht, mund të shpjegojë sulmin indiskriminues mbi gjithçka islame, prej medieve botërore dhe qendrës gjeneruese të kulturës së re botërore, Holivudit.

## PROTESTAT ANTIGLOBALISTE: Rëndësia dhe kufizimet e tyre

Protestat kundër praktikave shfrytëzuese të WTO-së (The World Trade Organization) - Organizatës Tregtare Botërore, në Seatle, dhe më vonë kundër partnerëve të WTO-së, IMF-ja dhe Banka Botërore (World Bank) ishin protesta kundër ekseseve të përbashkëta - teprisë së pasurisë dhe varfërisë, ´të interesit personal dhe makutërisë. Por, pavarësisht nga pakënaqësia e tyre ndaj teprimeve të përbashkëta, protestuesit nuk sollën ndonjë vizion të ri, që të mund t'i bashkonte ata dhe të mund t'u lejonte atyre të punonin së bashku, për sigurimin e direktivave të reja karshi trendeve të keqdrejtuara botërore. Në mungesë të një vizioni të gjithanshëm e të njësuar, protestuesit mundën vetëm të perceptoheshin prej njerëzve të zakonshëm, si të qenë vetë të dhënë pas sjelljes së tepruar. Ambientalistët u shfaqën të shqetësuar rreth ruajtjes së burimeve natyrore, por treguan shqetësim të paktë rreth mirëqenies së vendeve të pasura me pyje tropikale. Mbrojtësit e lehtësimit debitor (të borxheve) u shfaqën të shkujdesur ndaj korruptimit politik të thelbit të krizës botërore të borxheve. Mbrojtësit e të drejtave të njeriut u shfaqën të një mendimi me përafrimin legalizues ndaj çështjes së të drejtave të njeriut, por nuk arritën të kuptonin se ligjet janë të dobishme vetëm për aq sa ato mbrojnë dhe rritin dinjitetin njerëzor. Anarkistët u motivuan për shkak të gjendjes së dështuar në të gjitha sferat e shoqërisë civile, por nuk arritën të artikulonin strukturat politike alternative, për të parandaluar kthimin e politikës fisnore dhe tribalizmit (fisnorizmit).

Për të penguar perversionin e globalizmit dhe ekseset kulturore të tij, kërkohet zhvillimi i një alternative të qëndrueshme dhe i një alternative e cila mund të sigurojë që vizioni moral i njerëzimit të ardhshëm të bashkohet me esencën shpirtërore të jetës së drejtë. Që të ndodhë kjo, kërkohet një brumë i ri intelektualësh dhe një proces i ri i intelektualizmit.

## Intelektuali një-dimensional përballë intelektualit të ymetit

Intelektuali shërbeu si mjet për sjelljen e liberalizmit dhe iluminizmit të shoqërisë moderne. Por intelektuali i kompletuar, i cili u shfaq në agim të Perëndimit modern, shumë shpejt u zhduk, duke ia lënë vendin e vet intelektualit njëdimensional, të njohur më mirë si ekspert. Eksperti është një person, i cili ka një njohje në thellësi të një sfere të vetme të jetës, apo madje të një pjese të saj. Megjithëse ekspertiza është e rëndësishme dhe e nevojshme, mungesa e vlerave mbipërfshirëse dhe e kriterit të vlefshëm përtej kompetencave të ekspertizës, procesin e vetëkorrigjimit e bën jashtëzakonisht të vështirë.

Dy procese të ndërlidhura kanë kontribuar historikisht në ngritjen e gjendjes së tanishme të çështjeve:

Nënshtrimi i vullnetit për të vërtetën ndaj vullnetit për pushtet. Dija praktikisht është bërë servile ndaj pushtetit.

Mosdashja e studiuesit dhe intelektualit modern për të përqafuar fenë dhe anën shpirtërore.

Ekseset e sotme kulturore nuk mund të mposhten, po të mos rikthehet thelbi moralo-shpirtëror dhe vullneti për pushtet të mos i nënshtrohet vullnetit për të vërtetën. Një ndryshim i tillë i thellë kulturor, nuk mund të arrihet pa një zhvillim të një projekti civilizues, në të cilin moraliteti/spiritualiteti të rivendoset në vendin e tij të ligjshëm, në qendër të mendimit dhe veprimit social. Kjo, natyrisht, kërkon një lloj të ri intelektualësh dhe një formë të re të intelektualizmit. Intelektuali i ri duhet: (1) të përvetësojë esencën shpirtërore të eksperiencës njerëzore dhe të gjenerojë kuptime dhe modele të reja; dhe (2) ta vendosë vetveten e tij/saj brenda komunitetit, ndërkohë që të mbajë gjatë gjithë kohës, pavarësi të plotë prej shtetit. Kjo nuk do të thotë se intelektuali i ri duhet të marrë një qëndrim antishtetëror, apo të mbetet larg shtetit. Më saktë, intelektuali duhet të jetë i involvuar, por i lirë nga kontrolli shtetëror.

Intelektualizmi i ri i përshkruar më sipër, në mënyrë thjeshtuese, i shëmbëllen atij të përvetësuar prej Lëvizjes Reformuese Islame, që e ka zanafillën tek intelektualë si Afgani dhe Abduhu. E errësuar prej obsesionit të medies botërore me shprehje të ashpra dhe tepër prozike të Islamit bashkëkohor, Lëvizja Reformiste Islame, ka bërë një ndryshim të shquar në shoqërinë myslimane dhe ka zhvilluar intelektualisht e moralisht qëndrimet kundërshtuese vis-a-vis ndaj kulturës komerciale globalizuese.

Lloji i ri i intelektualëve, avangarda e lëvizjes bashkëkohore islame, është intelektuali i ymetit (i bashkësisë). Intelektuali i ymetit i përngjan intelektualit të gjallë të Gramshit në atë se ai/ajo, socialisht dhe politikisht janë të lidhur me komunitetin dhe flasin për luftën e sfidat e tij. Sidoqoftë, ndryshe nga intelektuali gramshian, intelektuali i ymetit nuk është vetëm zëdhënës i interesave të komunitetit të tij/saj, por është i angazhuar aktivisht në zhvillimin dhe lartësimin e vizionit moral.

Megjithëse nocioni i intelektualit të ymetit informohet prej eksperiencës moderne, ai nuk është plotësisht modern apo i ri, por gjen shëmbëllim në studiuesit e panumërt klasikë myslimanë, të cilët efektivisht ia dolën me sukses në kufizimin e pushtetit shtetëror dhe mobilizimin e komunitetit mysliman historik, në përkrahje të një shoqërie civile të pavarur moralisht dhe ligjërisht. Intelektuali primordial i ymetit prezantohet prej një vargu të gjatë studiuesish, që përfshijnë Malik bin Enes, Ebu Jusuf, El-Xhuhejni, Ibn Rushd, Ibn Tejmijeh dhe të tjerë.

## Përfundim

Për sa kohë që intelektuali njëdimensional, duke qenë një burrështetas i motivuar prej interesave shtetërorë, apo një biznesmen i nxitur prej fitimit maksimal, vazhdon të jetë person me tepër influencë dhe tepër efektiv për vendosjen e trendeve botërore, globalizmi shkon drejt degradimit të njerëzimit dhe demoralizimit të shoqërisë. Intelektuali i ymetit që është një njeri i bashkësisë, mund të jetë një shpresë për reformë të thellë dhe serioze në strukturën dhe kulturën botërore dhe më e rëndësishmja për rrugën që na tregon domethënien e jetës.

*Përktheu nga anglishtja:*
***Mimoza Sinani***

# Kërkesat e fëmijës

Përpjekja për realizimin e kërkesave të fëmijës është gjë e domosdoshme dhe shumë e rëndësishme për një zhvillim sa më të mirë të fëmijës në të gjitha aspektet. Kjo përfshin tërë personalitetin e fëmijës, duke filluar nga ai fizik, logjik, moral dhe shoqëror.

Kështu, nëse nuk përmbushen kërkesat fiziologjike të fëmijës si: ushqimi, tualeti, gjumi etj., kjo do të shkaktojë një destabilizim në kërkesat kryesore të fëmijës, që lidhen ngushtë me zhvillimin e personalitetit fizik, logjik dhe moral të fëmijës, e kjo quhet siguri.

Gjithashtu mosplotësimi i kërkesave të fëmijës duke e neglizhuar atë dhe duke mos i ofruar dashuri prindërore e duke përdorur mënyra të gabuara në edukimin e tij si: kërcënimi, rrahja etj., ndikojnë drejtpërsëdrejti në mbjelljen e pasigurisë dhe në moszhvillimin fizik, logjik dhe moral të fëmijës.

Kërkesat e fëmijës përgjithësisht janë këto:

### 1. Ushqimi

Fëmija assesi nuk bën të privohet nga ushqimi apo të ndëshkohet me pengim nga ushqimi ose të urdhërohet të agjërojë kur ai është në moshë shumë të re, sepse ushqimi luan rol kyç në zhvillimin dhe pajisjen e fëmijës me imunitet të mjaftueshëm, i cili ndihmon në rregullimin e qelizave të vdekura dhe formimin e qelizave të reja; gjithashtu ai ndihmon në mbrojtjen e trupit nga sëmundjet e ndryshme.

Nëse fëmija privohet nga ushqimi, kjo mund të shkaktojë gjendjen që ai të shohë nga fëmijët e tjerë dhe kjo gjë drejtpërsëdrejti mbjell tek ai urrejtje, xhelozi apo ndodh që edhe ta bëjë shprehi të vjedhë. Kjo gjë mund të shkaktojë tek fëmija edhe gjëra të tjera si:

- inteligjencë të dobët dhe mossuksese në mësime;
- plogështi, molisje dhe mosinteresim;
- pamundësi përqendrimi;
- kjo gjë ndikon gjithashtu që fëmija të mos jetë aktiv.

Ushqimi që i ofrohet fëmijës, duhet medoemos të jetë:

i pastër dhe i fërguar mirë, që të jetë sa më i lehtë përdorimi i tij.

Kur t'ia ofrojmë fëmijës ushqimin, duhet t'ia ofrojmë sa më qetë dhe assesi të mos e detyrojmë në mënyrë të dhunshme që ta hajë.

### 2. Jashtëqitja

Në javët e para të jetës së foshnjës, jashtëqitja është shumë e shpeshtë. Pas një kohe, jashtëqitja tek fëmija dalëngadalë fillon të pakësohet, ndërkohë që sasia e urinimit fillon gradualisht të shpeshtohet.



Pas stabilizimit të muskujve të shpinës, pasi fëmija të ketë mundësi të qëndrojë ulur dhe pasi t'i ketë mbushur gjashtë muaj, nëna duhet ta ushtrojë gradualisht se si duhet të kryhet jashtëqitja. Nëna, në kohën që e di se fëmija do të kryejë jashtëqitjen, duhet të marrë një enë që ka formën e vendit special për jashtëqitje dhe me butësi të provojë ta ulë fëmijën në të. Në këtë rast nëna duhet ta adaptojë fëmijën e saj, që në kohën kur ai ka nevojë për jashtëqitje, t'i japë sinjal nënës me një shprehje të veçantë, jo siç veprojnë fëmijët e paedukuar, të cilët në kohën e jashtëqitjes, me zë të lartë dhe para të gjithë të pranishmëve, përdorin shprehje të çoroditura që sinjalizojnë jashtëqitjen.

Po qe se fëmija urinon ose ka jashtëqitje pa dashje, atëherë nëna nuk duhet ta kërcënojë ose ta rrahë, sepse kjo mund të ketë efekt negativ te fëmija. Fëmijën që urinon ose ka jashtëqitje pa dashje, nëna, me butësi dhe pa i ekzagjeruar gjërat, duhet ta mësojë sa më mirë, që fëmijës më pastaj kjo gjendje të mos i zgjasë... po trajnimi i nënës me butësi të ketë efekt pozitiv tek fëmija.

### 3. Veshmbathja

Prej kërkesave të fëmijës, të cilat hyjnë në grupin e atyre më kryesoreve, bën pjesë edhe veshmbathja.

Fëmija duhet të vishet me rroba të përshtatshme për motin që mbretëron, kështu që rrobat e trasha natyrisht duhet t'i vishen fëmijës kur moti është i ftohtë që t'i ofrojnë fëmijës ngrohtësi, ndërsa rrobat e holla duhet t'i vishen kur moti është i nxehtë, në mënyrë që të mos thithin rrezet e diellit.

Fëmijës nuk duhet ti vishen rroba pa masë, që të mos ndihet se në trupin e tij të vogël janë shtuar kilogramët që nuk ka mundësi t'i bartë. Po qe se fëmijës i vishen rroba pa masë(të mëdha), tek ai shkaktojnë djersitje, sidomos nëse fëmija është tepër "i gjallë', i lëvizshëm. Fëmija, i cili është në zhvillim e sipër dhe të pandërprerë, dëshiron të varet nga vetvetja në kryerjen e shumë aktiviteteve gjatë ditës. Në grupin e këtyre aktiviteteve hyn edhe veshja e mbathja, veprime që ai dëshiron t'i kryejë pa ndihmën e të tjerëve. Prandaj, e ëma duhet t'ia përgatisë rrobat që dëshiron t'ia veshë fëmijës dhe ato duhet të mos jenë shumë të ngatërruara, në mënyrë që fëmija të ketë mundësi t'i veshë e t'i zhveshë pa ndihmën e nënës.

### 4. Banimi komfort

Për të qenë sa më komfort, banimi duhet t'i plotësojë disa kushte, prej të cilave:

Ajri duhet të jetë sa më i pastër, rrezet e diellit duhet të jenë të mjaftueshme. Gjithashtu, që të jetë sa më i përshtatshëm, vendi i banimit duhet të ketë patjetër qetësi.

Në saje të kësaj, mund të themi se fëmijët që jetojnë nëpër fshatra dhe afër bregdetit, zhvillohen më shpejt sesa fëmijët që jetojnë në qytete me popullatë të dendur.

Statistikat tregojnë se përqindja e fëmijëve të sëmurë nga frymëmarrja, arrin në 46 %. Kjo për arsye se shumica e tyre jetojnë në vende ku ambienti është i ndotur dhe mungojnë rrezet ultraviolete, të cilat ndikojnë drejtpërsëdrejti në zhvillimin e shpejtë të fëmijës, dhe gjithashtu janë burim kryesor i vitaminës D, e cila e mbron fëmijën nga sëmundja e paralizës.

Hulumtimet tregojnë se dielli i paradites (diku nga ora dhjetë) përmban të gjitha vitaminat dhe substancat e nevojshme që ndikojnë në zhvillimin e shpejtë të trupit. Ato gjithashtu ndikojnë edhe në mbrojtjen dhe shërimin e trupit nga shumë sëmundje të ndryshme.

Për sa i përket banimit në vende me zhurmë, është vërtetuar se zhurma ndikon drejtpërsëdrejti në shqetësimin dhe hutimin e fëmijës, dhe sidomos nëse ka zhurmë gjatë natës, kur fëmija është në gjumë.

### 5. Mbrojtja dhe kurimi

Koha e fëmijërisë është koha më e ndjeshme, sepse gjatë kësaj kohe ai përballet me sëmundje të ndryshme për

shkak se është joimun dhe për shkak të dobësisë së sistemit nervor, që nuk ka mundësi të përballojë sëmundjet.

Mjekësia moderne ofron metoda të ndryshme nëpërmjet të cilave kemi mundësi ta mbrojmë fëmijën nga sëmundje të ndryshme. Këto metoda i gjejmë në titujt: Këshilla mjekësore, të cilat janë të shumta, por ne do të përpiqemi t'i praktikojmë disa prej tyre, që janë:

Në vendin tonë kohët e fundit është rritur dukshëm numri i atyre që shërbejnë në spitale dhe ordinanca mjekësore. Pa pasur njohuri të mjaftueshme në aspektin mjekësor, ata dhe ato kryejnë shërbime mjekësore, madje pa vëmendje dhe me përtaci të madhe. Papastërtia është shumë e madhe, sidomos kur jepet materie ushqyese (infuzion) dhe, në raste mungese të asaj materieje ushqyese, gjysma i jepet një fëmije e gjysma tjetër, me të njëjtën gjilpërë, i jepet një fëmije tjetër, ndoshta edhe një fëmije të tretë. Ndodh që me të njëjtin mjet, stomatologu t' i kontrollojë një fëmije dhëmbin, dhe, pa e pastruar atë, të kontrollojë fëmijën tjetër. Ndodh që pacienti me fëmijën e tij të sëmurë, në raste urgjence, të paraqitet te mjeku, i cili me cigare në gojë, i thotë pacientit të presë se do ta kontrollojë, sa kohë që fëmija mund të vdesë për shkak të pakujdesisë së mjekut.

Rasti më i çuditshëm që ka ndodhur nga pakujdesia dhe përtacia, është rasti i vdekjes së mësueses vitin e kaluar në spitalin gjinekologjik, ku kishte shkuar për të lindur. Pas qëndrimit të saj për disa ditë, një ditë ajo vërejti se i erdhi koha për të lindur dhe kërkoi nga personeli mjekësor që ta merrte në përkujdesje, po mjeku i paska thënë se ata e dinin më mirë kohën se kur do të lindte ajo. Mësuesja e gjorë, nga dhimbjet që kishte, paska shkuar në tualet për të pirë ujë, dhe atje i paskësh ndodhur më e tmerrshmja, si për nënën ashtu edhe për foshnjën: nëna ishte alivanosur dhe kishte rënë me kokë në pllaka për të vdekur aty për aty.

Kjo gjë nuk është vetëm rastësi, por ka filluar të bëhet një dukuri, posaçërisht në ato spitale ku është i përhapur ryshfeti. Nëse jep, shpëton jetën tënde dhe të fëmijës tënd, e nëse nuk jep, vdes vetë dhe fëmija yt. Këtë e kemi parë dhe e dëgjojmë shpesh, prandaj i këshillojmë prindërit dhe infermieret që të bëjnë sa më shumë që është e mundur, në mënyrë që fëmijët e tyre t'i kurojnë në ato spitale dhe ordinanca ku shërbimi mjekësor është i mirtë.

Është vërtetuar se djemtë pësojnë më shumë aksidente se vajzat; kjo ndodh më shumë kur ata janë në moshën parashkollore. Gjithashtu kjo ndodh më shumë edhe nëpër familje të hyrat e të cilave janë minimale. Gjithashtu është vërtetuar se ekzistojnë lidhje të ngushta në mes aksidentit dhe rrethit ku jeton



fëmija, kështu që mbytjet në ujë ndodhin më shumë në vendet bregdetare, kurse vdekja a fëmijëve në aksidente trafiku ndodh më shumë në vendet me trafik më të dendur. Nga ne kërkohet që fëmijëve tanë t'ua mësojmë edukatën qytetare, për t'u mbrojtur nga rreziqet, pastaj t'i lirojmë ata të dalin dhe të mos i pengojmë tepër, sepse gjithçka është e caktuar nga All-llahu i Madhërishëm. Kemi dëgjuar për një njeri i cili e kishte ngujuar djalin e tij që të mos dilte jashtë, sepse paskësh parë ëndërr se fëmija do t'i mbytej në ujë, kështu që çdo herë ia ofronte ushqimin dhe ujin brenda e nuk lejonte të dilte jashtë. Megjithatë, një ditë ndodhi paracaktimi i All-llahut dhe, kur babai hyri në dhomën e djalit të tij, e gjeti të vdekur. Djaloshi kishte vdekur pikërisht nga ajo që babai kishte ëndërruar, kishte plasur nga uji.

### 6. Gjumi

Fëmija ka nevojë të bjerë në gjumë herët dhe të bëjë gjumë të qetë. Ai gjithashtu ka nevojë të flejë në kohën e drekës (diku prej orës një deri në orën katër). Fëmija nuk duhet të rrihet për shkak se nuk fle ose për shkak se ai fle pak. Fëmijën nuk duhet ta zgjojmë nga gjumi për çkado, sepse kjo ndikon drejtpërsëdrejti në zemrën e tij. Ai nuk duhet të zgjohet nga gjumi për të urinuar, dhe as babai që ka qenë gjatë tërë ditës në punë, kur të kthehet vonë nga puna, nuk bën ta zgjojë fëmijën për ta rrahur për gabimet që mund të ketë bërë ai gjatë ditës.

Fëmija duhet të flejë aq sa i nevojitet gjumë. Këshillohet të mos flihet më pak se shtatë orë, po edhe të mos jetë më tepër se shtatë orë, sepse pagjumësia, si edhe gjumi i tepërt ndikojnë negativisht, si në trurin e të rriturit po ashtu edhe në trurin e fëmijës.

### 7. Lozja

Kjo është njëra nga kërkesat që në vete përmban rëndësinë e saj të posaçme. Kjo rëndësi lidhet ngushtë me zhvillimin e fëmijës, sepse kur ai loz dhe lëviz pandërprerë, zhvillohet si fizikisht e moralisht, po ashtu edhe mendësisht. Ky zhvillim vetëm sa vjen e shtohet atëherë kur fëmija ka terren të përshtatshëm për lozje dhe lozja e tij nuk e dëmton atë.

Kështu, fëmija nuk duhet privuar asnjëherë nga e drejta për të luajtur, pa shkak, po edhe nëse privohet për shkak të edukimit, atëherë kjo kohë të mos zgjasë. Fëmija nuk duhet të detyrohet të luajë lojëra të posaçme, sepse në realitet ai është duke luajtur e nuk është duke kryer ndonjë obligim të tij dhe me pak këshilla se si të luhet, loja do të ketë efekt pozitiv tek fëmija.

### 8. Hulumtimi dhe njohja e sendeve

Fëmija nga vetë natyra e tij, anon nga hulumtimi dhe njohja e sendeve. Ai , me anë të hulumtimit dhe njohjes së sendeve, merr njohuri dhe zhvillon trurin e tij.

Pasi nuk ka përvojë për gjërat që e rrethojnë, ai dëshiron që për çdo gjë që e rrethon, të dijë se çfarë funksioni ka, andaj edhe ndodhin gjëra jo të dëshirueshme,po edhe të rrezikshme, kur fëmija i përdor ato. Kështu, kur fëmija dëshiron të dijë diçka rreth zërave dhe para vetes ka një shishe nga qelqi, ai e merr atë dhe e hedh përtokë nga dëshira e tij për të ditur se çfarë tingujsh do të dalin nga ajo, edhe pse ajo thyhet. Ai gjithashtu dëshiron të dijë se ç'përmban një kasetë, qoftë e radios a e televizionit, dhe provon të nxjerrë jashtë shiritin, ose dëshiron të dijë se si flet njeriu brenda në televizor, dhe përpiqet ta hapë atë, ose fut dorën në ventilator kur ai është i aktivizuar, apo në ujë të nxehtë vetëm për të ditur se ç'do të ndodhë më pastaj. Edhe nëse ndodh ndonjë e keqe shumë e madhe nga këto gabime që bën fëmija, duhet ditur se ai nuk vepron ashtu për asgjë tjetër veçse për hulumtim dhe njohje të sendeve derisa të fitojë përvojë, nga e cila kurrë më nuk do të veprojë diçka të ngjashme, sidomos nëse merr ndonjë qortim të vogël nga ata që janë përreth. Kështu, pra, nëse vërejmë se fëmija dëshiron të bëjë ndonjë gabim, të mos e qortojmë duke e rrahur, po ta lëmë atë të lirë duke e këshilluar që ai të ketë mundësi t'i plotësojë nevojat e tij që ka për hulumtimin dhe njohjen e sendeve. Kjo ndihmon shumë në zhvillimin e intelektit të fëmijës.

### 9. Dashuria

Ndër kërkesat e fëmijës është edhe dashuria, për se fëmija ndien nevojë të jashtëzakonshme. Kjo dashuri duhet t'i ofrohet fëmijës së pari nga prindërit e

pastaj edhe nga mësuesi dhe nga rrethi ku jeton, kështu që edhe kur fëmija të gabojë, prindi duhet ta trajtojë në mënyrën më të qetë, duke i ofruar dashuri. Fëmija më së shumi ka nevojë për një dashuri të ngrohtë, e cila do t'i dhurohet nga prindërit e tij. Që këtu i këshillojmë të gjithë prindërit që nuk janë të zënë me punë, që për fëmijët e tyre të kujdesen vetë ata dhe jo mamia ose të dërgohen në çerdhe, sepse dashurinë që i dhuron fëmijës prindi, nuk ka mundësi t'ia dhurojë askush tjetër.

### 10. Siguria

Sa më i vogël të jetë fëmija, aq më shumë shtohet nevoja për siguri, kështu që kur nëna e tij është afër, ai patjetër duhet të ndihet i sigurt, sepse ka ardhur në një botë të panjohur për të. Edhe babai i tij duhet të luajë me të dhe ta afrojë pranë vetes, që fëmija të ndihet sa më i sigurt.

Zilia dhe urrejtja zakonisht mbillen në mes të atyre fëmijëve prindërit e të cilëve gjithmonë kanë probleme familjare, dhe sidomos kur ndodh ndarja e prindërve. Ndjenja për siguri dhe qetësim është më se e nevojshme për fëmijën, dhe kjo ndodh në shumë raste, siç janë: kur fëmija bërtet dhe nëna i përgjigjet aty për aty; e ngroh kur ai ka nevojë për ngrohje; i jep gji ose e ushqen kur ai ka nevojë. Nëna nuk duhet ta rrahë fëmijën assesi, nëse e shqetëson gjatë natës dhe i prish gjumin, duke qarë ose pse fëmija nuk fle. Po qe se fëmija derdh ujë apo ndonjë lëng ose diç tjetër që përlyen rrobat ose shtëpinë, ajo me butësi duhet ta këshillojë se ajo që vepron, është e keqe. Nëse nëna e qorton fëmijën në mënyrë të vrazhdë dhe me britmë, atëherë ai edhe më do të insistojë të bëjë gabime.

Fëmija gjithashtu i humb ndjenjat e tij për siguri kur prindi e lë tërë ditën në çerdhe ose me shërbëtore, kështu që fëmija ndihet i pasigurt kur ai nuk e di se kë ka nënë, sepse atij i ngatërrohen nëna me shërbëtoren, dhe sidomos kur çdo muaj në shtëpinë e tij ndërrohet nga një shërbëtore e re.

### 11- Pranimi i fëmijës ashtu siç është

Fëmija ka nevojë që prindërit dhe rrethi ku jeton, ta pranojnë ashtu siç është, të pranohet si fëmijë, pa marrë parasysh nëse është mashkull apo femër, është i zi apo i bardhë, i lëvizshëm apo i palëvizshëm, i aftë për të parë apo i verbër.

Fëmija assesi nuk bën të trajtohet me urrejtje apo të lihet pa përkujdesje ose të nxitet fëmija më i madh kundër të voglit, sepse e tërë kjo mbjell në brendi të fëmijës urrejtjen dhe sjelljen e keqe.

Prindërit duhet ta përqafojnë shpesh fëmijën e tyre dhe të paktën t'i kushtojnë një kohë për të luajtur bashkë me të, dhe ta trajtojnë në mënyrën më të butë kur gabon, veçse edhe ta shpërblejnë kur ai vepron mirë. Prindi assesi nuk duhet të bëjë ndarje në mes fëmijëve të tij, ta dojë më shumë të voglin se të madhin, ose ta dojë më shumë djalin se vajzën. Po qe se prindi, dashurinë që ka ndaj fëmijëve të tij, e ndan për të gjithë njësoj, fëmijët do të fitojnë një siguri në vete dhe në brendinë e tyre do të formohen mirësjellja e dashuria, me të cilat do të krijojnë marrëdhënie të mira me rrethin dhe shoqërinë ku jetojnë.

### 12- Entuziazmi

Fëmija gjithmonë duhet të trajtohet nga prindërit dhe nga rrethi ku jeton, në atë mënyrë që të ndihet sa më entuziast. Ai gjithmonë duhet të trajtohet si fëmijë i pavarur dhe duhet t'i mundësohet të inkuadrohet në kryerjen e disa punëve të vogla, ose të kërkohet ndonjë shërbim i vogël prej tij, si të sjellë një gotë apo ta lërë në vendin e saj, ose të pastrojë pluhurin e ndonjë tavoline etj.

Prindi assesi nuk bën t'i thotë fëmijës të tij: Largohu nga unë më, lër të qetë të kryej punët e mia, sepse ti ende je i vogël, dhe mos fol më shumë sesa kërkohet nga ti. Ndodh që fëmija t'i afrohet vëllait të tij më të madh për të lozur, e ai t'i thotë: Mos luaj me mua, sepse ti ende je i vogël; kur të rritesh, eja e luaj me mua. Ky largim dhe moskujdes ndaj fëmijës, e detyron atë të shkojë dhe të luajë me fëmijët e paedukuar të rrethit ku jeton, ose të luajë me mësuesin e tij dhe ai të jetë shembulli më i mirë për të, sepse ai e trajton në mënyrë të butë, kurse prindi dhe vëllai, të cilët nuk përfillën kërkesën e tij, ai nuk dëshiron t'i pranojë si të familjes.

### 13- Suksesi

Ndër kërkesat e fëmijës është edhe suksesi për të cilin ai ka nevojë. Sa herë që fëmija korr ndonjë sukses sado të vogël, ai doemos do ta shpjerë drejt një suksesi më të madh, dhe sa herë që fëmija të harxhojë energji e të korrë sukses, ai çdo herë do të jetë i lumtur. E tërë kjo e bën fëmijën që të fitojë besim në vetvete dhe të ndihet më i sigurt për të vazhduar më tutje në përmirësimin e vet moral dhe për të fituar përvoja të ndryshme në të gjitha aspektet.

Për këtë arsye, fëmija asnjëherë nuk duhet të ngarkohet me gjëra që nuk mund të përballojë, sepse, nëse këto gjëra i kalojnë mundësitë e tij dhe nuk ka mundësi t'i kryejë, ai gjithmonë ndien në vete një dështim dhe nuk do të insistojë që të vazhdojë më aktivitete të mëtutjeshme.

Zoti as ne të rriturit nuk na ka ngarkuar me ato që nuk kemi mundësi t'i kryejmë, për se, në Librin e Tij fisnik thotë: "All-llahu nuk ngarkon askënd përtej mundësive të veta" dhe thotë në një ajet tjetër: "Nënshtrojuni Zotit sa të keni mundësi".

Edhe nëse fëmija nuk korr sukses të plotë, që është shumë normale, ngase i mungon përvoja dhe fuqia e duhur, nuk bën të tallemi me të dhe ta poshtërojmë, veçse duhet t'i japim kurajë edhe më tepër dhe t'i themi: Kjo që bëre, është shumë e mirë, por si thua, nëse do të veпронim kështu, a do të ishte më mirë. Kështu pra, në mënyrë tërthortë, t'i tregojmë se kështu është më mirë të veprosh dhe kjo do ta bëjë fëmijën të ndihet se, megjithatë, pati sukses në veprën e tij.

### 14- Liria

Fëmija gjithherë ka nevojë për liri të lëvizjes, si në të ecur ashtu edhe kur vrapon, kur flet, kur ngjitet, kur gropon, kur monton dhe çmonton gjëra, kur luan në përgjithësi, si me fëmijët e vegjël ashtu edhe me të rriturit, qoftë në shkollë apo në shtëpi.

Nuk bën ta privojmë fëmijën nga liria e tij, prej frikës se mos po i ndodh diçka e papëlqyeshme. Edhe kur rritet, gjithmonë duhet ta lëmë të lëvizë dhe të shprehë mendimin e tij të lirë, që më pastaj, nëse është gabim, t'i tregojmë dhe ta mësojmë për veprime të drejta dhe për të mirë. Po ta privojmë, kjo mund të ndikojë negativisht në aktivitetet e tij dhe ta kaplojë atë një plogështi e përtaci.

Fëmija, nëse pengohet për të luajtur me fëmijët e tjerë ashtu si ai dëshiron, nga frika se mos po i ndodh ndonjë e keqe ose mos bashkëmoshatarët e tij do ta sulmojnë, ose nëse nëna gjithherë insiston ta ushqejë, t'ia veshë rrobat, t'ia lajë fytyrën, t'ia krehë flokët e t'ia rregullojë atij lodrat, pa kërkuar asnjëherë nga fëmija i saj që ai vetë të kryejë ndonjë nga këto detyra, - nga e tërë kjo fëmija do të ndiejë një plogështi dhe një pasiguri në vetvete. Ai gjithmonë do t'i shmanget përgjegjësisë dhe gjithashtu nuk do të pëlqejë asnjëherë as me shokët e tij po as me prindërit. Nga kjo rezulton që fëmija të mos pranojë asnjëherë gabimin e tij, po gjithherë të grindet me prindër duke insistuar për gabime dhe, po qe se i tërhiqet vërejtja për gabimin e bërë, ai ngre zërin dhe nervozohet vetëm e vetëm t'i plotësuar dëshirat e tij.

Prandaj për prindërit mbetet detyra që fëmijëve të tyre t'u japin liri dhe sa më shumë liri, të mbikëqyrur dhe me udhëzime,në mënyrë që me këso veprimesh të bëhen edukues dhe mësues dhe kurrsesi jo armiq e të dhunshëm.

*Përktheu e përshtati nga arabishtja,*
***Avdyl Rrahmani***

# Anija në rërë

**Abu Abdurr-rrahman**

O Zot i im…Njerëzit më përgënjeshtruan dhe u bënë monotonë nga këshillat e mia. Nuk më mbeti asnjë shpresë më e vogël në udhëzimin e tyre. U flas atyre, por ata vënë gishtat në veshët e tyre, që të mos dëgjojnë. Kam biseduar me ata, ditë e natë, por kjo vetëm sa i ka larguar edhe më shumë prej meje. Më përgënjeshtruan me shpifje dhe akuza prej më të rëndave. Më përqeshën mua dhe ata që janë me mua. Ata janë kryelartë ndaj robërve të Tu. O Zot i im, hakmerru ndaj tyre dhe më shpëto mua dhe besimtarët e tjerë.

O Zot i im…Nuk ka shpresë se ata do të besojnë. Unë jam thellë i bindur se edhe pasardhësit tyre do të jenë të tillë. Edhe toka është rënduar nga krimet e tyre. Mos lër asnjë prej tyre në sipërfaqen e tokës. Ata janë një kolerë, e cila kudo që arrin, është shkatërrimtare. Kudo në tokë, ata bëjnë trazira dhe i largojnë të tjerët nga besimi i vërtetë.

Pejgamberi i tyre i parë ishte një i dërguari i Allahut në sipërfaqen e tokës. Në mesin e tyre jetoi këshillues, udhëzues, i sinqertë. Jetoi me ta nëntëqind e pesëdhjetë vjet, duke i ftuar ata të besonin dhe ta adhuronin Allahun e Gjithëfuqishëm. Por, nga ata që besuan, ishin një numër shumë i vogël. Akuzuan profetin e tyre se ishte në humbje të vërtetë dhe i drejtoheshin me këto fjalë: "O Nuh, ende pretendon se je i dërguar i vërtetë i Allahut?! Na lër të qetë nga kjo çmenduri jotja! Ti je njeri ashtu siç jemi ne. Si mund të jesh ti bartës i mesazhit e ne jo, ndërkohë që ne jemi paria e këtij vendi?! Hidhu një shikim atyre që të kanë pasuar, a nuk i sheh se ata janë mendjelehtë, ata janë shtresa më e ulët e popullit tonë! O Nuh, kthjellu dhe lëre anash atë që je duke thënë. O Nuh, dëgjo ç`po të themi ne: Nëse dëshiron që ne të besojmë ty, hiq dorë prej atyre mendjelehtëve, ne nuk duam të jemi me ata. Nuk mund të jemi të barabartë me ata në besim, dëboji ata dhe, vetëm atëherë, do të të besojmë ty. Atëherë të gjithë besimtarët do të jemi prej klasës së zgjedhur, zotërinj, paria e vendit, ç´ mendon ti, cili është mendimi yt?"

Nuhu ua ktheu me këto fjalë: "Kërkoj mbështetje prej Zotit, o popull! Si mund t'i përzë unë besimtarët? Kush është ai që mund të më shpëtojë nga dënimi i Zotit, nëse unë i përzë ata, ditën e llogarisë para Krijuesit tim? Ju jeni injorantë të vërtetë. Pas jetës ka vdekje, dhe pas vdekjes – ringjallje, dhe pas ringjalljes llogari, pastaj Xhenet ose Xhehenem, a nuk kuptoni?! Si mund ta çoj veten time në rrezik dhe dënim të dhembshëm. Jo, jo, nuk do t'i përzë ata kurrsesi."

Unë jam njeri sikur ju. Unë nuk jam pronar i depove të Zotit, as që kam farë njohurish për gjërat e fshehta. Nuk jam prej meleqve, e as nuk mund t'u them atyre që më kërcënojnë mua, se Zoti nuk do t´u japë begati, nëse them një gjë të tillë, unë atëherë do të jem prej mizorëve.

Bëhu i mençur, o Nuh! Si mund të jemi të barabartë ne dhe shtresa më e ulët e shoqërisë sonë?! Jemi lodhur me ty, dhe me dialogun shterp me ty. Atëherë na sill dënimin tënd që po pretendon, nëse je i sinqertë? Ne nuk të besojmë dhe nuk do të të besojmë asnjëherë.

Nuhu a.s., më në fund, pasi humbi çdo shpresë për përmirësimin e tyre, iu drejtua Krijuesit të tij me lutjen që ta shkatërronte popullin e tij pabesimtar. Zoti e inspiroi atë që të ishte i qetë. Se askush tjetër prej popullit të tij nuk do të besonte, përveç atyre që të kanë besuar më parë, mendimi yt për kryeneçësinë e tyre është i saktë dhe se ndëshkimi i Zotit do t'i arrijë ata pa farë dyshimi. Andaj, fillo të ndërtosh, për ty, për familjen tënde dhe për ata që kanë besuar anijen, e cila do të jetë shpëtim për ty dhe për ata që janë me ty. Andaj, mos më lut, o Nuh, për shpëtimin e atyre që i kanë bërë keq vetvetes, si dhe ata të cilët të kanë kundërshtuar ty, sepse do të jesh prej mizorëve. Ndërtoje anijen me urdhrin Tonë dhe prit derisa të vijë dita e caktuar.

Kështu shohim se i dërguari i Allahut, nga thirrësi i popullit të tij në rrugën e Allahut, kthehet në zdrukthëtar për ndërtimin e anijes në rërë, larg detit. Posa dëgjuan lajmin, shkuan tek ai populli i tij dhe i thanë: "O Nuh, tash po u besojmë fjalëve tona se ti je i çmendur! Po ndërton anijen, këtu në rërë, kurse deti është disa mila larg. Ç´ka ndodhur me ty?" Nuhu u përgjigjet , pa pasur dëshirë të polemizojë gjatë me ta: "O popull, kjo është anija e shpëtimit dhe ju, pa farë dyshimi, do të fundoseni!". Ata pyetën:



"shpëtim, çfarë shpëtimi?! Anija zakonisht tërhiqet në det, si do të ndodhë që deti të vijë tek anija e jote, që të na fundosë?!". Nuhu iu përgjigj: "Nuk ka dyshim se ju do të fundoseni. Pritni, unë do të jem prej atyre që do të presin. Nëse ju sot bëni shaka me mua, do të vijë dita kur unë do të bëj shaka me ju. Atë ditë kur nuk do të ketë shpëtimtar për ju përveç Allahut të Madhërishëm. Pritni, pritni!!"…..

Me kalimin e kohës ndërtimi i anijes kishte përfunduar. Ndërkohë që populli i Nuhut pyeste me përbuzje: "Ku është uji, o Nuh?!!" Pa kaluar shumë kohë, Nuhut i vjen urdhri nga Krijuesi i tij, që në anije të vendosë prej të gjitha krijesave nga një çift si dhe në të të hipin të gjithë ata që kishin besuar. Urdhri hyjnor i vjen Tokës, që të shpërthenin të gjitha burimet e ujit si dhe qiellit që ta lëshonte shiun me tërë forcën. Niveli i ujit filloi të ngrihej. U takua uji i tokës me ujin e qiellit. Urdhrit të Zotit iu nënshtrua natyra e shurdhër, ndërkohë që urdhrit të Tij iu rebelua populli pabesimtar dhe mosmirënjohës. Natyra filloi të hakmerrej ndaj popullit mosmirënjohës. I tërë populli filloi të kacafytej me valët e fuqishme të rrebeshit të ujit, ndërkohë që vdekja u vinte nga çdo anë. Ato ishin valë të fuqishme, të cilat nuk i mbante në mend as Toka dhe as deti. Ato ishin shumë të larta, më të larta se majat më të larta të atyre kodrave. Uji i rrufeshëm arriti edhe në majën më të larë të një kodre, në drejtim të së cilës ishte nisur i biri i Nuhut, që dëshironte të shpëtonte nga dënimi i Zotit. Ai nuk i ishte bindur këshillës së babait të vet, zemra e të cilit ndiente dhembje dhe mëshirë për të birin e vet. Babai e thërriste të birin, kurse i biri nuk dëshironte ta dëgjonte; ai ishte i bindur se do të gjente shpëtim nga vërshimi i ujit në majën e malit më të lartë. Babai iu kthye për herë të fundit me tërë dhembshurinë prindërore: "O biri im, eja me ne.. Ja, kjo është anija e shpëtimit! Nuk ka shpëtim tjetër askund. Sot nuk ka shpëtim tjetër nga urdhri i Zotit, përveç atij që Ai e shpëton." Mirëpo, vala e ujit ishte më e fuqishme dhe më e shpejtë se i biri i Nuhut. Edhe ai u bë viktimë e atyre që u fundosën për shkak të mosbesimit dhe kryeneçësisë së tij.

Pejgamberi i parë i dërguar i Allahut dhe i dashuri i Tij, nuk pati mundësi të ndërmerrte asgjë par ta shpëtuar të birin e tij nga urdhri i Zotit. Andaj, Allahu i Madhërishëm, në Kuranin famëlartë, urdhëron e thotë: "….kini frikë ditën kur prindi nuk mund t'i bëjë dobi fëmijës së vet….." (Kurani. 31:33) ". Ja, pra, Nuhu

a.s. është në dilemë, zemra e tij e thyer, e pikëlluar, vuan nga dhembja , gjë që e bën atë që për një çast të harrojë atë që kishte urdhëruar Allahu: "…mos m'u drejto Mua për ata që bënë mizori….", (Kurani, 11:37). Këtu shohim se Nuhu a.s. harron urdhrin e Allahut drejtuar atij: "…..ngarko në të prej çdo krijese nga një çift edhe familjen tënde, përveç për kë është marrë vendimi i hershëm kundër tij" (Kurani, 11:40). Po, ishte i biri i tij prej atyre që nuk kishte besuar se do të ndodhte shkatërrimi për shkak të mosbesimit dhe gjynaheve të tij. Mirëpo, ndjenja prindërore kishte bërë atë që Nuhi a.s. të harronte dhe t'i drejtohej Krijuesit të tij duke iu lutur: "O Zot i im më premtove shpëtimin e familjes sime, ja biri im është prej familjes ime. Premtimi Yt është i vërtetë. Si mund të fundoset biri im?!!!"

Përgjigja vjen nga lartë: "O Nuh: "Ai nuk ishte nga familja jote, ai ishte punëkeq, e ti mos më kërko Mua atë që nuk di, Unë të këshilloj që mos bëhesh nga injorantët!" (Kur'ani, 11:46). Unë të kam tërhequr vërejtjen më parë si mund të ndodh kjo prej teje?!!!

Shohim shumë shpejt se i dërguari i Allahut zgjohet nga ndjenja prindore, e cila kishte mbisunduar në të menduarit e tij , pranon gabimin e vet , sepse ai ishte lutur për atë që ishte kundër urdhrit të Zotit. Andaj kthehet i penduar duke kërkuar faljet prej Krijuesit: "… Zoti im, unë mbështetem në mbrojtjen Tënde që të (mos) kërkoj prej Teje atë për çka nuk kam njohuri, e në qoftë se nuk më fal mua dhe nuk më mëshiron Ti, do të jam i humbur!" (Kur'ani, 11:47).

Të gjithë zullumqarët u përmbytën në dallgët e rrëmbyeshme të ujit. Erdhi koha që gjërat të ktheheshin në gjendje normale. Zoti urdhëroi tokën të përpinte ujin dhe qiellit të pushonte shiun. Uji u tërhoq në brendi të tokës. Shiu pushoi. Urdhri i Zotit u zbatua. Jeta do të kthehet në tokë përsëri, pasi që ishte pastruar nga mbeturinat e pabesimtarëve. Në anije ishin vetëm ata që i kishin besuar Allahut dhe i ishin nënshtruar vullnetit të Tij. Kjo ishte shtresa e zgjedhur që do të jetonte në tokë, e cila do ta bartte mbi supet e veta amanetin dhe do ta realizonte drejtësinë në tokë. Ja këta, pra, ishin mëkëmbësit e Zotit në tokë. Uji gradualisht filloi të pakësohej dhe anija po vendosej aty ku deshi Zoti. Zoti është mbisundues i kësaj bote, por shumica e njerëzve këtë nuk e kuptojnë.

Ky ishte tregimi i anijes së Nuhut. Ku është anija e Nuhut sot? Ajo tash është si një relikt, e varur në një kodër që quhet Xhudi në qytetin Mosul në veri të Irakut, që ruhet si një prej shenjave të Zotit të Gjithëfuqishëm. Njerëzit, një nga një, zbritën prej saj, si edhe krijesat tjera që



ishin në të. Me ata edhe pejgamberi i parë që po udhëhiqte popullin në një jetë të re, të pastër nga mbeturinat e pabesimtarëve dhe të zullumqarëve.

Zbarkoni të gjithë, qofshi të shpëtuar nga ana Jonë! Allahu i Gjithëfuqishëm i drejtohet të dërguarit të Vet: "O Nuh, konflikti nuk ka marrë fund në tokë. Ai do të vazhdojë pandërprerë midis së vërtetës dhe së pavërtetës, midis së mirës dhe së keqes. Është e vërtetë se ky grusht i njerëzve janë besimtarë, por prej pasardhësve të tyre do të ketë besimtarë e pabesimtarë dhe konflikti do të fillojë përsëri. Ky është ligji i Zotit, që nuk do të ndryshojë. Unë do t'i lë pabesimtarët deri në kohën që kam caktuar për ata. Pastaj do të vijë dita e gjykimit për të gjithë, në të cilën ditë çdo njeri do të jetë: ose i vuajtur ose i lumtur.

### Çka mund të mësojmë nga ky tregim?

* Prindi nuk ka mundësi t'i ndihmojë fëmijës së tij në Ditën e Kiametit, qoftë ai edhe pejgamber.
* Prindi është përgjegjës për edukimin e fëmijës së tij me edukatë të shëndoshë derisa të jetë nën mbikëqyrjen dhe kujdesin e tij. Në momentin kur ai të arrijë moshën madhore apo të bëhet i pavarur nga prindi i tij , babai më nuk mban përgjegjësi për besimin apo mosbesimin e tij. Trashëgimia nuk ka asgjë të përbashkët me besimin, përndryshe të gjithë ne do të ishim besimtarë, sepse të gjithë ne jemi bijë të Ademit a.s. Azeri ishte babai i Ibrahimit a.s., por ishte pabesimtar, ashtu siç ishte i biri i Nuhut pabesimtar. Tek i pari nga babai i pafe, lindi pejgamberi, kurse tek i dyti nga pejgamberi lindi i biri i pa fe. Allahu i Madhërishëm na shpjegoi se nga ai numër i besimtarëve që kishin hipur në anijen e Nuhut a.s., do të lindnin shumë popuj pabesimtarë.
* `Nga ky tregim mësojmë se nuk është me rëndësi gjatësia e kohës, të cilën thirrësi në fe e kalon në mesin e njerëzve, por me rëndësi është se sa janë të gatshme zemrat e njerëzve për t'iu përgjigjur thirrjes së të dërguarit, që u është drejtuar atyre. Kështu, e shohim se i Dërguari i fundit i Allahut, Muhamedi a.s. me gjithë jetën e tij të shkurtër, nëse krahasohet me jetën e gjatë të Nuhut a.s., pati sukses në misionin e tij me ndihmën e Allahut të Madhërishëm të kumtojë misionin e tij, i cili arriti në të gjithë meridianët e botës.
* Mësojmë se e vërteta do të ngadhënjejë gjithmonë, pavarësisht nga forca e pabesimtarëve dhe e së pavërtetës.
* Të gjitha punët bëhen me fuqinë e Allahut të Madhërishëm. Ai urdhëron qiellin, e bie shiu. Urdhëron tokën, dhe buron uji në formë burimesh e krojesh të shumtë. Allahu i jep urdhër qiellit, e pushon shiu, toka e pi ujin, kurse anija nuk qe fundosur, edhe pse dallgët e ujit ishin të larta sa malet, e kështu me radhë.
* Allahu i Madhërishëm pranon pendimin e atij që pendohet dhe gëzohet me të. Kështu e shohim që Ai pranoi pendimin e Nuhut a.s. kur ai iu drejtua Krijuesit të tij dhe pranoi gabimin e vet.
* Nëse e do dikë, mos e tepro dhe, nëse urren dikë, mos e tepro. Sepse njeriu patjetër duhet të ndahet një ditë prej atij që e do. Teprimi në çdo send mund t´i kushtojë shumë shtrenjtë atij që bën një veprim të këtillë. Andaj, më e mira është mesatarja.
* Ditën e Kiametit do të ndahen edhe më të afërmit. Lidhur me këtë Allahu i Madhërishëm i tha Nuhut a.s.: "O Nuh, ai (djali) nuk është nga familja jote!" Andaj, Ditën e Kiametit anëtarë të familjes së njeriut besimtar janë vetëm ata që janë besimtarë sikurse ai. Do të ndahet Nuhu a.s. prej të birit të tij, ashtu siç do të ndahet prej gruas së tij, e cila vdiq pabesimtare. Do të ndahet Ibrahimi a.s. prej babait të tij, Azerit, i cili vdiq pabesimtar. Këta do të hyjnë në Xhenet, ku do t'i përjetojnë begatitë e tij të panumërta, e ata të tjerët do të hyjnë në Xhehenem, ku do të digjen në zjarrin e tij dhe do të jenë lëndë djegëse të tij.

*Përktheu nga arabishtja:*
***Fuad Morina***
*Marrë nga revista "Risalet el-Xhihad, nr.39,dhjetor 1995, Tripoli, Libi*

# A ka qenë mbreti anglosakson Offa mysliman

**Orhan Muhamed Ali**




Kush hap Enciklopedinë Britanike (Britanica) ose atë Franceze (Larousse), dhe kërkon fjalën *OFFA*, do të lexojë të dhëna historike për këtë mbret anglosakson, i cili kishte sunduar në Angli 39 vjet (midis viteve 757-796), dhe i cili kishte qenë një nga sundimtarët më të fuqishëm të Anglisë së asaj periudhe të hershme të historisë së saj.

Mbreti Offa së pari ka sunduar Mercian ose, siç quhet, Anglinë e Mesme (Middle England), e cila në atë kohë ka qenë mbretëri e përbërë nga shtatë principata. Offa e zgjeroi mbretërinë e vet pasi kishte pushtuar principatat e vogla që e rrethonin, sikur ishin Kenti, Uesti, Skasonia dhe Uelshi, dhe pasi e kishte bërë të bijën princeshë të Uesekstit (Wessex) dhe Northumbisë (Northumbia). Më pastaj, mbreti Offa ndikimin e vet e zgjeroi gati në të gjitha pjesët e Anglisë. Përveç kësaj, ai bëri aleancë me mbretin e Francës, Karlin e Madh, dhe me Papën e atëhershëm, Adrianin I.

Njëri prej objekteve më të rëndësishme nga periudha e Offas, - i cili ekziston edhe sot, - është muri i njohur që Offa e kishte ngritur midis Mercias dhe Uelsit dhe i cili njihet me emrin Offa dyke (Muri i Offas).

Deri këtu çdo gjë është normale, mirëpo në vitin 1841 ndodhi një e papritur e madhe për historianët, sepse atë vit u gjet një monedhë e arit që ishte farkuar në kohën e këtij sundimtari të fuqishëm anglez. Por, a thua vallë, ku qëndron e parëndomta në këtë monedhë ari, e cila sot ruhet në Muzeun Britanik në Seksionin për numizmatikë antike?

Kjo qëndron në faktin se në atë monedhë ari ishin gdhendur, në gjuhën arabe, *Shehadeti (Dëshmia islame)* dhe ajetet kuranore, po ashtu në gjuhën arabe, dhe kjo në të dy anët e asaj monedhe ari.

Ja si duket kjo monedhë ari: Në njërën anë të monedhës në gjuhën arabe, në mes, është shkruar "*La ilahe il-lall-llah vahdehu la sherike leh",* kurse rreth kësaj *"Muhammedun resulull-llah",* e më pastaj *"Erselehu bil-huda ve dinil-hakki li-judhhirehu aled-dini kul-lihi".*

Në faqen tjetër të monedhës, në mes, po ashtu në gjuhën arabe, është shkruar: *"Muhammedun resulull-llah",* kurse fare në mes të kësaj fjalie, në gjuhën angleze, është shkruar *"Offa rex" (Mbreti Offa)*, e përreth këtij në gjuhën arabe qëndron mbishkrimi: *"Bismil-lah duribe hadhad-dinir, seb'in ve hamsine ve mietin". D.m.th. "Me emrin e Allahut, ky dinarë është farkuar më 157".*

Duke marrë parasysh se ky mbret ka sunduar midis viteve 757-796 sipas Isait, atëherë konstatojmë se kjo monedhë ari është farkuar më 774, sepse viti hixhri 157 i përgjigjet vitit 774 pas Isait.

Gjetja e kësaj monedhe ari sfidoi qarqet shkencore, për se u mbajtën ligjërata dhe u shkruan me dhjetëra artikuj. Prandaj, ne kemi mundësi që supozimet shkencore që kanë ofruar historianët rreth kësaj teme, t'i mbështesim si më poshtë:

Supozimi i parë thotë se mbreti Offa ka pranuar fenë islame.

Supozimi i dytë thotë se ai ka përdorur fjalët arabe dhe ajetet kuranore vetëm si zbukurime të monedhës dhe se ai nuk e dinte kuptimin e fjalëve.

Supozimi i tretë thotë se mbreti Offa këtë monedhë e ka farkuar që t'u shërbente pelegrinëve dhe pasuesve të tij, të cilët dëshironin ta kryenin pelegrinazhin në Jerusalem, d.m.th. në këtë mënyrë ai u ka lehtësuar rrugën atyre. Pra, thjesht për shkaqe politike.

Supozimi i katërt thotë se mbreti Offa në vitin 787 kishte bërë marrëveshje me Papën Adriani I, në bazë të së cilës Offa kishte qenë i obliguar që Papës t'i paguante haraçin dhe se pikërisht për këtë arsye ai i kishte farkuar këto monedha!

Të përpiqemi tani t'i analizojmë të gjitha këto supozime.

Logjikisht, tri supozimet e fundit nuk do të mund të dëshmoheshin, sepse është e pamundur që një sundimtar të shkruante në monedha fjalë - vetëm për dekor të monedhës






– pa ditur kuptimin e tyre, dhe sidomos kur bëhet fjalë për *Shehadetin*, një nga themelet e mësimeve islame. Edhe pse është fakt historik se disa sundimtarë evropianë, të mahnitur jashtëzakonisht nga qytetërimi islam, dikur emrat e vet i kishin shkruar me shkronjat arabe në monedhat që farkonin, siç ka qenë rasti me Alfonsin VIII, Vasilije Dimitrijeviqin, disa princër Norman, Villiam Roxherin, madje edhe perandori gjerman Henriku IV kishte urdhëruar që në monedhën e tij të farkuar të shkruhej emri i kalifit abasid El-Muktedir Bil-lah, sepse Henriku ishte magjepsur prej tij. Megjithëkëtë, askush nga ata nuk e ka shkruar në këtë mënyrë dhe kaq gjatë, - siç kishte shkruar mbreti Offa, - "*Kelime-i Shehadetin",* e që të mos dinte kuptimin e tij (siç pohojnë disa historianë).

Supozimi i tretë është jashtëzakonisht i çuditshëm dhe joreal, sepse si do të kërkonte Papa nga mbreti Offa që ky të farkonte monedha me kuptimin e fjalëve islame për besimin, i cili do të ofrohej në emër të tatimit?! A është kjo e logjikshme dhe sidomos edhe për faktin se nuk njohim qëndrimin e Papës së atëhershëm ndaj Islamit? Për këtë arsye është normale që Papa të mos përfillte një shkrim të tillë në monedhën që merrte në emër të tatimit, qoftë ajo edhe në formë dekorimi në monedhë.

Për sa i takon supozimit të katërt, ai po ashtu është vështirë i pranueshëm dhe i argumentuar, sepse është vështirë të bindësh dikë se mbreti Offa kishte farkuar monedha që t'ua lehtësonte vendësve të tij pelegrinazhin - shkuarjen dhe qëndrimin në Kuds (Jerusalem), sa kohë që fare mirë është e njohur se asokohe myslimanët nuk i pengonin dhe as u shkaktonin vështirësi pelegrinëve për t'i vizituar vendet e shenjta, kjo në njërën anë. Kurse në anën tjetër, të krishterët e kishin të lejuar të hynin e të lëviznin lirshëm në vendet islame, madje pa kurrfarë kushtesh.

Mund të supozohet edhe mundësia që mbreti Offa, në atë kohë nuk kishte mundësi të farkonte monedha dhe kështu në ato rrethana ai ka mundur të farkonte këto monedha në ndonjë vend arabo-islam. Edhe kjo hipotezë nuk do të shtrohej si e mundshme, sepse enciklopedia Britanica në mënyrë të prerë thekson se rëndësia e këtij sundimtari qëndron në faktin se ai kishte themeluar një mbretëri dhe se kishte farkuar monedha, në të cilat ai kishte shkruar emrin e mbretit (d.m.th. emrin e vet) dhe të dhënën se kush e kishte farkuar monedhën. Përveç kësaj, monedhat e asaj kohe bartin figurën e mbretit Offa ose figurën e bashkëshortes së tij - Cynethryth. Një metodë e këtillë e farkimit të monedhave në Angli ka zgjatur disa shekuj, që në mënyrë të qartë mund të vërtetohet në monedhat e farkuara që gjenden në koleksionin numizmatik të farkuar gjatë kohës së këtij sundimtari, e që janë të emëruara me termin *Coins*, si dhe me biografinë e tij të theksuar në enciklopedinë Britanica. Pra, ajo që është thënë në Britanica, nuk lë vend për dyshime se gjoja ky sundimtar nuk kishte pasur mundësi të farkonte monedha në farkëtarinë e vet.

Nga sa u tha më lart, mund të konstatohet se mbreti Offa kishte pranuar Islamin, por që të argumentohet kjo, nuk posedojmë kurrfarë dokumentesh, përveç kësaj monedhe. Pa dyshim, shkak për mosposedim dokumentesh, siç pohojnë disa historianë, ishte qëndrimi i Kishës Anglikane, e cila ishte përpjekur t'i asgjësonte të gjitha dokumentet që kishin të bënin me këtë sundimtar të fuqishëm dhe me pranimin prej tij të fesë islame.

Tani mund të shtrohet pyetja: Vallë, a e kishte pranuar Islamin vetëm mbreti Offa me anëtarët e familjes së vet dhe me të afërmit e tij? Edhe kësaj pyetjeje nuk mund t´i jepet përgjigje, por mund të supozojmë se mbreti ishte takuar dhe kishte pasur kontakte me disa myslimanë e me disa shkencëtarë myslimanë, atëherë kur kishte vizituar Jerusalemin, andaj edhe e kishte pranuar fenë islame. Mirëpo, është më se e çuditshme se as enciklopedia Britanica dhe as ajo e Francës - Larousse, nuk shënojnë këtë fakt, d.m.th. takimin e mbretit Offa me myslimanët dhe me shkencëtarë myslimanë, por tërësisht e heshtin dhe e kapërcejnë, gjë që na bind se edhe këto vepra kaq të njohura shkencore nuk u afrohen disa fakteve historike nga pozicioni i objektivitetit shkencor.

*Marrë nga: "Glasnik", nr. 5, Sarajevë, 1986, f. 577-579*

*Përgatiti:*
***S. Mehmeti***

# A është Kurani kopje e Biblës?

**Senad Makoviq**

**"Atij nuk mund t'i mvishet e pavërteta nga asnjë anë; është i zbritur prej të Urtit, të Lavdishmit".**
**(Fussilet, 42)**
**"Përkundrazi, Ne të pavërtetën e godasim me të vërtetën dhe ajo (e vërteta) triumfon mbi të, kurse ajo (gënjeshtra) zhduket".**
**(Kuran, Enbija 18)**

Shumë prej kundërshtarëve të Islamit mundohen të mbjellin farën e dyshimeve rreth çështjes së Kuranit dhe prejardhjes së tij. Armiqtë e Islamit dita-ditës mundohen të shpifin dhe të hapin polemika mbi autenticitetin (vërtetësinë) e tij si libër Hyjnor. Shumë libra, revista dhe medie të ndryshme Kuranin Famëlartë e paraqesin si një vepër të mendjes njerëzore, krijuar prej një "mashtruesi" të pejgamberisë. Puna e madhe e tyre ka pasur një objektiv të qartë, atë të çoroditjes së njerëzve të thjeshtë e të pafajshëm nën maskën e punimeve shkencore. Disa mundohen të paraqiten përpara masës me maskën islame, duke mënjanuar tekstet e tij e duke ndryshuar koncepte e parime bazë, për interesa të ndryshëm, në shumë raste politikë e financiarë. Disa të tjerë hedhin dyshime se Muhamedi a.s. duhet të jetë autor i vetëm i këtij libri, dhe bëhen shumë shpifje e trillime në adresë të Islamit, Kuranit dhe Muhamedit a.s. Shumë kemi dëgjuar e shumë kemi për të dëgjuar…

Kurani vetë u përgjigjet këtyre trillimeve me një përgjigje të saktë dhe vendimtare. Allahu xh.sh. thotë:

"Nuk është e logjikshme të mendohet se ky Kuran është i trilluar prej dikujt. Allahu është vërtetues i asaj (shpalljes) që ishte më parë, dhe sqarues e komentues i librit. Nuk ka farë dyshimi se është (i zbritur) nga Zoti i botëve. Përkundër kësaj, ata (idhujtarët) thonë se atë e trilloi ai (Muhammedi). Ti thuaj: "Sillne pra ju një kaptinë të ngjajshme me këtë, madje thirrni kë të doni në ndihmë, pos All-llahut, po qe se jeni të drejtë në atë që thoni". Por ja, ata përgënjeshtruan atë (Kur'anin) pa e kuptuar dhe pa ju ardhur shpjegimi i tij. Po kështu, gënjenin dhe ata që ishin më përpara. Shiko si ishte përfundimi i zullumqarëve. Ka prej tyre (te të cilët u dërgua Muhammedi) që e besojnë atë (Kur'anin), e ka prej tyre edhe asish që atë nuk e besojnë. Zoti i njeh më së miri kokëfortit". (Junus 37-40)

Prej shpifjeve të shumta që i adresohen Kuranit Famëlartë, është edhe kjo që kinse Kurani është kopje e Biblës, apo Muhamedi a.s. huazoi prej librave hebraiko-kristianë dhe e përpiloi Kuranin, e kopjoi atë nga autorë dhe burime të tjera.

Faktikisht kjo akuzë është ripërtëritje e pohimeve të vjetra pagane të kohës së Pejgamberit Muhamed, ndonëse në një formë tjetër:

Edhe thanë: "(për Kuranin) Janë legjenda të të parëve, që ai (Muhammedi) kërkoi t'i shkruhen ato, e i lexohen atij mëngjes e mbrëmje". (Furkan, 5).

Sipas logjikës së kësaj akuze, duke qenë se Kurani flet për shumë ngjarje të cilat përmenden gjithashtu edhe në Bibël, ky u dashka të jetë një kopje e saj. Mirëpo kjo akuzë është fare e paargumentuar. Pikësëpari ngjashmëria nuk do të thotë medoemos kopjim. Allahu e bën të qartë në Kuran se mesazhi që ai po shpallte nëpërmjet Muhamedit a.s., nuk ishte diçka e re, por ishte vetëm një vazhdim i zinxhirit të mëhershëm të porosive dhënë nga Zoti nëpërmjet pejgamberëve.

"Ne të frymëzuam ty me shpallje sikurse patëm frymëzuar Nuhun dhe pejgamberët pas tij; patëm frymëzuar Ibrahimin, Ismajlin, Is-hakun, Jakubin dhe pasardhësit e tij, Isain, Ejubin, Junusin, Harunin, Sulejmanin, e Davudit i patëm dhënë Zeburin". (Nisa, 163)

"E, sa pejgamberë kemi dërguar te popujt e lashtë?!. (Zuhruf, 6)

"Secili popull kishte të dërguarin e vet, e kur u vinte i dërguari i tyre, në mesin e tyre bëhej gjykimi i drejtë, atyre nuk u bëhet padrejtësi". (Junus, 47)

Është e natyrshme që mesazhi i këtyre pejgamberëve të ishte i njëjtë duke qenë se ata vinin nga Zoti i njëjtë dhe tash, meqenëse në Bibël kanë mbetur gjurmë të mesazhit të vërtetë të përcjellë nga pejgamberët, nuk është aspak e çuditshme nëse edhe në Kuran gjejmë paralelizma me ngjarje të caktuara. Akuza se Kurani është kopje e Biblës, vetëm pse të dy librat flasin për disa ngjarje të njëjta, është shumë naive.

E meta tjetër e kësaj akuze është se kurrë nuk është gjetur se cili është ai person misterioz nga i cili Muhamedi a.s. të ketë mësuar Biblën apo mësimet hebraiko-kristiane, për t'i "shfaqur" ato më pastaj në Kuran, për arsyen e thjeshtë se ai person apo ata persona nuk ekzistonin. Fakti që Muhamedi a.s. gjatë tërë jetës së tij nuk diti të lexonte e të shkruante, përbën një pengesë të rëndësishme. Do të ishte e pamundshme që ai, në ato kushte, të mund të mblidhte tërë ato materiale nga çifutët, të krishterët apo nga burime të tjera pagane, me qëllim që tërë ato më pastaj t'i përpunonte dhe t'i recitonte për 23 vjet në gjuhën e madhërishme të Kuranit - pa ndihmën e një pene. Kurani thotë:

"Ti (Muhamed) nuk ishe që lexon ndonjë libër para këtij, e as që ta shkruaje atë me dorën tënde të djathtë, pse atëherë do të dyshonin ata të prishurit". (Ankebut, 48)




Shtrohen pyetje: Cili mësues mund t'i mësonte Muhamedit a.s. një besim të plotë e koherent, që do të kthente faqen e historisë? Përse nuk u ngrit ai apo ata (në qoftë se ka pasur ndonjë) kundër të ashtuquajturit nxënës, i cili vazhdonte ta mësonte dhe t'i injoronte ata në të njëjtën kohë duke shpallur se mësimet atij i vinin nga një burim hyjnor, siç është vetë Allahu xh.sh.? E si mundet që disa nga bashkëkohësit e tij të krishterë dhe çifutë të ishin bërë myslimanë dhe të kishin besuar vërtetësinë e tij, në qoftë se e dinin se ai po kopjonte shkrimet e tyre të shenjta apo po mësonte nga rabinët ose priftërinjtë e tyre? etj.

Versioni i parë arab i Dhiatës së vjetër doli 200 vjet pas vdekjes së Muhamedit a.s. dhe versioni më i vjetër i Dhiatës së re doli 1000 vjet pasi na kish lënë Muhamedi a.s.. Tomas Patrik Hjuz thotë: *"Nuk kemi asnjë provë se Muhamedi pati mundësi t'i njihte shkrimet e shenjta. Duhet gjithashtu të kemi parasysh se nuk kemi asnjë gjurmë për ekzistencën e teksteve arabisht të Dhiatës së vjetër përpara ardhjes së Muhamedit".*

Një tjetër aspekt i palogjikshëm i kësaj akuze është se, megjithëqë në disa raste Kurani flet për ngjarje të njëjta me Biblën, ato në asnjë mënyre nuk janë identike, por ndërrojnë thelbësisht. Pastaj ky edhe ishte misioni themelor i Muhamedit a.s., që të përmirësonte mesazhin e Zotit, i cili ishte korruptuar deri atëherë. Ideja se Kurani ka huazuar nga Bibla, kundërshtohet më tej edhe nga dallimet themelore në besim, që i gjejmë në të dy tekstet. Po përmendim disa nga këto dallime. P.sh., lidhur me konceptin e Zotit: Bibla Zotin e tregon si një Zot që lodhet (Ekzodi, 31:17- Zanafilla, 2:2); një Zot që harron (Psalmi, 13:1- Vajtimet, 5:20); i pafuqishëm (Zanafilla, 32:28); një Zot që fle (Psalmet,

44:23- 78:65); i pamëshirshëm (Psalmet 77:7-9); dituria e mangët e Zotit (Zanafilla, 3:8); Zoti përshkruhet në formën njerëzore (Zanafilla, 1:26- 9:6); një Zot që ka familje (Ekzodi, 4:22 - Ligji i përtërirë, 32:19- Ezekieli, 16:3-32- Hebrenjve, 5:5- Psalmi, 2:7); një Zot që ka nevojë për udhëheqjen e njeriut (Exodi, 12:13); padrejtësia e Zotit (Jobi, 19:6-7); një Zot që prish premtimin (Levetiku, 26:44); një Zot i cili pendohet për atë që bën (Zanaflilla, 6:6-7), e shumë argumente të tjera që janë në kundërshtim me Qenien e Zotit xh.sh., kurse Kurani i hedh poshtë këto trillime (shih ajetet që u kundërvihen këtyre citateve biblike; Kaf, 38; Taha, 52; Haxh, 74; Bekare, 255; Zumer, 53; Bekare, 115; Shuara, 11; Nahl, 74; Ihlas, 1-4; Maide, 18; Furkan, 6; En-Am 59; Junus, 44; Nisa, 40; Ibrahim, 42; Rrum, 6, e shumë citate të tjera.

Po ashtu, edhe në konceptin e pejgamberëve ka dallime. Bibla i quan profetët mëkatarë, gënjeshtarë, tradhtarë dhe u jep shumë epitete të tjera, sikur të kenë kryer vepra të shëmtuara dhe të ndyra, etj. P.sh., sikur Luti a.s. bëri zina me të dy bijat e tij (Zanafilla, 19:30-38); Haruni a.s. si njeri që paska konstruktuar viçin për ta adhuruar izraelitët (Ekzodi, 32:1-20); Sulejmani sikur qenkësh martuar me 700 gra e 300 konkubina dhe qenkësh kthyer në idhujtari (1 Mbretërve, 11:3-7); Zoti sikur e paska urdhëruar profetin Osea që të martohej me prostitutë e të kishte fëmijë të kurvërisë (Osea, 1:2); Jakobin e quan dinak dhe mjeshtër të intrigave të shumta (Zanafilla, 27:16, 19-36/32:24-30); Juda sikur paskësh bërë zina me nusen e të birit, Tamarën, dhe ajo me të paskësh lindur dy binjakë, Faresi e Zara, dhe prej Faresit, si fryt i kësaj zinaje, nderohen si stërgjyshërit e Jezusit-Isait a.s., Davudi a.s., Sulejmani a.s. (Zanafilla, 38:12-30; Mateu, 1:3-16) etj. Kurse Kurani pejgamberët i ngre në shkallën më të lartë dhe i bën shëmbëlltyrë për ne. Dallime thelbësore gjejmë edhe për sa i përket besimit në jetën e tanishme dhe të përtejme, në konceptin e shpëtimit dhe drejtimit në jetë. Po ashtu dallime kemi edhe lidhur me ngjarje historike, sepse Kurani dhe Bibla nuk përputhen: p.sh. tek Ademi dhe Havaja, tek Ibrahimi a.s., Ismailit, Ishaku, Luti, Musai, Isai a.s. etj.

Teoria e huazimeve dobësohet më tej nga prania në Kuran e historive dhe detajeve që mungojnë në Bibël. P.sh. rrëfimi mbi popullin e Adit dhe Themudit mbi pejgamberët e tyre Hudin dhe Salihun a.s., që nuk përmenden në Bibël. Në Kuran gjen edhe histori dhe detaje të tjera që nuk gjenden në Bibël, si ngjarja e Ibrahimit dhe mrekullia e tij, shpëtimi nga zjarri (mosdjegia në zjarr), mrekullia e ringjalljes së shpendëve nga ana e Allahut xh.sh. Rasti i Isait a.s. që ka folur qysh foshnjë (në djep), zogu që e krijoi nga balta, e shumë raste të tjera. (shih Kuran, 2 : 2 5 8 / 2 : 2 6 0 / 3 : 3 7 / 3 : 4 6 / 3 : 4 9 / 11:3/21:57/21:69/42:19 etj.)



Shtrohet pyetja: Nga i mori Muhamedi a.s. kaq shumë detaje për popujt dhe pejgamberët dhe historitë e tyre që nuk i gjejmë në Bibël? Në Kuran, kur flitet për popujt dhe pejgamberët e tjerë, Allahu xh.sh. ia bën me dije Muhamedit a.s. për t'i treguar masës dhe njerëzve në përgjithësi se ai (Pejgamberi a.s.) as që kishte marrë pjesë në ato ngjarje, as që kishte ditur gjë mbi to gjerë atëherë, por është Vetë Allahu xh.sh. Ai që e kishte lajmëruar dhe se - ky Kuran është Fjalë e Zotit të Madhëruar:

"Këto janë nga lajmet e fshehta (të hershme) që po t'i shpallim ty. Ti nuk ishe ndër ta kur i hidhnin shortet se cili prej tyre do të bëhej kujdestar i Mejremes, nuk ishe pranë tyre as kur ata ziheshin në mes tyre". (Ali-Imran, 44) "E ti nuk ishe në anën perëndimore (të vendit ku Allahu i foli Musait) kur Ne Musait ia besuam shpalljen (e bëmë pejgamber dhe e dërguam te faraoni), e ti as nuk ishe aty pranë". (Kasas, 44) "Këto janë disa rrëfime të panjohura (për ty), që po t'i shpallim ty, e që para këtij (Kuranit) nuk i ke ditur as ti as populli yt. Pra të jesh i durueshëm, se përfundimi (i lavdishëm) është për të devotshmit". (Hud, 49) "Nuk është e logjikshme të mendohet se ky Kuran është i trilluar prej dikujt. All-llahu është vërtetues i asaj (shpalljes) që ishte më parë, dhe sqarues e komentues i librit. Nuk ka farë dyshimi se është (i zbritur) nga Zoti i botëve". (Junus 37)

Po të analizohet Bibla në tërësi, do të gjendeshin shumë kundërthënie, mospajtime, gabime ndërmjet dy Dhiatave e citatëve që ka në të, gjë që tregon se në Bibël ka prekur dora e njeriut. Kurse te Kurani një gjë e tillë nuk ekziston, sepse vetë Kurani e mbron vetveten. Allahu xh.sh.thotë: "A nuk e përfillin ata (me vëmendje) Kuranin? Sikur të ishte prej dikujt tjetër, përveç prej All-llahut, do të gjenin në të shumë kundërthënie". (Nisa, 82)

Bibla nuk është një libër po një përmbledhje librash. Bibla, sipas versionit protestant, përmban 66 libra, kurse sipas versionit romano-katolik përmban 73 libra. Pse???!

Bibla është një përzierje e thënieve hyjnore dhe komenteve njerëzore të atyre që erdhën më pas, duke falsifikuar e ndryshuar shkrimin e shenjtë dhe duke vendosur mendimet dhe fjalët e veta në të. (shih p.sh. Jeremia, 8:8; Luka, 1:1-4; 1 Korintasve, 7:25). Origjinali i këtyre librave, si të Dhiatës së vjetër edhe të Ungjijve, ka humbur. Kurani nuk përmend komente dhe ndërhyrje njerëzore, siç ka ndodhur me vetë Biblën, madje edhe fjalët e Muhamedit a.s. nuk janë pjesë të Kuranit, ato quhen Hadithe.

Në Bibël gjenden disa libra që janë shkruar shumë vjet pasi kishin vdekur ata pejgamberë dhe jo në gjuhën e pejgamberëve duke krijuar kështu një numër vështirësish për analizën e tyre, duke hasur në gabime, kontradikta, mospërputhje faktesh etj. Kurse i tërë Kurani u shkrua gjatë jetës së pejgamberit Muhamed a.s. dhe u mësua përmendsh nga qindra njerëz në gjuhën origjinale.

Të katër Ungjijtë kanonikë nuk ishin ungjij të vetëm. Vendimi, se çfarë duhet të jetë në Bibël dhe çfarë jo, iu la gjykimit njerëzor. Në Islam nuk u mbajt asnjë konferencë që të caktohej se cila sure duhej të mbetej e cila të mos mbetej në Kuran. Në Dhiatën e re, të katër ungjijtë japin jetën dhe misionin e Isait, Jezusit a.s., kurse Kurani nuk është një biografi e Muhamedit a.s. shkruar nga pasuesit e tij. Ka edhe shumë dallime të tjera ndërmjet Biblës dhe Kuranit.

Ideja se Kurani ka huazuar nga Bibla, është pa dyshim e gabuar.

Keneth Kreg thotë: *"Muhamedi nuk pati asnjë kontakt personal me shkrimet e shenjta paraardhëse... Kemi pothuajse një mungesë absolute të asaj që mund të quhej citim i drejtpërdrejtë nga secila Dhiatë".*

Ndërsa atyre që akoma vazhdojnë të besojnë se Kurani është vepër e dikujt tjetër përpos e Allahut xh.sh., u rekomandoj të lexojnë ajetin kuranor:

"A nuk e përfillin ata (me vëmendje) Kuranin? Sikur të ishte prej dikujt tjetër, përveç prej All-llahut, do të gjenin në të shumë kundërthënie". (Nisa, 82)

E nëse akoma vazhdojnë të jetojnë në botën e ankthit dhe të dyshimit, Zoti i udhëzoftë!

Këtë shkrim po e përfundoj me fjalët e Allahut xh.sh. në Kuranin e madhërishëm:

"E edhe ai (Kurani) është shpallje (zbritje) e Zotit të botëve". (Shuara, 192)

"E ju gjithsesi do ta kuptoni pas pak kohësh vërtetësinë e tij". (Sad, 88)


*Literatura e përdorur:*

- Kur'ani – Përkthim me komentim i H. Sherif Ahmetit.
- Bibla – Diodati i Ri përkthim 1991-94.
- Islami dhe Krishterimi, Halil Ibrahimi, botim i parë 2004
- Burimet e Kur'anit, Hamza Mustafa Nijazi, Mitrovicë 1996
- Dituria Islame, viti IX, nr.178, Maj 2005, Prishtinë, "Koncepti i Zotit në Bibel dhe në Kur'an" – Senad Makoviq
- Dituria Islame, viti IX, nr.180-181, Korrik - Gusht 2005, Prishtinë, "Koncepti Pejgamberik në Bibel dhe në Kur'an" – Senad Makoviq

*Në Kyoto, në Japoni, në Asamblenë e Tetë Botërore, të Konferencës Botërore për Religjion dhe Paqe pjesëmarrse edhe Kosova, të cilën e përfaqësoi zonja Kimete Zeqa:*

# Ishte një kënaqësi e veçantë të ishe në mesin e grave nga e gjithë bota

**Sot jetojmë në një botë të mbushur me konflikte. Konfliktet e dhunshme, qofshin ato shtetërore ose joshtetërore, marrin jetë njerëzish dhe shkatërrojnë komunitete. Komunitetet fetare në mënyrë të veçantë mund të luajnë një rol të rëndësishëm në identifikimin dhe ballafaqimin me të gjitha format e manifestimit të dhunës.**

**Duke prezantuar traditat e religjioneve të ndryshme në çdo kënd të botës, më tepër se 800 prijës fetarë prej më tepër se 100 shteteve të botës, u mblodhën në Kyoto, në Japoni, në Asamblenë e Tetë Botërore, të Konferencës Botërore për Religjion dhe Paqe. Tema e kësaj konference ishte: *"Ballafaqimi me dhunën dhe avancimi i sigurisë së përbashkët*". Delegatët e kësaj asambleje ishin nga rrjeti botëror "Religjioni për paqe", në të cilin bën pjesë edhe Kosova. Në këtë konferencë Kosovën e përfaqësoi zonja Kimet Zeqa, e lindur në Prishtinë, në një familje me traditë fetare. Babai i saj është hafiz Muharrem Ramadani. Kimeti ka 38 vjet që punon në Qendrën Kryesore të Mjekësisë Familjare dhe është një aktiviste e zonja dhe një pjesëmarrëse në disa takime të rrjetit "Religjioni për Paqe".**

**Në një bisedë miqësore të zhvilluar bashkërisht, znj. Kimet na rrëfen më tepër lidhur me pjesëmarrjen e saj në këtë konferencë.**







***D.I.:** Znj. Kimet, çfarë mund të na thoni lidhur me pjesëmarrjen tuaj në Konferencën e Tetë Botërore të rrjetit "Religjioni për Paqe"?*

**Znj. Kimet Zeqa :** Më 25 gusht 2006, në Kyoto të Japonisë u mbajt Konferenca Botërore e "Religjionit për Paqe". Ishin dy ditë të ngjeshura me shumë trajnime, diskutime dhe aktivitete. Morën pjesë 514 delagatë nga vende të ndryshme të botës, 199 prej të cilëve merrnin pjesë për herë të parë. Pjesëmarrësit për herë të parë u përshëndetën në mënyrë të veçantë nga sekretari i përgjithshëm i konferencës, DR. William F. Vendley. Ishte një kënaqësi e veçantë të ishe në mesin e grave nga e gjithë bota, në mesin e komuniteteve të ndryshme, religjioneve të ndryshme dhe zakoneve të ndryshme.

***D.I**: Cila ishte tema kyç e kësaj konference?*

**Znj. Kimet Zeqa**: Tema bosht e kësaj konference ishte diskutimi mbi mënyrat e tejkalimit të konflikteve të ndryshme ndërnjerëzore, dhe në mënyrë të veçantë i atyre religjioze. Çdo fe bazohet në tolerancën e paqen dhe për këtë arsye komunitetet e ndryshme religjioze duhet të bashkëpunojnë për parandalimin e konflikteve dhe luftërave. Për mua ishte një kënaqësi e veçantë të isha pjesëmarrëse në këto diskutime.

***D.I.** Sa shtete morën pjesë në këtë konferencë?*

**Znj. Kimet Zeqa:** Në këtë konferencë morën pjesë 154 shtete me 514 delegatë, 115 prej të cilëve ishin gra. Kosova u përfaqësua për herë të parë në këtë konferencë.

Unë kam marrë pjesë në disa takime që prej formimit të organizatës joqeveritare "Religjioni për paqe" këtu në Kosovë. Kam qenë pjesëmarrëse në takimin e kësaj organizate që u mbajt në Sarajevë në 2003, ndërsa në vitin 2004 kam prezantuar në Neum, në një trajnim shumë të frytshëm, ku jemi njohur më nga afër me aktivitetet e kësaj organizate në Ballkan. Qëllimi i këtij trajnimi ka qenë diskutimi për mënyrat e tejkalimit të konflikteve të pasluftës. Kjo ka qenë hera e parë që jemi takuar me përfaqësuesit e komunitetit serb.

***D.I.** Cilat janë përshtypjet tuaja të përgjithshme nga kjo konferencë?*

**Znj. Kimet Zeqa:** Për mua pjesëmarrja në këtë konferencë ka qenë një eksperiencë shumë e frytshme. Secili komunitet paraqiste idetë si t'i përballojmë vështirësitë në mes popujve dhe të gjithë bashkoheshin në një pikë, - që paqja dhe toleranca duhet të jenë në qendër të çdo gjëje dhe duhet të fillojnë që në familje. Përfaqësuesja e Indisë, Ela Gandi, thotë: "Paqen së pari duhet ta fillojmë në familje, me fëmijë, në komshi etj".

Do të shfrytëzoja rastin që të falënderoj Departamentin për Gra të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe në mënyrë të veçantë znj. Besa Ismaili për përkrahjen që më dha lidhur me pjesëmarrjen në këtë konferencë. Gjithashtu një falënderim i veçantë shkon për të gjithë ata që më ndihmuan që ky prezantim i Kosovës të ishte sa më dinjitoz.

***(S. Dibra)***

*KBI i Rahovecit*

# Me gjithë sfidat, e ardhmja është premtuese

### Disa të dhëna për historikun e Rahovecit

Territori i komunës së Rahovecit bën pjesë në rajonin e Prizrenit. Ky territor përfshin pjesën qendrore dhe jugore të Rrafshit të Dukagjinit. Gjatë mesjetës, në shek. XIV (1348) Rahoveci përmendet si një vend që kufizohet me disa fshatra përreth.

Në pjesën e dytë të shekullit XVIII (në vitin 1770) Rahoveci përmendet si qytezë, me emërtimin "Ravac", po ka edhe të tjera, që gjenden në harta të vjetra si: Rahuaz, Rahuiz, Rahova, Ravaz, Rahovcë etj., ndërsa në vitin 1911, për herë të parë shfaqet në hartë si Orahovac sipas (J. Cvijiçit).Gjatë vitit 1591 të gjitha vendbanimet e Anadrinisë kanë qenë nën sundimi Administativ të nahijes së Hoçës së Vogël, ku kihte 96 fshatra (S. Rizaj).

Gjatë shekullit XIX, me themelimin e vilajetit të Kosovës me seli në Shkup, duke filluar që nga viti 1888, Prizreni u bë përsëri njëri nga gjashtë sanxhaqet e vilajetit të Kosovës, në përbërjen e të cilit qenë krijuar pesë kaza: Prizreni, Rahoveci, Tetova, Gostivari dhe Luma. Rahoveci bëhet si qendër administrativë e Anadrinisë (M. Kaleshi ). Sipas një burimi osman (viti 1667), Sanxhaku i Prizrenit kishte këto kadillëqe: Prizreni, Rahoveci, Suhareka dhe Hasi i Prizrenit.



Xhamia e Çarshisë në Rahovec e rindërtuar më 2005



Më 23.01.1914 Rahoveci shpallet zyrtarisht si qytetës dhe në të jetonin 4.529 banorë, ndërsa në vendbanime përreth 34.000 banorë. Më regjistrimin e vitit 1921, në përbërjen e komunës së Rahovecit kanë qenë katër (4) vendbanime, përfshirë Bernjakën, Patoçanin e Epërm dhe të Ulët - me 3.714 banorë. Në atë periudhë përfshinte Anadrininë dhe Llapushën. Në regjistrimin e vitit 1931 komuna e Rahovecit përfshinte gjithashtu katër vendbanime: Rahoveci, Bernjaka, Patoçani i Epërm dhe i Ulët, me 4.447 banorë

Në periudhën prej vitit 1955, kur u shpërbë rrethi i Anadrinisë, me ndarjen e re rajonale u formua komuna e Rahovecit, e cila kaloi në rajonin e Prizrenit, duke përfshirë 55 vendbanime. Në vitin 1986 u bë ndarja e komunës së Malishevës nga komuna e Rahovecit.

Pas vitit 1990, përsëri qeveria e dhunshme serbe bashkoi territorin e komunës së Malishevës në territorin e komunës së Rahovecit, dhe kjo zgjati gjer në vitin 1999. Më ardhjen e forcave të NATO-s, Qeveria e Përkohshme mor vendimin që të formohej përsëri komuna e Malishevës, dhe tani komuna e Rahovecit ka 35 vendbanime dhe në të jetojnë 69.019 banorë, me një dendësi mesatare prej 250 banorësh në 1 km$^2$.

### Disa të dhëna për historikun e Këshillit të BI-së të Rahovecit

"Këshilli i Bashkësisë Islame i Rahovecit është themeluar në vitin 1950; më herët territori i Rahovecit ka qenë në kuadër të KBI-së të Prizrenit, mirëpo organizimi i jetës fetare islame në këtë rreth daton që nga ardhja e Perandorisë Osmane.

Më herët, në kuadër të KBI-së të Rahovecit, ka qenë edhe territori që tash është në kuadër të KBI-së të Malishevës. Ndërsa tani, KBI i Rahovecit aktivitetin e zhvillon vetëm në territorin administrativ të Rahovecit" - na tha në fillim kryetari i KBI-së të Rahovecit, Is'hak ef. Rexhepi, i cili vazhdoi:

"Në kuadër të këshillit BI-së të Rahovecit kemi 22 xhami, ku zhvillojmë aktivitetin fetar. Të gjitha xhamitë në fshatrat e KBI-së të Rahovecit kanë në pronësi disa ara, mal dhe varreza, që janë në funksion të mbarëvajtjes së punës në xhaminë përkatëse. Madje disa xhami, përpos pronës që përmendëm ma lart, kanë shtëpi për imamë, siç janë: xhamitë në Krushë të Madhe, në Xërxë, në Fortesë, në Brestovc, në Hoçë të Vogël, në Ratkovc, në Drenovc, në Pastasël dhe në Zatriq".


Isak ef. Rexhepi, kryetar

Më tutje Is'hak efendiu sqaron: "Mirëpo duhet ditur se, përjashtuar arat në Rahovec, Potoçan, Xërxë dhe në Krushën e Madhe, pronat e tjera nuk sjellin të hyra në KBI-në e Rahovecit".

Ndërsa për ish-pronat e xhamisë së Çarshisë, kryetari na kujton: "Deri në vitin 1960 xhamia e Çarshisë kisht vakëfet e veta, të cilat më vonë u uzurpuan dhe u tjetërsuan nga sistemi monist, i cili në forma të ndryshme uzurpoi dhe tjetërsoi pronën e vakëfit në qytetin e Rahovecit.

Është shumë me rëndësi të përmendet që, me ardhjen e komunistëve në pushtet pronën që kemi pasur rreth xhamisë së Çarshisë, na e kanë konfiskuar dhe, pa kurrfarë të drejte, në të kanë ndërtuar objekte publike të infrastrukturës. Kjo është bërë nga komunistët, me qëllim që të ishin sa ma afër xhamisë së Çarshisë, që të kishin një pasqyrë më të mirë së kush shkonte në xhami, në mënyrë që të bënin presion më të madh kundër fesë. Ngjitur me xhaminë e Çarshisë qe ndërtuar hoteli "Kristal", ku përdoreshin ushqime të ndaluara sipas Islamit. Pranë xhamisë së Çarshisë, në pronën e KBI-së, në vitin 1960 është ndërtuar edhe Shtëpia e kulturës".

I pyetur se a e kanë dokumentacionin e nevojshëm me të cilin dëshmohet pronësia, Is'hak efendiu thotë:

"Ne e kemi dokumentacionin, por duhet ditur se kemi pasur punë me një sistem që ka vepruar në bazë të udhëzimeve të partisë komuniste, kështu që pronat tona të uzurpuara dhe të tjetërsuara u janë dhënë për t'i shfrytëzuar institucioneve të ndryshme apo ndërmarrjeve të ndryshme, prandaj me egjistrimin kadastral të vitit 1955-56, është ndërruar titullari dhe prona është bartur në pronësi të komunës. Kështu, p.sh., trualli i xhamisë ku është objekti i xhamisë dhe shtëpia e imamit të xhamisë në Fortesë (ish-Bellacërkë) dhe disa parcela në Ratkovc, - janë regjistruar në emër të komunës etj".

### Prona e vakëfit

Lidhur me interesimin tonë për vakëfet e KBI-së, Is'hak efendiu thotë:

"Ne si këshill nuk kemi prona që na sjellin të hyra. Këshilli i Bashkësisë Islame i Rahovecit, afër xhamisë së Çarshisë ka një pronë e cila na është marrë dhe në të është ndërtuar Shtëpia e kulturës. Këtë shpresojmë që, pas miratimit të ligjit për kthimin e pronave, do të na e rikthejnë, sepse është pronë jona dhe vetëm ne jemi pronarë të ligjshëm të saj. Pastaj pronë kemi edhe në Ratkovc e në Krushën e Madhe, ku janë marrë pronat dhe janë tjetërsuar e u janë dhënë institucioneve të ndryshme. Prona të vakëfit në shumicën e fshatrave janë trojet e xhamive, dhe pak tokë, ku janë varrezat, por kemi edhe disa ara që janë dhënë më qira.

### Pronat e KBI-së të Rahovecit

*Vendi* *sasia*
Rahovec . . . . . . . . . . . . . . . . .42 arë;
Krusha e Madhe . . . . . . . . . . .1 hektar e 6 arë;
Xërxë . . . . . . . . . . . . . . . . . .1 hektar e 92 arë;
Potoçan . . . . . . . . . . . . . . . . . .98 arë;
Brestovc kemi . . . . . . . . . . . . .2 hektarë e 50 arë;
Drenovc . . . . . . . . . . . . . . . . .1 hektar, këshilli e shfrytëzon për nevojat e xhamisë, ndërsa në Ratkovc kemi një lokal që nuk e shfrytëzojmë dhe nga individët e papërgjegjshëm që na pengojnë, nuk mund ta shfrytëzojmë.

### Shkalla e centralizimit

Pyetjes sonë se nga sa për qind e anëtarësisë kanë arritur të vjelin anëtarësinë, zyrtarët e KBI-së të Rahovecit iu përgjigjën:

"Ne si këshill, vjeljen e anëtarësisë në qytetin e Rahovecit e kemi filluar që nga viti 2000, mirëpo mungesa e traditës dhe gjendja e vështirë financiare, kanë bërë që të mos kemi rezultate të mira. Mbetet që në të ardhmen të bëjmë më shumë në këtë drejtim dhe të bëjmë vjeljen e anëtarësisë në nivel të këshillit. Me centralizimin e anëtarësisë, mendojmë që do të përmisohet sado pak gjendja e rëndë financiare.

### Këshilli aktual i Bashkësisë Islame i Rahovecit

*(drejtuesit)*
- Is'hak Rexhepi;
- Nysret Abazibra;
- Shani Sylka;
- Xhemajli Kastrati;
- Shkelzim Jemini;
- Osman Xhemaj;
- Zaim Berisha;
- Bashkim Cmega;
- Bedri Sylka.

*Punonjës të administratës:*
- Halit Shala - sekretar;
- Nysret Abazibra - kryeimam;
- Sabahudin Kollari - arkëtar.

*Kryetarët e deritashëm të këshillit të Bashkësisë Islame të Rahovecit*
- Xhemajli Aliaga (Durguti) 1952;
- h. Ali ef. Dermala 1956;
- h. Qemajl ef. Durguti 1961;
- Bajram Sada 1972;
- h. Hasan Vuçitërna 1977;
- h. Muhedin Limanmera 1989;
- h. Hidajet Vuçitërna 1988;

- h. Xhemajli ef. Kastrati 1988;
- h. Selim ef. Paqarizi 1991;
- h. Bedri Sylka 1996;
- h. Idriz Vuçitërna 1997;
- h. Ibrahim Çmega 1995.

### Organizimi i këshillit

“Sipas normave ligjore e kushtetuese të BIK-së të Kosovës, ne kemi bërë me kohë edhe sistemin dhe kompletimin e shërbimeve të këshillit, kështu që tani funksionojnë këto shërbime të rregullta:
- sekretaria – shërbimi juridik,
- arkëtari -shërbimi i financave,
- kryeimami - shërbimi fetaro-kulturo-arsimor”, - thotë sekretari i KBI-së të Rahovecit, Halit ef. Shala, dhe vazhdon:

“Në të gjitha xhamitë që funksionojnë, kemi imamë, disa prej të cilëve kanë përgatitjen e duhur profesionale e disa të mesme, ndërsa myezinë të rregullt nuk kemi; detyrën e myezinit e kryejnë vullnetarë, kryesisht xhematlinj vendës.

Në këshillin e Bashkësisë Islame të Rahovecit kemi të punësuar gjithsej 25 punëtorë:
- 22 imamë;
- 3 punonjës në administratë (sekretari, kryemami dhe arkëtari)”.

### Dëmet e shkaktuara gjatë luftës, në KBI-në Rahovecit


Halit ef. Shala, sekretar

Për dëmet e shkaktura në Luftën e fundit, sekretari Halit ef. Shala thotë:

“Gjatë luftës armiku serb, si në të gjitha viset e tjera të Kosovës, gjithashtu edhe në rajonin e Rahovecit shkatërroi, dogji dhe dëmtoi shumë xhami e prona të tjera të këshillit. Mirëpo, pas përfundimit të luftës, këshilli bëri vlerësimin e dëmeve materiale shkaktuar këshillit nga ana e paramilitarëve dhe forcave serbe.

Krahasuar më këshillat e BI-ve në qytetet e tjera të Kosovës, del se KBI-ja e Rahovecit dhe rajoni i Rahovecit është më i dëmtuari dhe më i shkatërruari gjatë luftës së vitit 1999”.

### Xhamitë dhe shtëpitë e xhamive të djegura dhe të dëmtuara gjatë luftës

***Të shkatërruara tërësisht:***
- Xhamia në fshatin Brestovc
- Xhamia në fshatin Hoçë e Vogël
- Xhamia në fshatin Apterushë
- Xhamia në fshatin Reti e Epërme
- Xhamia në fshatin Reti e Poshtme
- Xhamia në fshatin Celinë
- Mejtepi në fshatin Celinë
- Mejtepi në fshatin Krusha e Madhe

*Të dëmtuara:*
- Xhamia në fshatin e Krusha e Madhe;
- Xhamia në fshatin Nagavc;
- Xhamia në fshatin Fortesë (ish-Bellacërkë);
- Xhamia në fshatin Zatriq;
- Xhamia në fshatin Zaçisht;
- Mejtepi i Molla Malës në Rahovec;
- Teqja e Helvetive;
- Teqja e Rrufaive.

*Shtëpitë e xhamive të shkatërruara tërësisht*
- Shtëpia e xhamisë në Krushën e Madhe;
- Shtëpia e xhamisë në Hoçën e Vogël;
- Shtëpia e xhamisë në Fortesë (ish-Bellacërkë);
- Shtëpia e xhamisë në Ratkovc;
- Shtëpia e xhamisë në Drenovc;
- Shtëpia e xhamisë në Pastasel;
- Shtëpia e xhamisë në Opterushë;
- Shtëpia e xhamisë në Zatriq.

### Jeta fetare

Për zhvillimin e veprimtarisë fetare në territorin e KBI-së të Rahovecit, – kryeimami Nysret ef. Abazibra, thotë:

“Prej aktiviteteve më të rëndësishme që vlen të përmenden, është mbajtja e mësimbesimit me të rinjtë. Xhamia e Çarshisë në Rahovec, ku shërben Shani ef. Sylka, është e njohur për aktivitete fetare dhe sidomos për organizimin e mësimbesimit rregullisht gjatë tërë vitit. Këtu vlen të përmendet që Shani ef. Sylka, brenda


*Xhamia më e madhe në komunën e Rahovecit është xhamia e Krushës së Madhe, që ka përmasat 19 metra gjatë e 12 metra e gjerë.*

10 vjetve të fundit, ka arritur që aty hatmen ta kryenin gjashtë gjenerata, me numrin e përgjithshëm të ndjekësve që kanë mbaruar atmen - mbi 300. Në këtë xhami rregullisht mësimbesimin e vijojnë më shumë se 250 nxënës, 200 prej të cilëve dinë të lexojnë Kuran.

Gjatë pushimeve verore numri i nxënësve që vijojnë mësimbesimin arrin deri në 500. Për mbajtjen e mësimbesimit në këtë xhami, përpos imamit Shani ef. Sylka, janë të angazhuar edhe Nusret ef. Abazibra, Adnan ef. Pallqa dhe Emin ef. Durguti. Mësimbesimi mbahet para namazit të drekës dhe pas namazit të iqindisë, çdo ditë përveç së premtes dhe së shtunës. Programi është në pajtim të plotë me Kushtetutën e BI-së të Kosovës. Nxënësit janë të ndarë në katër grupe, në bazë të moshës dhe njohurive të arritura”.

Në vazhdim kryeimami Abazibra thotë:



Nusret ef. Abazibra, kryeimam

“Vlen të ceket se nga fillimi i vitit 2007 do të organizojmë ceremoni të dua-hatmes të më shumë se 50 nxënësve. Përveç aktiviteteve me të rinjtë, mësimbesimi mbahet edhe për të rritur në xhamitë e Çarshisë, të Kadirit, Sokolit dhe në Xhaminë e re, nga ana e imamëve që shërbejnë në këto xhami, ku vetëm gjatë këtij viti më shumë se 50 veta janë aftësuar për leximin e Kuranit. Në xhaminë e Sokolit Amir ef. Sylka mban ligjërata për të rinj pas namazit të akshamit dhe të jacisë. Këtu vlen të përmendet se prej janarit 2007 do të organizojmë kursin e gjuhës angleze, dhe krahas tij, do të jetë edhe kursi fetar. Në përgjithësi në xhamitë e qytetit, me kthimin e kuadrit të ri, vërehet dukshëm përmirësimi i strukturës së xhematit gjatë pesë kohëve të namazit, sidomos në namazin e xhumasë.”

Ndërsa për aktivitete të tjera përveç mësimbesimit, kryeimami Abazibra shprehet:

“Gjatë vitit 2006 kemi organizuar 5 tribuna fetare në Qendrën kulturore të Rahovec, ku përveç pjesëmarrjes aktive të imamëve të këshillit, kemi pasur edhe mysafirë nga Prishtina, Prizreni dhe Tetova. Prania e besimtarëve në këto tribuna ka qenë shumë e mirë. Kurse gjatë muajit të bekuar të Ramazanit të këtij viti, me iniciativën e disa xhematlinjve bamirës, kemi shtruar iftare për më shumë se 500 agjërues.

### Xhamitë që mbajnë mësimibesim të rregullt

| *Xhamia* | *Numri i vijuesve të mësimbesimit* |
|---|---|
| - xhamia e Çarshisë | 250 |
| - xhamia e Sahatit (sokolit) | 30 |
| - xhamia e Kadirit | 30 |
| - xhamia e Re | 15 |
| - xhamia e Krushës Madhe | 50 |

### Xhamitë ku mësimbesimi mbahet gjatë verës dhe gjatë Ramazanit

- xhamia e Çarshisë . . . . . . . . .500
- xhamia në Apterushë . . . . . . . .40
- xhamia në Zaqisht . . . . . . . . . . .20
- xhamia në Celinë . . . . . . . . . . .20
- xhamia në Drenoc . . . . . . . . . .40
- xhamia në Pastasel . . . . . . . . .20
- xhamia në Gur kuq . . . . . . . . . .20
- xhamia në Retinë e Ultë . . . . . .30

### Xhamitë në të cilat mësohet leximi i Kuranit

- xhamia e Çarshisë
- xhamia e Sahatit (sokolit)
- xhamia e Kadirit
- xhamia e Re

Një segment i veçantë i aktivitetit tonë është bashkëpunimi ynë me mediet lokale këtu. Duhet veçuar se gjatë tërë vitit çdo të premte në orën 20.00 mbajmë ligjërata fetare, kurse një herë në muaj konkursin (kuizin) e njohurive fetare, e gjatë muajit të Ramazanit - ligjërata në radio “Start” çdo ditë pas namazit të teravisë. Aktivitete të këtilla në radio lokale vazhdojnë ende rregullisht”.

Kryeimami shpjegon se ka pasur edhe aktivitete të tjera për festat e ndryshme islame, për se thotë:

“Me rastin e manifestimeve fetare, kemi organizuar programe dhe ligjërata të nevojshme. Për Ditëlindjen e Muhamedit s.a.v.s. kemi organizuar një program me li-




*Xhamia e parë e ndërtuar në komunën e Rahovecit i përket shekullit XVI dhe kjo është xhamia e Brestovcit, e ndërtuar në vitin 1600. Xhamia në Brestrovc, është djegur e shkatërruar tërësisht nga forcat serbe më 1999, tani nga ish-xhamia ka ngelur vetme minareje dhe disa gërmadha mbi themelet e xhamisë (shih foton). Në Brestovc është ndërtuar xhamia e re më 2006 por në truall të ri dhe në lagje tjetër.*
*Pastaj vjen xhamia e Çarshisë e Rahovecit (1606), e cila tash është rindërtuar si një xhami madhështore, dhe më tutje xhamia e Drenovcit (1710) dhe xhamia e Kadirëve (1750) etj.*

gjërata në Qendrën kulturore të Rahovecit; poashtu edhe për hir të Israsë dhe Miraxhit kemi organizuar program dhe ligjërata në xhaminë e Çarshisë"

Kurorëzimi sipas parimeve të Sheriatit kryhet nga ana e kryeimamit, dhe për këtë akt evidencohen të gjitha të dhënat. Po ashtu gjatë ceremonisë së varrimit, çdoherë mbahet këshilla e rastit në varreza nga ana e imamit që është në shërbim.

### Xhemati më i organizuar

Për organizimin e xhematit në KBI-në e Rahovecit Nysret ef. Abazibra thotë

"Është vështirë të dallohen xhematet për sa i përket organizimit të tyre, për shkak se çdo xhemat bënë përpjekje që të organizohet brenda mundësive të veta, megjithëkëtë, vlen të veçohet xhemati i xhamisë së Çarshisë në Rahovec, i cili me organizimin e tyre dhe me ndihmën e qytetarëve të tjerë të Rahovecit, duke ndarë kafshatën e gojës, me sakrifica e angazhime të palodhshme, ka arritur që brenda 5 vjetësh, mu në qendër të qytetit të Rahovecit, të ndërtojë një xhami madhështore, një objekt gjigant që është simbol i krenarisë së qytetarëve të komunës së Rahovecit. Kemi bindjen se xhamia e Çarshisë e Rahovecit është më e bukura jo vetëm në Kosovë, por edhe në rajon. Sipërfaqja e saj për falje është 620 metra katrorë. I tërë objekti i xhamisë është i pajisur me nxehje qendrore. Kati përdhes është i paraparë të përdoret për aktivitete të ndryshme, si: klasa për mësimbesim, bibliotekë dhe sallë leximi, aktivitete sportive dhe argëtuese me të rinj etj. Në objektin e xhamisë së Çarshisë kushtet për organizimin e aktiviteteve me të rinj janë shumë të volitshme, por në mungesë të mjeteve planet tona të shumta kanë mbetur të parealizuara.

Në xhaminë e Çarshisë në katin përdhes, përveçqë kemi klasa për mësimbesim, kemi ndarë edhe një lokacion për bibliotekë dhe sallë leximi. Përveç librave në gjuhën arabe, tani jemi duke grumbulluar edhe tituj në gjuhën shqipe".

### Imami veteran

Qemajl efendi Durguti. Ka shërbyer në detyrën e imamit më shumë se 50 vjet. Në një mandat ka qenë kryetar i këshillit.

### Bamirësi

Tradicionalisht rahovecianët janë të njohur për bamirësi, dhe këtë e kanë dëshmuar edhe duke ndërtuar xhami, si në qytet ashtu edhe në fshatra, por këtu vlen të veçohet h.Xhemajl Korenica, i cili është ideator dhe udhëheqës i punimeve në ndërtimin e xhamisë së Çarshisë. Ai për pesë vjet me radhë i ka kryer punimet në këtë objekt pa kurrfarë shpërblimi financiar.




*Xhamia e Kadirve në Rahovec*
*Pasi që ish-xhamia ka qenë e ndërtuar me material të dobët është prishur nga xhemati dhe tani është në ndërtim e sipër*

## Të arriturat e këtij Këshilli

Pas luftës, ndër hapat ma të mëdhenj që ka bërë këshilli i BI-së të Rahovecit, janë: Ndërtimi i xhamisë së Çarshisë në Rahovec; ndërtimi i xhamisë në Brestovc si dhe ndërtimi i xhamisë së Gurit Kuq, për se, përpos ndihmës që dhanë qytetarët për ngritjen e këtyre tri objekteve, ndihmuan edhe shoqata nga Bota Islame nëpërmjet Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, kurse në ndërtimin dhe rindërtimin e xhamive të tjera të fshatrave Krusha e Madhe, Zaqisht, Malësia e Vogël, Retia e Ulët, Opterushë, Celinë - kontributi ka qenë nga vetë vendësit. Ndër xhamitë që na u shkatërruan krejtësisht në luftë dh që kanë mbetur ende pa u ndërtuar, janë: xhamia e Retisë së Epërme dhe ajo e Hoçës së Vogël.

Por, me gjithë rezultatet ë arritura, ende mbetet për të bërë shumë punë; për këtë mungesa e të hyrave paraqet një pengesë serioze për realizimin e objektivave tanë. Në si këshill nuk kemi ndonjë vakëf që sjell të hyra, andaj mbetet që në të ardhmen, me ndihmën e organeve të BI-së të Kosovës dhe të Kuvendit komunal e të donatorëve, - të krijojmë vakëfe që sjellin të hyra, për të krijuar një buxhet për punë normale.

Ndër të arriturat e këshillit zyrtarët e KBI përmendin:
- Sanimi i dëmeve të luftës;
- Rindërtimin e xhamive të shkatërruara gjatë luftës;
- Meremetimet dhe rindërtimet e objekteve fetare;
- meremetimi i xhamisë në Krushën e Madhë (2001);
- meremetimi i xhamisë në Nagavc (2001);
- meremetimi i xhamisë në Zaqisht (2001);
- meremetimi i xhamisë në Fortesë (ish-Bellacërkë) (2001);
- meremetimi i Xhamisë në Zatriq (2001);
- meremetimi i Mejtepit të Molla eMalës (2001).



*Xhamia në Hoqën e Vogël*
*Xhamia është shkatërruar tërësisht gjatë luftës së vitit 1999, dhe edhe 7 vite pas përfundimi të luftës ende nuk është rindërtuar, nga ish xhamia ka ngelur vetëm një pjesë e minares.*

***Të rindërtuara prej themelit:***
- rindërtimi i xhamisë në fshatin Retisë së Poshtme (2003);
- rindërtimi i xhamisë në fshatin Brestovc (2006);
- rindërtimi i xhamisë së Çarshisë në Rahovec (2005);
- rindërtimi i xhamisë së Kadirit në Rahovec (2006);
- rindërtimi i xhamisë në fshatin Apterushë (2005);
- rindërtimi i xhamisë në fshatin Celinë (2005).

***Të rindërtuara shtëpitë prej themelit***
- rindërtimi i shtëpisë së xhamisë në fshatin Hoça e Vogël (2004);
-rindërtimi i shtëpisë së xhamisë në fshatin Fortesë (ish-Bëllacërkë) (2001);
- rindërtimi i shtëpisë së xhamisë në fshatin Drenovc (2004);
- rindërtimi i shtëpisë së xhamisë në fshatin Ratkovc (2005);
- rindërtimi i mejtepit në Krushën e Madhe (2005).

***Ndërtimi i xhamive të reja***
- ndërtimi i xhamisë në fshatin Malësia ë vogël (2004);
- ndërtimi i xhamisë në fshatin Guri i Kuq (2004).

***Nevoja për xhami të reja***
- në fshatin Retia e Epërme;
- në fshatin Hoça e Vogël;
- në fshatin Qifllak.

## Nishanet

Rahoveci si qytet ka një trashëgimi të pasur nga kultura materiale islame. Një trashëgimi të pasur në këtë rrafsh paraqesin nishanet mbi varrezat myslimane. Ato paraqesin një trashëgimi të lashtë dhe dëshmojnë lashtësinë islame në këto troje. Nga individë të paditur se çfarë dëmi po bënin, ato janë goditur dhe dëmtuar, mirëpo KBI i Rahovecit, edhe atëherë edhe sot, ka bërë çmos që nishanet të trajtohen si objekte me vlera të lashta historike.

## Sfidat

- Angazhimi për rikthimin, kompensimin e pronave të uzurpuara gjatë kohës të sistemit komunist;
- Krijimi i vakëfeve të reja, të cilat do ta përmirësonin gjendjen e rëndë financiare të këtij këshilli.

## Angazhimet për të ardhmen

- inkasimi i anëtarësisë në qytet;
- centralizimi në mbarë territorin e këshillit të BI-së të Rahovecit;
- inkuadrimi i kuadrove më arsim të lartë;
- angazhimi në ngjalljen e jetës fetare;
- aktivizimi i forumit të gruas;
- aktivizimi i forumit të të rinjve;
- hulumtimi i donacioneve për rindërtimin e xhamive në Retinë e Epërme dhe në Hoçën e Vogël;
- ndërtimi i një xhamie në fshatin Qifllak.

# Pasqyrë përmbledhëse për xhamitë e KBI të Rahovecit

| Nr. | Emri i xhamisë | Viti i ndërtim-it | Emri e mbiemri i imamit | Përgatitja profe-sionale e imamit | Emri dhe mbiemri i myezinit | Sa kohë të namazit falen brenda ditës |
|---|---|---|---|---|---|---|
| 1. | Xhamia e Brestovcit | 1600[1] | Bersan Elmazi | e mesme | | 5 |
| 2. | Xhamia e Qarshisë në Rahovë | 1606[2] | Shani Sylka | superiore | | 5 |
| 3. | Xhamia në Drenovc | 1710 | Xhelal Ibrahimi | | | 5 |
| 4. | Xhamia e Kadirve në Rahovec | 1750[3] | Artan Pallqa | superiore | | 5 |
| 5. | Xhamia në Zatriq | 1764 | | | | vetëm xhumatë |
| 6. | Xhamia në Krushë të Madhe | 1780[4] | Is'hak Rexhepi | superiore | | 5 |
| 7. | Xhamia në Fortësë | 1810[5] | Sead Veha | e mesme | | 5 |
| 8. | Xhamia në Xërxë | 1814 | Osman Xhemaj | | | 5 |
| 9. | Xhamia në Pastasel | 1820[6] | Jusuf Krasniqi | e mesme | | 3 |
| 10. | Xhamia e Sahatit (Sokolve) | 1824[7] | Amir Sylka | superiore | | 5 |
| 11. | Xhamia e Kasumit | 1826[8] | Kadri Durguti | superiore | | 2 |
| 12. | Xhamia e Apterushës | 1860[9] | Bedri Sylka | | | 3 |
| 13. | Xhamia në Ratkovc | 1870[10] | Naser Avdyli | | | 5 |
| 14. | Xhamia në Celinë | 1916[11] | Shkelqim Jemini | e mesme | | 5 |
| 15. | Xhamia në Hoqën e Vogël | 1920[12] | | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 16. | Xhamia në Retinë të Epërme | 1935[13] | Sabahudin Kullari | e lartë | | vetëm xhumatë |
| 17. | Xhamia e Retinë Poshtme | 1947[14] | Salem Mahmuti | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 18. | Xhamia në Zaqisht | 1990[15] | Zaim Berisha | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 19. | Xhamia në Nagavc | 1997 | Halit Shala | superiore | | vetëm xhumatë |
| 20. | Xhamia e Re në Rahovec | 2003 | Emin Durguti | superiore | | 2 |
| 21. | Xhamia në Malësinë e Vogël | 2002 | Abedin Thaçi | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 22. | Xhamia në Gur Kuq | 2003 | Afrim Halilaj | e mesme | | 5 |

*Fusnotat:*

1. Xhamia në Brestovc është djegur e shkatërruar tërësisht nga forcat serbe më 1999, tani nga ish-xhamia ka ngelur vetëm minareje dhe disa gërmadha mbi themelet e xhamisë. Në Brestovc është ndërtuar xhamia e re më 2006 por në truall të ri dhe në lagje tjetër.
2. Mbi themelet e ish xhamisë së çarshisë pas luftës është ndërtuar një objekt madhështor përfundimi i së cilit është bërë më 2005, kështu që tani xhamia e re (xhamia e çarshisë) në Rahovec është ndër xhamitë më të bukura jo vetëm në Kosovë po edhe në rajon.
3. Pasi që ish-xhamia ka qenë e ndërtuar me material të dobët është prishur nga xhemati dhe tani është në ndërtim e sipër.
4. Xhamia është rindërtuar më 1974 ndërsa është rinovuar edhe 2001.
5. Xhamia është rindërtuar më1995, ndërsa është rinovuar më 2001.
6. Xhamia është pa minare është rindërtuar më 1975.
7. Është rindërtuar më1965.
8. Është rindërtuar 1958.
9. Është rindërtuar më 1983.
10. Është rindërtuar më 1990 kur i është ndërtuar edhe minarja e re
11. Xhamia është Meremetuar një herë pas Luftës së Dytë Botërore ndërsa tani është në rindërtim e sipër.
12. Xhamia është shkatërruar tërësisht gjatë luftës së vitit 1999, dhe edhe 7 vite pas përfundimit të luftës ende nuk është rindërtuar, nga ish xhamia ka ngelur vetëm një pjesë e minares.
13. Xhamia është djegur gjatë luftës së vitit 1999 ende nuk është ndërtuar, për momentin xhumatë falen në një odë të improvizuar.
14. Është rindërtuar më 2003.
15. Xhamia qe djegur gjatë luftës së fundit më 1999, është rinovuar 2001.




*Xhamia e Çarshisë në Rahovec*

*Përgatitën:* ***S. Bajgora***
***R. Shkodra***

*(Në numrin e ardhshëm bëjmë prezantimin e KB Islame të Malishevës)*

# Këtë vit nga Kosova shkuan në Haxh 784 haxhinj kosovarë

Si tradicionalisht, sivjet Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, për besimtarët kosovarë ka bërë organizimin shkuarjen në haxh.

Edhe këtë vit Kryesia pati dy aranzhmane-organizime, me autobus dhe me aeroplan.

Pasi ishin bërë përgatitje e duhura që me kohë, më 14 dhjetor nga qendrat kryesore të Kosovës, 289 haxhinj me autobusë u nisën për të kryer Haxhin në vendet e shenjta - Mekë e Medinë të Arabisë Saudite.

Në të gjitha qendrat prej nga niseshin haxhinj, si tradicionalisht, u bë përcjellja e organizuar dhe, para nisjes së tyre, përfaqësuesit e Kkshillave të BI-ve bënë duanë e haxhinjve.

Nga Prishtina nisja e haxhinjve u bë pas namazit të drekës, nga xhamia "Sulltan Mehemet- Fatih", ku në prani të haxhinjve, familjarëve që kishin dalë për t'i përcjellë si dhe të shumë xhematlinjve, nga zyrtarët e KBI-së të Prishtinës, u bë duaja e haxhinjve. Ndërsa 462 haxhinj kosovarë fluturuan me avionë më 16 e 17 dhjetor 2006 - nga Aeroporti i Shkupit për në Medinë të Saudisë. Nisja e haxhinjve ishte paraparë të bëhej nga Aeroporti i Prishtinës, por për shkak të kushteve të vështira motit për shkak të mjegullës së dendur, nuk qe e munduar të niseshin nga Aeroporti i Prishtinës. Të shpresojmë të mos ketë këso problemesh për t'u kthyer.




***Sukseset tona***

*Ish - Studenti i Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë, Sadik ef. Mehmeti, mori titullin shkencor*

# Magjistër i shkencave të historisë

Ditë më parë, saktësisht më 22 nëntor 2006, *Sadik ef. Mehmeti*, punonjës shkencor në Arkivin e Kosovës, është kurorëzuar me titullin magjistër i shkencave të historisë.

Përpara Komisionit vlerësues të Fakultetit Filozofik - dega e historisë të Universitetit të Prishtinës, në përbërje të Prof. Dr. Gazmend Rizaj - kryetar, prof. Dr. Selim Daci - anëtar dhe prof. Dr. Jahja Drançolli - mentor, Sadik Mehmeti, publikisht ka mbrojtur temën e magjistraturës me titull *"Valorizimi i dokumenteve dhe dorëshkrimeve orientale në Arkivin e Kosovës".*

Komisioni vlerësues punën e kandidatit e çmoi si shumë të dobishme dhe me interes për historiografinë shqiptare dhe se ky punim u cilësua si një hap i parë dhe i suksesshëm në valorizimin e dokumenteve osmane në Arkivin e Kosovës, dhe sidomos në vënien në pah të vlerave të dorëshkrimeve orientale në Arkivin e Kosovës në veçanti dhe në Kosovë në përgjithësi, temë kjo që deri më sot nuk është studiuar tek ne.

Duke folur për punën e kandidatit në emër të Komisionit, vlerësimin e ka bërë mentori prof. dr. Jahja Drançolli, i cili, ndër të tjera, ka theksuar se "Sadik Mehmeti ka studiuar dokumentet dhe dorëshkrimet orientale në Arkivin e Kosovës karakteristikat dhe llojet e tyre, dhe, sipas kandidatit, në Arkivin e Kosovës ruhen afro 3.000 dokumente osmane me vlera historike dhe gjithsej 69 kodekse ose 99 vepra dorëshkrim me gjuhë bazë arabishten, turqishten dhe persishten, dhe se këto dorëshkrime që ruan Arkivi i Kosovës, janë me shumë interes, sepse, përveç të tjerash, tri prej tyre janë dorëshkrime unikale dhe pasurojnë listën botërore të dorëshkrimeve orientale, madje njëri është autograf. Kandidati thekson po ashtu edhe shtrirjen kronologjike të këtyre dorëshkrimeve, që përfshijnë pesë shekuj - XV-XX. Numrin më të madh të tyre e ndeshim në shekullin XVII, në shek. XVIII, shek. XIX. Nga këto dorëshkrime, 74 janë në arabisht, 19 turqisht, 2 persisht, 1 persisht - turqisht, 1 arabisht - turqisht, 1 arabisht - persisht dhe 1 në gjuhën shqipe me grafi arabe. Tri prej këtyre janë unikate dhe datojnë: një nga vitit 1561, një nga viti 1885 dhe një nga viti 1925. Këto dorëshkrime kanë peshë të posaçme dhe vlerësohen si shumë të rëndësishme. Në këtë kapitull bëhet fjalë po ashtu edhe për tematikën e këtyre dorëshkrimeve, duke filluar nga ato gjuhësore, juridike e fetare e deri tek shkencat natyrore dhe enciklopeditë. Kandidati vë në spikamë se shumica e këtyre dorëshkrimeve janë mësuar si libra didaktikë nëpër medresetë e kohës, pra edhe në Kosovë, kurse kopjimin e këtyre dorëshkrimeve e kanë bërë dijetarë dhe personalitete të ndryshëm në vende të ndryshme, duke filluar nga kopjuesit shqiptarë në vi-

**Biografi:**



Sadik (Sami) Mehmeti ka lindur më 02.04.1972 në fshatin Kuk të Opojës së Sharrit (ish-Dragashit). Shkollën fillore e mbaroi në vendlindje, kurse të mesmen "Alauddin" në Prishtinë. Është studenti i parë i diplomuar në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë. Gjatë viteve 1990-192 ka qenë në specializim të gjuhës arabe në Kajro. Gjatë viteve 1997-2000 ka punuar si mësimdhënës në Medresenë e Mesme "Alauddin" – paralelja në Prizren. Kurse gjatë viteve 1997-1999 ka punuar si imam në xhaminë "Mesxhid" në Prizren. Nga viti 1999 është punësuar në Arkivin e Kosovës në Prishtinë, ku punon edhe aktualisht.

set shqiptare e deri në vendet më të largëta të Botës Islame. Në këtë kapitull bëhet fjalë edhe për llojin e letrës dhe të shkrimit të këtyre dorëshkrimeve, pastaj për madhësinë e tyre, kaligrafinë dhe arabeskat e këtyre dorëshkrimeve, të cilat me koloritin e gërshetimeve të florës, ornamenteve me motive të ndryshme në kapakët e dorëshkrimeve, paraqesin shembuj të shkëlqyeshëm të kaligrafisë dhe të artit në përgjithësi, kurse të artit islam në veçanti. Disa prej këtyre dorëshkrimeve, për nga vlera artistike që kanë, bëjnë pjesë ndër krijimet më të bukura të kaligrafisë islame në botë". Edhe anëtarët tjerë të komisionit vlerësuan lartë punën e kandidat Sadik Mehmeti, duke theksuar se ky studiues i ri ka hapëruar i sigurt dhe me sukses në një fushë të shkencës historike, të pa hulumtuar ende sa duhet nga shkenca shqiptare. Të theksojmë se Sadik Mehmeti ka mbaruar medresenë "Alauddin" në Prishtinë dhe është studenti i parë i diplomuar në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë, andaj sukseset e tij u bëjnë nder dhe njëherësh janë suksese edhe të këtyre institucioneve. Mr. Sadik Mehmeti është bashkëpunëtor shumëvjeçar dhe ish-anëtar i redaksisë së revistës "Dituria Islame". Ai ka marrë pjesë në disa sesione dhe simpoziume shkencore në vend dhe Jashtë, si dhe ka botuar dhjetëra punime shkencore dhe profesional në revistat "Edukata Islame", "Takvim", "Vjetari i Arkivit të Kosovës", "Studime Orientale", "Kosova", "Zgjimi islam", "Sharri", "Universi", në gazetat "Rilindja", "Epoka e re", "Zëri", "Bota sot". Është përkthyes dhe bashkëpërkthyes i pesë librave nga islamistika. Mr. Sadik ef. Mehmetit i urojmë shëndet dhe punë të mbarë shkencore.

***(r. shkodra)***

*Në Universitetin Ummudurman të Hartumit në Sudan*

# Magjistroi Samir (Bajrush) Ahmeti, mësimdhënës i Historisë Islame në medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës

Më 17 gusht 2006 në Universitetin Ummudurman, dega e Historisë Islame, kandidati Samir Ahmeti nga Prishtina, para komisionit dhe në prani të shumë studentëve, mbrojti temën e magjistraturës me titull "*Roli i Osmanlinjve në përhapjen e Islamit në Kosovë në shekullin XV*".

Samir Bajrush Ahmeti, i lindur në Prishtinë më 1976, shkollën fillore dhe të mesmen (medresenë "Alauddin") i kreu në Prishtinë, për të vazhduar studimet universitare në Jordani dhe më pastaj në Sudan studimet pasuniversitare, ku edhe u magjistrua.



Në këtë punim të magjistraturës, kandidati Samir Ahmeti ka shtjelluar këta kapituj:

Kosova para çlirimit osman.

Roli i thirrësve islamë në përhapjen e fesë islame në Kosovë para osmanlinjve.

Çlirimi osman i Kosovës.

Kosova nën sundimin osman.

Komisioni vlerësues përbëhej nga:

Prof. Dr. Es-sir Sej-jid Ahmed El Iraki – kryetar i komisionit.

Prof. Dr. Abdul Kadir Uthman Muham-med Xhadu R-rab-b – mentor.

Dr. Fejsal Muham-med Musa – anëtar i komisionit.

Kandidatit i urojmë suksese të mëtutjeshme në veprimtarinë shkencore dhe arsimore.

***Mr. Rrahim Aliu***

# Xhamia me taditë mësimbesimi

Më 2 prill 2006 në qytetin Solothurn të Zvicrës, u organizua manifestimi i duasë së Hatmes së Kurani Kerimit nën udhëheqjen e imamit të xhamisë - mulla Ismail ef. Raqipit. Falë punës dhe aktivitetit të imamit të Xhamisë, edhe kësaj radhe rinia mërgimtare nuk mbeti pa shijuar frymën dhe traditën islame.



Ky program u organizua në kuadër të Bashkësisë Islame të Solothurnit.

Në këtë manifestim morën pjesë personalitete nga Bashkësia Islame për Zvicër, ndër ta vetë kryetari Mr. Rexhail ef. Aziri, si dhe shumë imamë të tjerë.

Ky manifestim pati nderin të kishte në mesin e tij edhe myderrizin dhe ish-imamin nga Kosova Lindore, të fshatit Dobrosin, - mulla Fehmi ef. Raqipi.

Manifestimi filloi me leximin e një pjese nga Kurani famëlartë dhe më pas fjalën e mori imami mulla Ismail ef. Raqipi, i cili foli për suksesin e nxënësve dhe tregoi numrin e nxënëseve që bënë hatme, që ishin gjithsej 13 nxënëse e më pas imami i përshëndeti të pranishmit dhe i uroi prindërit e tyre për suksesin e treguar dhe këshilloi që gjithmonë të jenë nën hijen e Kurani Kerimit.

Përsëri imami vazhdoi programin me nxënëset e veta duke lexuar pjesë nga Kurani. Më pas fjalën e mori myderrizi nga vendlindja, mulla Fehmi ef. Raqipi, i cili foli për rëndësinë e Kuranit dhe fesë islame në përgjithësi, dhe për vlerë,në për ruajtjen dhe kultivimin e Islamit tek brezat e ardhshëm.

Më pastaj imami vazhdoi me programin e konkursit të dijes (kuiz) për Islamin.

Pastaj fjalën e mori Kryetari i Bashkësisë Islame për Zvicër, Mr. mulla Rexhail ef. Aziri, i cili foli për rëndësinë e mësimbesimit në Diasporë e në veçanti në Zvicër, dhe për punën që duhet bërë nga imamët për ngritjen e Islamit dhe edukimin e gjeneratave të ardhshme, duke e ditur faktin se jemi në një vend ku është vështirë të ruhet dhe të kultivohet tradita islame. Ai gjithashtu ceku se vetëm me angazhimin e imamëve dhe prindërve, kjo gjë mund të arrihet me sukses.

Në vazhdim nxënëset na freskuan me Ilahi dhe Kaside në gjuhën arabe dhe shqipe. Gjithashtu xhematin e përshëndetën edhe:

1. Mulla Qemal ef. Raqipi, imam i mëhershëm në këtë xhami;
2. Mulla Zejni ef. Halimi, imam në xhaminë e Zugit në Zvicër;
3. Mr. Abdullah ef. Esat, kryetar i Bashkësisë Islame të Solothurnit.

Në emër të prindërve të pranishmit i përshëndeti dhe falënderoi imamin për punën me nxënëset, juristi Halil Mustafa.

Para se të përfundonte ky manifestim, imami i xhamisë u dhuroi nga një Kuran në gjuhën shqipe të gjithë nxënësve për suksesin e treguar të tyre.

Në fund të manifesimit u bë edhe duaja e Hatmes nga mulla Fehmi ef. Raqipi. Prgramin e drejtoi mulla Ekremi aktivist në xhaminë e Solothurnit.

Me këtë rast prindërit shtruan darkë solemne për të pranishmit.

*Solothurn – Zvicër*

*Përgatiti:* ***A.E.***

# Diplomatja dhe shpirti i saj human!

Sian Jones – sekretare e parë pran Zyrës Britanike në Prishtinë, kishte qëndrua në Kosovë për afër dy vite.

Nga korrektësia, po takohej me njerëz me të cilët kishte pasur punë dhe kontakte ,thjesht , për t'u thënë lamtumir.

"Së shpejti kthehem në Londër për të vazhdua punën në ndonjë mision tjetër. Nga Kosova po largohem me mbresa të mira. Takova shumë njerëz të cilët më impresionuan. Jusufi do të më mbaj në lidhje me Kosovën edhe për një kohë të gjatë.

Ai është një djalosh dhjet vjeçar nga një fshat i Ferizajt.

Babai i ishte vrarë në luftë, ndërsa nëna e kishte braktisur.

Jusufi jeton me gjyshin, një burrë bujar dhe fisnik.

Për Jusufin do të përkujdesem derisa ai të mbaroi shkollën dhe të bëhet i zoti i veti, vazhdoi Sian…."

"E shef?! do të jem edhe më në lidhje me Kosovën…"

Edhe për te satën herë u binda që mirësia e shpirtit nuk duket,ajo mund të haset por vetëm nëse keni sens human. Ajo haset shpesh aty ku më së paku e prisni, ndërsa mungon aty ku më së shumti shpresoni. Jeta ka rrjedhën e vet.



**Bashkësia Islame e Kosovës**
**Këshilli i Bashkësisë Islame – Istog**
**Nr. 140/2006**
**Dt. 6.12.2006**

Këshilli i Bashkësisë Islame në Istog, në mbledhjen e mbajtur më 06.12.2006, mori vendim për të publikuar këtë:

# Konkurs

Për plotësimin e vendeve të punës imam, mual-lim dhe hatib për 5 (pesë) kohë namaz në këto xhami:
1. Xhamia në Gurakoc
2. Xhamia në Banjë

Kushtet:
1. Medreseja dhe Fakulteti i Studimeve Islame (diploma);
2. T'i përmbahet Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Kosovës dhe rregullores së Këshillit;
3. Të posedojë aftësi komunikimi me xhematë;
4. Të ketë aftësi të organizojë aktivitetin fetar (mësim-besim).

Kandidatët e intresuar duhet t'i dorëzojnë këto dokumente:
- Kërkesën për punësim
- Diplomën e përgatitjes së tij profesionale
- Çertifikatën e mjekut
- Çertifikatën e lindjes.

Të ardhurat realizohen ën bazë të marrëveshjes së imamit dhe xhematit të Xhamisë.
Dokumentet e pakompletuara dhe pas afatit nuk merren parasysh.
Dokumentet dorëzohen në Këshillin e Bashkësisë Islame në Istog.
Kunkursi mbete i hpaur 15 ditë pas publikimit në revistën "Dituria Islame".

# HAXHI HAFIZ JAKUB DUKAGJINI MUQEZIU

## (Ne jemi të Zotit dhe tek Zoti do të kthehemi)

Më datë 13 dhjetor 2006 në Prizren ndërroi jetë dhe u varros Hafiz Jakub Muqeziu, hoxhë, imam, hafëz, patriot, atdhetar, nacionalist dhe veteran i njohur i kësaj ane të Dukagjinit i Nacional Demokrates Shqiptare dhe Ballit Kombëtar.

Hafiz Jakub Muqeziu u lind në Prizren në vitin 1919, mejtepin e kreu pranë xhamisë së Emin pashës, dhe më pastaj vazhdoi edhe mësimin e hifzit (përmendsh) të Kuranit tek mentori i njohur i asaj kohe, muhafiz Beqir Kajserliu, i cili njëkohësisht ishte edhe imam i xhamisë së Emin pashës. Hifzin e kreu për 3vjet, në vitin 1937, në moshën 18-vjeçare. Pas kësaj vijoi mësimet për disa vite në Medresenë e Gazi Mehmed pashës të Prizrenit tek myderrizët njohur të asaj kohe - Abdullah efendiu, Sylejman efendiu dhe, në fund, tek Hasan efendi Nahi, myderriz i njohur gjakovar, gjer në mbylljen e dhunshme të medresesë së Gazi Mehmed pashës në vitin 1947 nga pushteti i atëhershëm komunist.

Pas ripushtimit serb të Kosovës dhe vendosjes së pushtetit komunist, ai u inkuadrua në celulën ilegale të Komitetit Nacional Demokratik Shqiptar të rrethit të Prizrenit dhe veproi aktivisht në ilegalitet të plotë gjer në vitin 1950. Në vitin 1946, me forcë, rihapi Vakëfin e Prizrenit, i cili në atë kohë gjendej në dershanen (mësonjëtoren) e medresesë, ndërsa sot gjendet në kompleksin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, e njohur më mirë si godina e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. Vakëfi ishte mbyllur nga pushteti komunist vendor. Në vitin 1947 mori detyrën e imamit të xhamisë së Sinan pashës, që e kreu me sukses gjer në vitin 1950. Në vitin 1946, me vullnetin dhe dëshirën e flaktë që kishte ndaj fesë islame, ndërmori aksionin, krye më vete, që për atë kohë ishte një flijim i jashtëzakonshëm duke marrë parasysh rrethanat aktuale, - për riaktivizimin e topit në Kalanë e Prizrenit, i cili njoftonte për iftarin - përfundimin e agjërimit ditor të muajit të Ramazanit, një traditë ndër shekuj në qytetin e lashtë të Prizrenit. Aktivizimin e arriti dhe shërbimet e mirëmbajtjes së topit në Kalanë e Prizrenit e kreu plot 4 vjet (1946, 1947, 1948, 1949), dhe nga viti 1950 topi i Kalasë së Prizrenit,për të mos u ringjallur kjo traditë e mirë islame, as sot e kësaj dite. Sipas mendimit (jo vetëm timit) Këshilli i Bashkësisë Islame i Prizrenit, si organi zyrtar dhe kompetent për mbarëvajtjen e jetës islame në bashkëpunim me organet komunale të Prizrenit, do të duhej të merrte iniciativën për ta vazhduar këtë traditë edhe në kohën tonë. Kur jemi tek topi, nuk mund të mos përmend rastin e Pejës, ku pas luftës së vitit 1999 në Kosovë, haxhi Rashid Gorani, një atdhetar dhe besimtar i devotshëm nga Peja, pas 50 vjetësh që kishte ruajtur topin me fanatizëm në shtëpinë e vet, sigurisht në një gropë, e nxori nga dheu dhe në ditën e parë të Ramazanit e aktivizoi për të sinjalizua iftarin e parë të Ramazanit.Për fat të keq, por gjatë aktivizimit, topi eksplodoi dhe haxhi Rashid Gorani humbi jetën, por dëshirën e zjarrtë për të riaktivizuar këtë traditë të bukur të Ramazanit e çoi në vend. Lum Kosova që ka pasur burra atdhetarë dhe besimtarë të tillë për vatan e iman, siç ishin haxhi Rashid Gorani e hafiz Jakub Muqeziu, po edhe shumë burra të tjerë.



*Haxhi Hafiz Jakub Dukagjini - Muqeziu*

Pas denoncimit të celulës së Komitetit Nacional Demokrat Shqiptar në Prizren, hafiz Jakub Muqeziu qe burgosur me shokët e vet dhe dënuar me vdekje, një dënim që më pastaj i qe kthyer në burgim prej 20 vjetësh, për të kaluar plot 12 vjet në kazamatet e Nishit, duke bërë punë të rëndë fizike. Por Hafizi i nderuar nuk ndenji kot as në burg, veçse aty mësoi mjeshtërinë e xhamprerësit, që i ndihmoi shumë pas daljes nga burgu, sepse do të hapte një dyqan për të mbajtur gjallë familjen për vite me radhë. Pas daljes nga burgu plot 7 vjet nuk iu lejua të punonte si predikues fetar dhe mezi në vitin 1969 u caktua për të punuar imam në xhaminë e Emin pashës, ku shërbeu plot 35 vjet, gjer në vitin 2004 kur doli në pension. Për plot 35 vjet, me përkushtim të madh, punoi si imam dhe në dekada u mbajti shumë të rinjve e të rejave mësimbesim dhe u mësoi shkronjat e Kuranit.

Ai ishte një burrë i rrallë shqiptar, i cili çmohej për idetë e tij antikomuniste dhe antiserbe, si dy faktorë me pasoja më tragjike për popullin shqiptar. Ai në vepër praktikoi thënien e njohur "Pa iman, s'ka vatan", që do të thotë - *pa fe, s'ka as atdhe*. Të gjithë atdhetarët gjatë gjithë historisë, përveçqë kanë qenë patriotë të çmuar, kanë qenë edhe besimtarë të devotshëm.

Hafiz Jakub Muqeziu ishte njeri temperament, po i drejtë, guximtar dhe gjithmonë gati për çdo aksion a ide në favor të çështjes shqiptare dhe traditës fetare. Do të veçoja vetëm disa nga cilësitë e tij të shumta, nga jeta e bujshme e tij. Gjatë kohës së Shqipërisë Etnike, në vitin 1944, qe ftuar nga ulemaja e Shkodrës që gjatë muajit të Ramazanit të këndonte mukabele (Kuran) në njërën prej xhamive të shumta atje.

Një ditë prej ditëve të kaluara në Shkodër gjatë Ramazanit, qe lutur nga ulemaja e Shkodrës që para tyre, edhe pse në atë kohë ishte në moshë mjaft të re (25 vjeç), t'ua këndonte Mevludin në gjuhën origjinale - turqisht. Ky moment në jetën e tij ka qenë një ngjarje tepër e madhe, duke pasur parasysh një respekt të posaçëm që ka treguar ulemaja e Shkodrës për një hafëz të ri kosovar. Po ashtu gjatë vizitës që i bëra Shqipërisë në vitin 2001, vizitova edhe Komunitetin Mysliman Shqiptar, ku takova kryetarin e saj në atë kohë, Hafiz Sabri Koçi. Kur u njohëm në audiencë tek Hafiz Sabri Koçi, posa i tregova që jam kosovar nga Prizreni i lashtë, ai më pyeti menjëherë se si e kishte mikun dhe jaranin e tij Hafiz Jakub Muqeziun .I tregova se ishte i fortë si çeliku dhe i etshëm për punë dhe se shërbente imam në xhaminë e Emin pashës. Ai më tregoi se shoqërimi i tij me hafiz Jakub Muqeziun datonte qysh nga koha e Shqipërisë Etnike, kur kishte qenë në Shkodër. Hafiz Jakub Muqeziu, për festat në dyqanin e vet shpaloste gjithmonë flamurin kuqezi, për të cilin ka pasur probleme dhe telashe të mëdha, por asnjëherë nuk u përkul dhe gjithmonë qëndroi stoik në idealet e tij atdhetare kombëtare.

Pas rënies së sistemit komunist, kur u krijua sistemi shumëpartiak, hafiz Jakub Muqeziu mori pjesë në shumë takime dhe aktivitete të Partisë Nacional Demokrate Shqiptare e më vonë edhe të Ballit Kombëtar, si veteran i aktiviteteve të para antikomuniste dhe antiserbe gjatë viteve 1945-1950.

Hafiz Jakub Muqeziu u varros me nderime të larta fetare e atdhetare me 13 dhjetor 2006. Faljes së xhenazes në xhaminë e Bajraklisë i priu kryeimami Ali Vezaj, ndërsa fjalë rasti mbajtën kolegët e tij veteranë të NacionalDemokrates Shqiptare.

Në përfundim të këtij përkujtimi, e lus Zotin e Madhëruar që, për kontributin e dhënë për vatan e iman, Hafizin e nderuar, ta shpërblejë me shkallët më të larta të Xhenetit firdevs. Amin!

***Faik MIFTARI***